# DITURIA ISLAME

NUMËR 281 | VITI 27 | DHJETOR 2013 | SHA'BAN 1435 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## Taksat - tatimet shtetërore
dhe ligjshmëria e tyre në konceptin Islam

## Malajzia
në 30-vjetorin e bankimit islam

## Laicizmi, imanenca
dhe shkatërrimi

## Mr. Naim Tërnava
rizgjedhet Myfti i Republikës së Kosovës edhe për një mandat



www. bislame.net



# Xhamia e Batllavës

Xhamia "Emin Batllava" në Batllavë (Podujevë), me iniciativën dhe me vetëkontributin e xhematit të fshatit, nën mbikqyrjen e BIK-së, pati filluar të ndërtohej qysh në 2004, me arsyen, se xhamia e vjetër (e para), që mendohet të ishte ndërtuar në 1819, nuk ofronte kushte për kryerjen e namazeve. Pas 8 vjet punimesh të kohëpaskohshme, xhamia u përurua më 27.07.2012 (8 ramazan1433). Kostoja e ndërtimi deri tash ka arritur rreth 300.000 €, po kanë mbetur edhe disa punë sekondare, që vlerësohet se do të kërkojnë rreth 20-25.000 €. Xhamia ka këto përmasa: themeli i xhamisë është 570 m2, që ndahet në mesxhid rreth 350 m2 pjesa e poshtme,130m2 - mafili, klasa, banja, zyra (biblioteka) dhe pjesa e shatërvanit me gjithë hyrjen - 220m2. Xhamia ka dy minare të larta 41 m. Hapësira nxë afro 700 xhematlinj, sa kohë që fshati ka gjithsej 450 familje.

PËRMBAJTA:



AL HAYAT
الحياة




## كوسوفا تعيد انتخاب ترنافا مفتياً عاماً

كوسوفا - محمود الأرناؤوط
الجمعة ١ نوفمبر ٢٠١٣

أعادت كوسوفا انتخاب الشيخ نعيم ترنافا مفتياً عاماً لها أمس(الخميس)، لما يمثله من «اعتدال في فهم الدين» إضافة إلى جهوده في نهضة كلية الدراسات الإسلامية في برشتينا طوال الأعوام العشرة الأخيرة، ودوره في توسعة مدرسة علاء الدين الشرعية بفروعها الثلاثة، ودعمه بناء ما يزيد على 100 مسجد وترميم نحو عددها.
وكانت المملكة أعلنت اعترافها بدولة كوسوفا دولة مستقلة في نيسان (أبريل) 2009، وأكدت أنه «تقديراً من حكومة المملكة العربية السعودية للروابط الدينية والثقافية بشعب كوسوفو، واحتراماً منها لإرادته بالاستقلال، فإن المملكة تعلن اعترافها بكوسوفو، وتأمل أن تسهم هذه الخطوة في تعزيز أمن كوسوفو واستقرارها وازدهارها والدول المجاورة لها».

*Gazeta më prestigjioze arabe 'Al Hayat" në ballinën e saj publikon lajmin me titull: "Kosova rizgjedh Myftiun Tërnava në krye të BIK-së"*



DITURIA ISLAME / Revistë mujore, fetare, shkencore e kulturore / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Ferid Selimi / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# NDERIMI I MIKUT

**"Dhe respektone Allahun e të Dërguarin e Tij, e mos u përçani mes vete e të dobësoheni e ta humbni fuqinë. Të jeni të durueshëm se Allahu është me të durueshmit."**

(El Enfalë, 46)

*Tradicionalisht, shqiptarët kanë zhvilluar kulturën, respektin dhe mirëpritjen. Kjo çmohet e dëshmohet edhe sot e kësaj dite. Gjeneratat e hershme na kanë mësuar që miku, po dhe kushdo qoftë, që të ka hyrë në konak, është në besën dhe në mëshirën tënde. Besa shqiptare është vlerë që është çmuar dhe për këtë vlerë qytetëruese madje janë dalluar nga popujt e tjerë ballkanikë e më gjerë. Mysafiri është nderuar, atij i është dhënë bukë, ujë, i janë ndërruar teshat etj. etj.. Një përkujdesje e veçantë nga i zoti i shtëpisë i kushtohej edhe kafshës me të cilën do të ketë udhëtuar miku. Mikpritja është një ideal i dashur e i rëndësishëm i shoqërisë tradicionale shqiptare. Ai që hynte në një shtëpi, vihej vetvetiu menjëherë nën mbrojtjen e saj, d.m.th. i zoti i shtëpisë mbante përgjegjësinë për sigurimin dhe "nderin" e mikut derisa ai të dilte jashtë shtëpisë ose tokës së tij. Për këtë arsye, është zakon që, kur do të shkojë miku, i zoti i shtëpisë ta përcjellë deri aty ku mbarojnë pronat e tij, dhe, po të ketë ndonjë rrezik, e shoqëron deri në shtëpinë e vet ose në një shtëpi tjetër ku do të hyjë. Në këtë mënyrë, udhëtari mund të bënte rrugë të sigurt nëpër fise shumë të armatosura të Veriut, që mund të ishin tepër të rrezikshme, thjeshtë duke shfrytëzuar këtë privilegj - të drejtën e mikut. Nderi, mikpritja shqiptare dhe falja fisnike janë pjesë e bazës së mendimit etnik shqiptar. Shqiptarët janë njerëz zemërgjerë, ata janë të hapur, një cilësi që buron nga "Nevoja për të ndarë", pashpjegueshme dhe e pakonceptueshme nga të huajt, sado fisnikë që të jenë ose të mbahen të tillë, virtyti më i shenjtë i të jetuarit në këtë botë; vdesin, pra shkojnë në jetën e përtejme me ndërgjegje, me mbikoshiencë e subkoshiencë duke mbrojtur një mik të panjohur në shtëpinë e tyre. E vështirë për t'u konceptuar se si një familje mund ti bëjë si "nevoja parësore", "nevojat e një të panjohuri", që kërkon "ndarjen e së mirës me ta".*

*Forca e institucioneve si: fjala e dhënë, nderi, miku, besa, burrëria, veti të karakterit të tij dhe kuptimi heroik i jetës. Është besa, fjala e nderit, mbrojtja e mikut (vetjak e kolektiv) zbutja, ndërprerja e gjakmarrjes (proceduralo-penal), (proces-civil) ruan vlerën me fuqi të paracaktuar ligjore të pakontestueshme. Kuvendet si organe vetëqeverisëse, ishin bazat e kësaj të drejte, si dhe demokracisë dhe kultivonin solidaritetin shoqëror midis anëtarëve të shoqërisë.*

*Sot, disi po bëhemi bukëpërmbysur, ndoshta jo të gjithë, por nga aspekti i mbulimit mediatik. Vizita e Kryeministrin turk, Recep Tayip Erdogan që i bëri Kosovës gjatë muajit tetor, ndezi gjakrat e keqdashësve shqiptarë dhe atyre që ia mendojnë të keqen këtij populli. U organizuan debate, analiza, u ngritën tensione politike etj. etj. Bile, kjo vizitë preku edhe "komshinjtë tanë", të cilët e kanë ende të hapur oreksin dhe tokat tona i ëndërrojnë ende sikur janë të tyre. Erdogani dërgoi mesazh të qartë tek ata se Kosova është Kosovë dhe se ne do të vazhdojnë ta mbështesin Kosovën si shtet të pavarur dhe me agjendë evropiane. Shumë është bërë zhurmë dhe potere lidhur me vizitën e Kryeministrin turk Recep Tayip Erdogan, që i bëri shtetit tone, që, po të mos ishte lufta e UÇK-së dhe intervenimi i paktit veri-atlantik NATO, në të cilin ushtarët e këtij burrështetasi janë të dytët nga numri si pjesëmarrës në zhvillimin e këtij pakti, - vështirë se do të ishim aty ku jemi sot.*

*Ai erdhi, na hyri në shtëpi dhe hëngri bukën tonë. Shqiptari nuk e ka zakon të shajë mikun e vet. Kryeministri turk, me vepra, e ka dëshmuar se është mik dhe punon pandërprerë për shqiptarët dhe kjo jo pse ka ndonjë leverdi të madhe ekonomike, sepse Kosova dhe Shqipëria, të dyja së bashku, numerikisht janë sa një lagje e Stambollit, dhe për të përbëjnë një treg të vogël. Por, Erdogani beson dhe ndien lidhjen vëllazërore e historike në mes dy popujve. Zoti e ruajtë këtë burrështetas dhe Zoti i nderoftë të gjithë ata që punojnë në të mirën e njerëzimit! Faktet janë të shenjta kurse komentet janë të lira!*

*Mr.Rexhep Suma*

# ME SHUMICË VOTASH RIZGJEDHET
# MR. NAIM TËRNAVA
## MYFTI I KOSOVËS EDHE PËR NJË MANDAT



Në seancën e paradites Kuvendi i BI-së të Kosovës në mbledhjen konstitutive më 31 tetor 2013 zgjodhi për kryetar të Kuvendit Mr. Ajni Sinanin) Në mbledhjen e sotme,Trupi Zgjedhor i Bashkësisë Islame të Kosovës, rizgjodhi edhe për një mandat pesëvjeçarë Mr. Naim Tërnavën Myfti të Kosovës.

Myftiu, Naim Tërnava nga Trupi Zgjedhor i Bashkësisë Islame të Kosovës, që e përbëjnë 60 anëtarë (30 anëtarët e Kuvendit të BI-së të Kosovës, 28 kryetarët e Këshillave vendorë të BI-së, Dekani i FSI-së dhe Drejtori i Medresesë), mori shumicën absolute të votave, 53, përballë kundërkandidatit Ahmet Sadriu, që mori 5 vota. Kandidatë të propozuar për Myfti ishin edhe kryeimami Sabri Bajgora dhe Dr. Fahrush Rexhepi, të cilët gjatë seancës u tërhoqën nga gara.

Pas zgjedhjes, Myftiu, Tërnava para Trupit Zgjedhor paraqiti për miratim edhe anëtarët e Kryesisë: Bahri Sejdiu -rajoni i Prishtinës, Nexhmi Maksuti - rajoni i Mitrovicës, Musli Arifaj - rajoni i Pejës, Shani Sylka - rajoni i Gjakovës, Reshat Mexhidi- rajoni i Prizrenit, Isa Tërshani - rajoni i Ferizajt, Ilmi Krasniqi - rajoni i Gjilanit dhe Abdulla Abdiu - rajoni i Preshevës. Trupi Zgjedhor, me shumicën absolute të votave, miratoi përbërjen e Kryesisë së BIK-së. Ndërkaq, po sot paradite u bë edhe konstituimi i Kuvendit të ri të Bashkësisë Islame të Kosovës i dalë nga zgjedhjet e fundit për periudhën e ardhshme pesëvjeçare. Pas verifikimit të mandateve të kuvendarëve të rinj, u bë edhe zgjedhja e kryetarit dhe nënkryetarit të Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës. Kryetar i Kuvendit të BI të Kosovës u zgjodh delegati nga Prizreni, Mr. Ajni Sinani, ndërsa nënkryetar -delegati nga medreseja e mesme "Alaudin" e Prishtinës, Fadil Hasani. | *Ramadan Shkodra*




## BIOGRAFIA

Mr.Naim ef. Tërnava u lind më 7 janar 1961, në fshatin Lismir të komunës së Fushë-Kosovës.

Shkollën fillore e kreu në vendlindje, kurse të mesmen medresenë "Alaudin" në Prishtinë. Vazhdoi studimet në Universitetin "Al-Az'har" të Kajros, dega e Apologjetikës Islame, të cilat i përfundoi me sukses në vitin 1984, kurse në vitin 2003 magjistroi po në Kajro.

Më 1984 emërohet imam në fshatin Lismir. Në vitin shkollor 1985/86 u emërua profesor i lëndëve Akaidi dhe Filozofia islame në medresenë e mesme "Alaudin" të Prishtinës.

Ishte anëtar i redaksisë së revistës "Dituria Islame" (tri mandate), pastaj anëtar i Kryesisë së Bashkësisë Islame (dy mandate) nga viti 1990-1998.

Si ligjërues i Akaidit dhe Filozofisë islame në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës filloi punën në vitin akademik 1994/95 dhe aty aktualisht ligjëron lëndën e Filozofisë islame.

Ka qenë drejtori i medresesë "Alaudin" (1995-2003).

Gjatë luftës në Kosovë, më 9 mars 1998, Kryesia e Bashkësisë Islame formoi Këshillin e Emergjencës, të parin e këtij lloji në Kosovë, dhe në krye të këtij këshilli emëroi Naim ef.Tërnavën.

Në vitin 1999 u zgjodh kryetar i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Ka botuar shtatë monografi autoriale, dhjetëra artikuj, si në revista, gazeta vendore, dhe të huaja.

Më 15 tetor 2003 u zgjodh kryetar dhe Myfti i Bashkësisë Islame të Kosovës.

Më 18 tetor 2008, u rizgjodh në këtë post, të cilin e mban edhe aktualisht. Jeton e vepron në Prishtinë, dhe është baba i katër fëmijëve.

# FJALA E MR. AJNI SINANIT ME RASTIN E ZGJEDHJES NË POZITËN E KRYETARIT TË KUVENDIT TË BIK





Të gjitha falënderimet i takojnë Allahut të gjithësisë! Paqja, shpëtimi dhe selami i Allahut qofshin për të dashurin tonë, hazreti Muhamedin alejhi selam, familjen e tij fisnike dhe gjithë ashabët e Resulullahut. Allahu ju shpërbleftë për besimin që më keni dhënë. Do të mundohem që, së bashku me ju, të çojmë përpara proceset në BIK. Kuvendi i BIK-së do të jetë bashkëpunues me kryesinë e Bashkësisë Islame dhe me Kryetarin e saj. Nuk do të ketë rivalitet dhe as bllokim, veçse bashkëpunim të plotë me kryesinë e BIK-së. Këtu jemi për të folur më pak dhe për të punuar më shumë, sepse të gjithë presin prej nesh që të bëjmë sa më shumë punë të hairit... E lus Allahun e Gjithëfuqishëm të dalim faqebardhë në këtë botë dhe në Botën tjetër. Uroj që mendimin dhe fjalët e mira që keni për mua, t'i ruani edhe në fund të mandatit tim. Me punën tonë, inshallah, do të arsyetojmë besimin që na është dhënë. Në Kuvend do mundohem që të ketë diskutime, sugjerime, këshilla, kritika, debate, po gjithmonë në frymë vëllazërore, ashtu siç na ka hije neve hoxhallarëve. Allahu na ndihmoftë dhe na mundësoftë që të realizojmë projekte të mira, në dobi të të gjithë besimtarëve. Edhe një herë ju falënderoj dhe ju përshëndes me përshëndetjen e bukur: Eselamu alejkum!

## BIOGRAFIA

Ajni Hakip Sinani u lind në Zaplluzhë të Prizrenit më: 13/11/1962. Ka mbaruar studimet në Universitetin Islam "Al Azhar" të Kajros, Fakultetin e Studimeve Islame dhe Arabe", Egjipt-1998. Ka magjistruar në Fakultetin e Drejtësisë të Universitetit të Prishtinës, për të drejtën dhe marrëdhëniet ndërkombëtare, më 27 mars 2009, në temën "Çështja palestineze pas Luftës së Dytë Botërore (1948-2008)". Ka punuar për shtatë vjet në Shqipëri dhe ka ligjëruar të Drejtën islame (fikh) dhe Gjuhën arabe në medresenë "Haxhi Sheh Shamia", të Shkodrës (Shqipëri). Ka qenë ligjërues në medresenë "Haxhi Sheh Shamia" në Shkodër (Shqipëri). Fondacioni "Islamic Relief", Tiranë (Shqipëri). Fondacioni "Munazzamat al Dawa al Islamiyeh", Prishtinë (Kosovë). Ka drejtuar më shumë se 100 emisione të titulluara "Karvani" në televizionin "Besa" të Prizrenit (Kosovë). Ka qenë redaktor i gazetës "Besa", Prizren, gjithashtu bashkëpunëtor i revistës "Paqja", Prishtinë. Aktualisht ligjëron në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës dhe ushtron detyrën e imamit në Prizren. Është autor i tre librave në gjuhën shqipe. Ka përkthyer disa libra në gjuhën shqipe. Është autor i shumë shkrimeve në gazeta vendore dhe në të huaja. Ka recensuar mbi 30 libra. Në vitin 1994 në Kajro ka mbikëqyrur ribotimin e përkthimit të Kuranit të Shenjtë në gjuhën shqipe dhe boshnjake nga shoqata "Islamic Relief". Po ashtu ka marr pjesë në shumë konferenca e simpoziume në Kosovë dhe Jashtë.

Sabri Bajgora

# KOMENTIMI I SURES "EL-KEHF" (4)

## - SPROVA NË BESIM -

أَمْ حَسِبْتَ أَنَّ أَصْحَابَ الْكَهْفِ وَالرَّقِيمِ كَانُوا مِنْ آيَاتِنَا عَجَبًا ﴿٩﴾ إِذْ أَوَى الْفِتْيَةُ إِلَى الْكَهْفِ فَقَالُوا رَبَّنَا آتِنَا مِن لَّدُنكَ
رَحْمَةً وَهَيِّئْ لَنَا مِنْ أَمْرِنَا رَشَدًا ﴿١٠﴾ فَضَرَبْنَا عَلَىٰ آذَانِهِمْ فِي الْكَهْفِ سِنِينَ عَدَدًا ﴿١١﴾ ثُمَّ بَعَثْنَاهُمْ لِنَعْلَمَ أَيُّ الْحِزْبَيْنِ
أَحْصَىٰ لِمَا لَبِثُوا أَمَدًا ﴿١٢﴾ نَّحْنُ نَقُصُّ عَلَيْكَ نَبَأَهُم بِالْحَقِّ ۚ إِنَّهُمْ فِتْيَةٌ آمَنُوا بِرَبِّهِمْ وَزِدْنَاهُمْ هُدًى ﴿١٣﴾ وَرَبَطْنَا عَلَىٰ
قُلُوبِهِمْ إِذْ قَامُوا فَقَالُوا رَبُّنَا رَبُّ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ لَن نَّدْعُوَ مِن دُونِهِ إِلَـٰهًا ۖ لَّقَدْ قُلْنَا إِذًا شَطَطًا ﴿١٤﴾ هَـٰؤُلَاءِ قَوْمُنَا
اتَّخَذُوا مِن دُونِهِ آلِهَةً ۖ لَّوْلَا يَأْتُونَ عَلَيْهِم بِسُلْطَانٍ بَيِّنٍ ۖ فَمَنْ أَظْلَمُ مِمَّنِ افْتَرَىٰ عَلَى اللَّـهِ كَذِبًا ﴿١٥﴾
وَإِذِ اعْتَزَلْتُمُوهُمْ وَمَا يَعْبُدُونَ إِلَّا اللَّـهَ فَأْوُوا إِلَى الْكَهْفِ يَنشُرْ لَكُمْ رَبُّكُم مِّن رَّحْمَتِهِ وَيُهَيِّئْ لَكُم مِّنْ أَمْرِكُم مِّرْفَقًا ﴿١٦﴾

9. "A mos mendove ti se ata të vendosurit e shpellës dhe "Rrekimit" ishin nga mrekullitë Tona më të çuditshme?

**Koment:**

Tregimet kuranore i ngjajnë një oqeani të madh që me valët e tij gjigante përherë na vë në dijeni se kjo botë është një vendsprovim, dhe atë shumëdimensionalisht. E një prej këtyre sprovave të cilën e shtjellon surja "El-Kehf" në fillim të saj, është pikërisht sprova në besim.

Rrëfimi i djelmoshave të shpellës është një ngjarje që të lë gojëhapur nga habia, sepse këta djem të rinj, nuk u tunduan nga të mirat e kësaj bote, e as nga bukuritë e saj, por zgjodhën rrugën e besimit, të vetëdijshëm se kjo rrugë do t'i sillte në sprova të mëdha e të rrezikshme, por jeta e Ahiretit, ishte më e dashur për ta se të gjitha bukuritë dhe stolitë e kësaj bote, të cilat një ditë, megjithatë do të zhdukeshin. Ambienti në të cilin ata po jetonin ishte një ambient armiqësor, nga aspekti i besimit, por ata zgjodhën të ndiqnin zërin e mendjes dhe dritën e udhëzimit më të cilën Allahu xh.sh. ua kishte ndriçuar zemrat e tyre të njoma.

Zaten, ky edhe ishte shkaku që idhujtarët mekas kishin ngelur të habitur e gojëhapur nga rrëfimi i djelmoshave të shpellës, të cilin rrëfim ua kishin treguar hebrenjtë e Medinës, kur kishin dashur ta vinin në sprovë Pejgamberin a.s..

Allahu xh.sh. nëpërmjet të Dërguarit të Tij, sikur Ua bën me dije të gjithë atyre se kjo ngjarje, ndonëse në shikim të parë, duket e çuditshme, është shumë më pak e rëndësishme dhe e çuditshme, se sa këto ajete e argumente kuranore që po zbrisnin. Madje, e gjithë kjo botë me bukuritë e saj, është shumë më madhështore sesa fakti që disa djelmosha, Allahu xh.sh. i vuri në gjumë për 300 e ca vite hënore, si argument i fuqisë së Tij absolute për ringjalljen.

Kur këta të rinj, ishin strehuar në shpellë, dhe për një kohë kishte humbur çdo gjurmë e nishan i tyre, dikush ishte kujtuar që emrat e tyre t'i shënonte-skaliste në një pllakë guri apo plumbi, në mënyrë që kujtimi i tyre të ishte i përjetshëm dhe njëkohësisht mësim për brezat e ardhshëm përgjatë historisë. Ky zaten është mendimi më i pranuar i kuptimit të fjalës "Rrekim", e cila nënkupton një pllakë në të cilën shkruhet apo shënohet diçka. Ky është mendim edhe i Seid ibn Zubejrit dhe i Muxhahidit, të cilin e ka përzgjedhur Fahruddin er-Rraziu [(1)], e të cilin e përkrahim edhe ne.

Lidhur me fjalën "Rrekim", janë dhënë edhe disa mendime të tjera se f.v. me të nënkuptohet kodra në të cilën gjendet shpella ku ishin strehuar djelmoshat e disa të tjera thonë se "Rrekim" quhet fshati në të cilën gjendet shpella. Sidoqoftë, mendimi i parë është më i arsyeshmi dhe më i pranuari në mesin e dijetarëve.

10. ***Kur djelmoshat u strehuan në shpellë e thanë: "O Zoti ynë, na dhuro nga ana Jote mëshirë dhe na përgatit udhëzim të drejtë në tërë çështjen tonë!"***

Fillimi i këtij ajeti, flet për një grup djemsh të rinj, të cilët në ruajtje të besimit të tyre, u larguan nga vendbanimi i tyre dhe u strehuan në një shpellë. Pra, nuk bëhet fjalë për burra të pjekur e të moshuar, as për pleq, e as për fëmijë, por për djem të rinj, në lulen e rinisë së tyre. Dihet se mosha e rinisë, është mosha e tundimeve më të mëdha, kur të rinjtë i tërheq hovi djaloshar, dhe mundësia për të rrëshqitur në të ndaluarat është më e madhja. Por, këta djem, kishin zgjedhur rrugën e cila do t'i vinte në rreziqe edhe më të mëdha, por fundi i të cilave është më shpresëdhënësi se do t'i gëzojnë të mirat e Krijuesit të tyre në Ahiret.

Mbase për këtë arsye, edhe i dërguari i Allahut, në shumë prej hadítheve të tij, i ka lavdëruar të rinjtë që nuk bien pre e tundimeve dhe epsheve të tyre, por qëndrojnë stoikë e të paluhatshëm në besimin e tyre. Në hadithin në të cilin ceken shtatë grupet e shpëtuara, të cilat do të jenë nën hijen e Arshit dhe të mëshirës së Allahut, është



edhe një i ri i cili është rritur në adhurimin e Allahut dhe respektimin e urdhrave të Tij.

Pasi këtë djem të rinj u futën në shpellë, ngritën duart lart dhe me përulësinë më të madhe iu drejtuan Krijuesit të tyre me fjalët: ***"O Zoti ynë na dhuro nga ana Jote mëshirë dhe na përgatit udhëzim të drejtë në tërë çështjen tonë!"***. Kjo lutje kaq e sinqertë dëfton për besimin e pastër që e vlonte në zemrat djaloshare. Ata sikur po thoshin: "O Zoti ynë, Ti na ke krijuar, na ke furnizuar me të mirat dhe begatitë Tua, na ke udhëzuar, na dhuro përveç kësaj edhe mëshirën Tënde të pakufishme dhe nxirr faqebardhë nga tërë kjo çështje".

11-12. ***Ne u vumë mbulojë mbi veshët e tyre (i vumë në gjumë) në shpellë për disa vite me radhë. Pastaj ata i zgjuam (prej gjumit) për të parë se cili prej atyre dy grupeve është më preciz në njehsimin e kohës sa qëndruan gjatë.***

Pas kësaj duaje të thënë nga thellësia më e skajshme e shpirtrave të tyre të pastër, Allahu i Madhërishëm, deshi që çështja e këtyre të rinjve të ishte shembull për gjeneratat që do të vinin më vonë, se mrekullitë hyjnore janë të pranishme gjithmonë në këtë Univers, dhe se një gjë e tillë, për Krijuesin Fuqiplotë, është vetëm një fjalë urdhërore: "Bëhu!", dhe vullneti i Allahut zbatohet menjëherë.

Këta djem, së bashku me qenin e tyre, Allahu xh.sh. i vuri në gjumë të thellë, apo në një gjendje letargjie shekullore, për treqind e ca vite, dhe pastaj i bëri që të zgjoheshin nga ky gjumë. Pasi që u zgjuan, asnjëri prej tyre nuk e kishte idenë se sa kohë kishin fjetur. Njëri prej tyre kishte pyetur të tjerët: ***"Sa keni ndenjur?" Ata thanë:"Kemi ndenjur një ditë ose një pjesë të ditës!" Disa thanë: "Zoti juaj e di më së miri se sa keni ndenjur..."***

Se për cilat grupe bëhet fjalë në ajetin e lartëcituar, komentatorët kanë dhënë disa mendime, por mendimi më i përafërt dhe i përzgjedhur është se njëri grup janë vetë djemtë e strehuar në shpellë, të cilët nuk kishin ndjesinë se sa kishin fjetur në shpellë, kurse grupi i dytë ishin banorët e vendbanimit të cilët nga të dhënat historike e dinin se ngjarja e djemve kishte ndodhur para 300 e ca viteve.

Ky ajet kuranor, na dëfton më së miri se kur njeriu është në gjendje gjumi apo letargjie, humb ndjesinë për kohën, ashtu siç do të ndodh me ne atëherë kur të ringjallemi, sepse gjatë jetës në varreza, ne do të humbin ndjesinë për kohën, prandaj secilit prej nesh do t'i duket sikur në Berzah kemi kaluar një periudhë fare të shkurtër kohore, një gjysmë dite apo diç më tepër...

## Djelmoshat që u rritën në dritën e Imanit

***13. "Ne po të rrëfejmë saktë çështjen e tyre. 14. Ata ishin disa djelmosha, kishin besuar Zotin e tyre, e Ne atyre edhe më ua shtuam bindjen. Edhe i forcuam zemrat e tyre (i bëmë të qëndrueshëm) saqë kur u ngritën, thanë: "Zoti ynë është Zot i qiejve e i tokës, nuk adhurojmë ndonjë zot tjetër pos Tij", pse atëherë do të thoshim diçka shumë mizore!"15. Këta, populli ynë ka besuar zota të tjerë pos Atij, pse pra nuk sjellin ndonjë argument të qartë për ata? A ka më mizor se ai që shpif gënjeshtër ndaj Allahut? 16. Derisa jeni izoluar prej tyre dhe prej asaj që adhurojnë ata, pos Allahut, atëherë strehohuni në shpellë, e Zoti juaj ju dhuron nga mëshira e tij e gjerë dhe ju lehtëson në çështjen tuaj atë që është në dobinë tuaj.***

***

Në Kuranin famëlartë, ka shumë ngjarje që janë cekur si përkujtim për Ne, që të jemi të vëmendshëm për pësimet e popujve të kaluar, që e njëjta gjë të mos na përsëritet. Ata që ia kthyen shpinën udhëzimit hyjnor, u shkatërruan në forma të ndryshme duke humbur njëkohësisht edhe dynjanë edhe Ahiretin.

Ngjarjet e shumta që janë përmendur në Kuran, nuk shtjellojnë detaje historike, por ato përçojnë mesazhin e duhur tel lexuesi dhe tek gjeneratat. Kjo është edhe arsyeja kryesore që në Kuran, fare rrallë përmenden emra apo vende me emërtime të caktuara, sepse më e rëndësishmja është mesazhi ashtu siç e theksuam më parë. Ajeti i 13-të i kësaj sureje, mbase është dëshmia më e mirë, që muslimanët të mos e preokupojnë veten me rrëfime të krishtera dhe me israiliate, që fatkeqësisht shpeshherë ka ndodhur, kur para vetes kanë Kuranin, i Cili i rrëfen ngjarjet pikërisht ashtu siç kanë ndodhur. Prandaj edhe ky ajet shpërfaq urtësinë e Allahut të Gjithëdijshëm, teksa i drejtohet Muhamedit a.s., me fjalët: ***"Ne po të rrëfejmë saktë çështjen e tyre"***, pra të djemve të shpellës, dhe është një këshillë domethënëse që muslimanët në përgjithësi të kenë kujdes e të mos hutohen duke dëgjuar nga ithtarët e Librit versione të ndryshme rreth disa ngjarjeve që janë cekur në Kuran, e në rastin konkret, të këtyre djemve që në ruajtje të besimit të tyre, u strehuan në një shpellë, ku Allahu i vuri në gjumë për 300 e ca vite...

Ajetet në vazhdim fillojnë me shtjellimin e kësaj ngjarjeje në mënyrë më të detajuar, duke na bërë me dije se këta të rinj, ishin disa djelmosha që kishin besuar Allahun, dhe i Lartmadhërishmi Ua forcoi edhe më tepër bindjen e tyre. Këta djem, kur shihnin popullin e tyre teksa adhuronin statuja në vend të Zotit, duke pasur koncept dhe qasje të gabuar në besim, u besatuan në mes vete që kurrë nuk do ta braktisnin besimin në Zotin Një, Krijuesin e vetëm të kësaj gjithësie. Ata u përpoqën të ndikonin tek të afërmit e tyre, por shihej qartë se injoranca dhe verbëria e tyre ishte jashtë çdo kufiri dhe po çuditeshin me ta teksa i shihnin duke shpifur haptazi ndaj Allahut, duke besuar zota të tjerë.

Rrugëdalja e vetme për ta ishte të izoloheshin dhe të largoheshin nga bashkëvendësit e tyre, në ruajtje të besimit të pastër. Ata u strehuan në shpellë dhe ranë në gjumin e thellë, pasi që Allahu xh.sh. U vuri një lloj perdeje-pengese në veshët e tyre, që të mos dëgjonin asnjë zë dhe asnjë pipëtimë nga jashtë... - vijon –

(1)Fahrudin er-Rraziu "Mefatihul Gajb" v.l. 21, f. 82

Mr. Sadat Rrustemi

# PËRKUJDESJA E ISLAMIT NDAJ NDJENJAVE TË FEMRËS

Kurani, Fjala e Allahut të Madhërishëm dhe Syneti-thëniet, veprimet, pëlqimet e Muhamedit a.s. janë dy thesare të pashtershme, të cilat në mënyrë eksplicite zbërthejnë çdo çështje që është në interes të njerëzimit, pa dallim race a gjinie.

Akuza të shumta ishin ngritur në tërë globin para dhe gjatë kohës së Shpalljes mbi padrejtësitë që ngarkoheshin mbi kurrizin e femrës. Asnjë shoqëri deri në atë kohë nuk deshi të mbulonte femrën me petkun e mëshirës e respektit, derisa erdhi Islami, i cili i dha femrës statusin e barabartë të jetës sikurse edhe partnerit të saj-mashkullit, duke e trajtuar atë si një qenie njerëzore me të drejta të barabarta. Me një vëmendje të veçantë iu përkushtua ndjenjave të saj, për se deri në atë kohë as që debatohej diku në botë, e jo më të merrej dikush me të. Allahu i Lartësuar pohon se, kur mori vendim për ta krijuar mëkëmbësin e Tij në Tokë, "(Rikujto, Muhamed) *Kur Zoti yt u tha engjëjve:Unë po krijoj* (po përcaktoj) *në Tokë një zëvendës"*! (El Bekare, 30), nuk e bëri këtë vetëm përmes një gjinie-mashkullit, po përkrah tij krijoi edhe gjininë femërore, siç thotë: "*Dhe Ai është që krijoi llojet-mashkullin dhe femrën"* (En-Nexhm, 45), secilit prej tyre i dha detyra të veçanta, që i përshtaten natyrës së krijimit të tyre, me qëllim që t'i bartin përgjegjësitë me të cilat do të ngarkohen, në mënyrë dinjitoze e të drejtë, duke ditur gjithnjë që ky precizitet i krijimit dhe i përgjegjësive u përcaktuan nga Krijuesi i Urtë, që nuk imagjinohet dot të ketë dobësi, mangësi a padrejtësi në mes tyre. Kur flasim mbi përkujdesjen ndaj ndjenjave të femrës si krijesë, duam të specifikojmë shkurtimisht disa karakteristika psikologjike të grave, jo sepse këto karakteristika nuk shfaqen tek meshkujt, po për shkak se tek femrat janë më të theksuara. Këto karakteristika, duke marrë parasysh implikimet e tyre, ndahen në pozitive dhe negative.

### 1. Karakteristikat dhe virtytet pozitive janë:

Qëndrueshmëria-rezistenca: Me këtë virtyt aludojmë forcën që i është dhënë gruas për të përballuar vështirësitë dhe sfidat fizike e psikologjike gjatë jetës së saj. Shumë studiues muslimanë të kësaj fushe, pohojnë se s'ka të krahasuar me gruan për sa i përket rezistencës ndaj sfidave me të cilat përballet ajo në jetë të përditshme, sikur janë: dhimbjet gjatë ciklit mujor, të cilat I shfaqen për çdo muaj dhe asnjëherë nuk e stopojnë në kryerjen e obligimeve të saj brenda shtëpisë dhe jashtë saj; Dhimbjet e vazhdueshme gjatë shtatzënësisë që nga muajt e parë e deri në lindje, e më pastaj gjatë lehonisë, janë çaste që nuk mund t'i përshkruajë njeriu dot, e Kurani ato vështirësi i përshkruan kështu: "Ne e urdhëruam njeriun t'i bëjë mirë prindërve të vet, ngase nëna e vet e barti me mundim dhe e lindi me vështirësi...". (El Ahkaf, 15). Nga citati nxjerrim mësime të shumta, nga të cilat themi se Allahu xh.sh., përmes këtij fakti, mbivlerësoi gruan, duke e specifikuar nënën në shenjë vlerësimi për dhimbjet e mundin e saj, sepse urdhëroi të respektohen të dyja.[1] Gjithashtu punët shtëpiake që kryen gruaja nga mëngjesi deri në mbrëmje, angazhimi i saj maksimal për të fituar kënaqësinë e burrit etj.. Pa dyshim, ky virtyt është nga karakteristikat pozitive të gruas, për se ajo duhet të jetë e kujdesshme për funksionalizimin e tij, me qëllim që ajo të forcohet edhe më, në mënyrë që dobia t'i kthehej familjes dhe shoqërisë së saj, që të zhvillohen në formën më të mirë.

E jo siç po ndodh në ditët e sotme, kur një pjesë e madhe e tyre këtë dhunti e shfrytëzojnë në vende e për veprime jo të duhura. I tërë ky proces i saj është progresiv, ngase me vete bart ndjenjën e bamirësisë ndaj të tjerëve, prandaj është vërtetuar se, në suaza të kësaj sakrifice, në përkujdesjen ndaj fëmijëve dhe familjes së saj në përgjithësi, reflektohen ndjenjat e saj të dhembshurisë dhe përkujdesjes prindërore më shumë sesa burrat.(2)

### Intuita natyrore

Përmes këtij virtyti nënkuptojmë njohjen e gjërave dhe kuptimin e tyre pavarësisht nëse janë statike apo të animuara, e tërë kjo përmes intuitës dhe jo përmes logjikës e imitimeve, si dhe përmes pjesëmarrjes së saj me prani. Prandaj them se ndjeshmëria e gruas për të tjerët pa rezerva, shoqëron, instinktivisht dhe natyrshëm, shqetësimet e tyre, ndjenjat e tyre, aspiratat e tyre. Pra, gratë janë në gjendje t'i njohin e t'u japin përgjigje më mirë se sa burrat, të cilët mund të jenë më të përgatitur, më inteligjentë dhe më të aftë. Shembullin më të mirë lidhur me këtë, e sjell Kurani, ku Allahu Fuqiplotë na rrëfen për mbretëreshën e Sebeit –Belkisen, kur i erdhi mesazhi nga Sulejmani a.s. dhe ajo kërkoi sugjerimin e parisë së saj, dhe, pasi nuk u nda e kënaqur me propozimin e tyre, aktivizoi intuitën e saj për ta kuptuar Sulejmanin dhe për ta testuar njëkohësisht përmes dërgimit për të të një dhurate të çmueshme. Nëse do ta pranonte ai dhuratën, konfirmohej dobësia e tij dhe do t'ia dilte ta pushtonte atë, ose, në të kundërtën, dorëzimi është alternativa më e mirë, siç dhe ndodhi./Shih Kur'an 32-35/. Filozofi britanik George Bernard Shaw (Shou) thotë: "Femrat janë më të zgjuara sesa meshkujt, dhe më mendjemprehta, më të kujdesshme për vetveten se ata - burrat. Ky virtyt i mësoi ato si të kujdesen për shtëpinë e vet dhe si të mbrojnë burrat e vet.(3) S'ka dyshim se edhe ky virtyt

ndikon pozitivisht tek femra, përmes përkujdesjes së saj ndaj të tjerëve, duke i shoqëruar ata në ndjenjat e tyre, aspiratat e tyre etj., si dhe përmes mendimeve pozitive ndaj të tjerëve, e dobia u kthehet gjithnjë atyre.

### Turpi

Me këtë nocion nënkuptojmë adaptimin e vetvetes për t'iu shmangur gjërave të shëmtuara. Ky virtyt inkurajon vazhdimisht për punë të mira dhe ndalon nga mangësitë karshi të tjerëve. Me këtë karakter janë të stolisur si gratë ashtu edhe burrat, mirëpo ky virtyt është më i mishëruar me gratë duke mbajtur parasysh feminitetin e tyre dhe natyrshmërinë e tyre të pastër. Aq më shumë theksohet kjo kur femra jeton në një ambient të rrethuar me virtyte fisnike. Edhe pse varion ky virtyt nga një njeri tek tjetri, po ashtu edhe në gjini, kështu që një mashkull mund të ketë turp më shumë se një femër, dhe anasjelltas. Siç e përshkruan Pejgamberi a.s. turpin e Othmanit r.a., apo siç e përcjell Ebu Seid El-Huderi r.a. turpin e Pejgamberit a.s. duke thënë: "Pejgamberi a.s. ishte më i turpshëm sesa beqarja në shtëpinë e saj". (Buhariu/6119). Themi që turpi e frenon femrën të jetë e mangët në zbatimin e urdhëresave hyjnore që rrjedhin nga Allahu i Madhërishëm, dhe për shkak të turpit ajo s që u qaset veprimeve amorale të ndaluara. Ashtu siç ndikon turpi në inkurajimin për zbatimin e normave fetare, që i urdhëron Allahu xh.sh. - përkujdesja ndaj fëmijëve të saj si dhe respektimi i bashkëshortit. S'ka mëdyshje që virtyti i turpit, me të cilin duhet të stoliset femra, është i lidhur ngushtë me karakterin dhe ndjenjat e saj. Femra e turpshme posedon ndjenja me vlerë, përmes të cilave forcon pastërtinë e natyrshmërisë, plotëson feminitetin, përmirëson bashkëpunimin me të tjerët etj.. Turpi i mundëson femrës t'i shohë mirësitë e Zotit në veten e saj, i mbjell frikërespektin, i cili i mundëson pamjen e së vërtetës. Ashtu siç i ndihmon në parallogaritje karshi obligimeve të Zotit si dhe karshi të drejtave të shoqërisë.

### Amësia

Me anë të këtij virtyti, aludojmë instinktin e lindur, i cili buron nga nëna për t'u përkujdesur për fëmijët e saj që nga koha sa janë ende embrion, për të vazhduar nga foshnjëria e deri në moshën e pjekurisë, duke u përpjekur që, në një anë, t'u sigurojë fëmijëve rehatinë e të lutet për ta, kurse, në anën tjetër, t'i përballojë sfidat që i shfaqen që nga martesa e fëmijëve e gjer në pleqëri, nga mosrespektimi i ndonjërit prej tyre që mund të ndodhë karshi saj. Për sa kohë që nga ky virtyt identifikohet gruaja, këto lidhje të forta në mes saj dhe foshnjës, burojnë që nga formimi në embrion, për t'u shndërruar më pastaj në njësi të anëtarësimit biologjik e fiziologjik gjatë tërë asaj kohe. Kjo përzierje është njëkohësisht bazë mbi të cilën ndërtohet dashuria e nënës, si një proces i lindur. Kurani fisnik sjell shembujt më të mirë lidhur me ndjenjat e nënës në raste kur ndodh të humbë fëmijën e saj. Thotë Allahu xh.sh: "*E zemra e nënës së Musait agoi e zbrazët* (kur kuptoi se ka rënë në duar të faraonit)". (El Kasas, 10). Dr.Beshir err-Rrushejdi thotë: "*Vërtet emocionet tek gratë kanë arritur në atë masë, sa dallojnë dukshëm veprimet dhe ndjenjat e saja nga të partnerit të saj-burrit. Kjo është dhuratë nga Allahu, i Cili përcakton çdo gjë dhe e zbukuron atë, ngase detyra parësore e gruas është edukimi i fëmijëve dhe përgatitja e gjeneratave, një proces që kërkon investim të madh nga mirësia e dhembshuria, që meshkujt nuk mund ta arrijnë dot*".[4]

Të gjitha këto pasione ndikojnë tek femra në mënyra të ndryshme, ndër to: mbjellja e butësisë dhe mirësisë në kodin e mirësjelljes me fëmijët e saj; Qetësimi shpirtëror me rastin e ngopjes së gruas me këtë instinkt të lindur; Mirësjellja me fëmijët e huaj kur të tjerët u bëjnë të padrejta; Preokupimi i vazhdueshëm i saj për pozitën e fëmijëve dhe gjendjen e tyre kulturore, shoqërore, ekonomike e psikologjike. [5]

### Përkujdesja për lavdërim

Karakteri në fjalë bën të kuptojmë përkujdesjen e gruas që të marrë lëvdata e mirënjohje nga të tjerët. Natyrisht që femra angazhohet në vazhdimësi në forma dhe me mekanizma të ndryshëm që ta arrijë këtë. Edhe pse në fakt, sa i përket kësaj cilësie janë të barabartë si meshkujt ashtu edhe femrat, të vegjël e të rritur, megjithëkëtë femra është ma e dalluar në bazë të angazhimit të saj. Në bazë të studimeve që janë bërë në këtë fushë, [6] studiues të ndryshëm përfundojnë se femrat janë më emocionale, siç janë më të kujdesshme për lavdërim, falënderim, qortim, dënim, etj.. Këtë e vërtetojmë më së miri gjatë daljes së tyre në ambiente të hapura gjithnjë të zbukuruare, sidomos në tubime vetëm me femra, dhe kjo me të vetmin pretekst, që të duken mirë në prani të të tjerave. Gjithashtu angazhimi i saj për t'i përkryer punët shtëpiake me qëllim që të arrijë kënaqësinë e burrit, dhe mirënjohje prej tij, - është një tjetër cilësi e saj. Duke e ditur që feja islame i ka dhënë rëndësi të veçantë harmonizimit të raporteve bashkëshortore, në këtë kontekst ka lejuar që, në shenjë respekti, në mënyrë metaforike[7] t'i lejojë burrit edhe gënjeshtrën ndaj gruas për ta lavdëruar. Kjo, krahas të tjerash, vërteton në mënyrë eksplicite pasionin e gruas për ta lavdëruar dhe falënderuar. Thotë Ibn Shihabi: "Nuk kam dëgjuar ndonjëherë të jetë lejuar gënjeshtra për atë që flasin njerëzit përveç në tri raste: në luftë, në pajtim të njerëzve dhe në biseda të burrit me gruan e tij, si dhe në biseda të gruas me burrin e saj", (Muslimi/2605). Thotë imam Neveviu gjatë komentimit të sipërm: "Nuk bëhet fjalë për gënjeshtrën e kulluar, po për një shprehje shumëkuptimëshe, që i bëjnë bashkëbiseduesit të kuptojë diçka që e relakson, si p.sh,: t'i premtojë gruas se do ta respektojë, do t'i blejë diçka, sa kohë që ai vendos – e bën nijet nëse e ka caktuar Allahu ta kryej atë". [8] Nga tërë kjo që u tha, mund të përfundojmë se cilësia 'përkujdesja për lavdërim' ndikon te gruaja në aspekte shumëdimensionale, pozitive dhe negative. Nga reflektimet pozitive mund të jenë: përkryerja e punëve që kalojnë nëpër duart e saj; përpjekja për t'i imituar të tjerët për të arritur në nivele të larta ose më lart se ata etj.. Kurse nga aspektet negative konsiderohen: vetadmirimi si rezultat i falënderimeve nga të tjerët, e nëse kjo i tejkalon kufijtë, shndërrohet në kotësi a në mendjemadhësi, prandaj kjo dukuri duhet të shërohet... Këto janë, në pika të shkurtra, disa nga karakteristikat dhe virtytet pozitive të gruas. Për virtytet negative do të diskutojmë në numrin vijues, me ndihmën e Allahut xh.sh..

[1] Koment imi. [2] Meha Jusuf Xharullah, Inajetul Kur'ani ve es-suneti bimeshairi elmer'ti, bot I, 1429h/2008, f.19.Dar Ibn Hazm. [3] Basma Kemal, Sikulugjijetu elfetat.Muesesetu izu Din, Bejrut, bot I, 1414h 1993, f.246. [4] Prof.Dr.Beshir err-Rrushejdi, El Umumetu es-Salihatu musahemetun Hadarijetun hakikijetun lil mer'ti.Punim seminari në Kuvajt-Prill 1998, f.13. [5] Inajet el-Kur'ani ve es-suneti bi meshari el mer'ti, f.26. [6] Ismetuddin Kirkut, El mer'etu min hilal el ajat elKur'anije, esh-Sherike et-Tunesije li-tevzia-Tunezi, f.17. [7] Ekzistojnë divergjenca në mes të dijetarëve islam, se a lejohet gënjeshtra në ndonjë rast -siç është fjala edhe me tri rastet e sipërtheksuara, apo këto nuk konsiderohen gënjeshtra po tevrije -tërthorazi në formë shakaje, siç thonë Taberiu e të tjerë. Shih: Sahihul muslim bi sherh en-Nevevi 16/158. [8] Po aty.

Mr. sc. Samir B. AHMETI

# 45. SIRIA





TË DHËNA STATISTIKORE1:
* Emri ndërkombëtar në anglisht: Syrian Arab Republic.
* Emri zyrtar: Republika Arabe e Sirisë.
* Sistemi i qeverisjes: Republikan.
* Sipërfaqja: 186,475 km$^2$.
* Numri i banorëve: 22.530.746 (2012).
* Dendësia: 118.3 (banorë në 1 km$^2$).
* Feja: Muslimanë 90% (74% sunitë, 16% shiitë dhe druzë), të krishterë 10% (dhe grupe nga hebrenj si në Damask, Kalishli dhe Aleppo).
* Kryeqyteti: Damasku (konsiderohet qyteti më i madh i vendit).
* Qytete të tjera: Latakia, Idlib, Aleppo, Errek-kah, El hasekeh, Tartus, Hama, Hums, Der'a, etj..
* Grupet etnike: Arabë 90.3%, Kurdë, Armenë dhe grupe etnike të tjera 9.7%.
* Gjuhët kryesore: arabe (gjuhë zyrtare), kurde, armene, aramite, çerkeze, si dhe gjuhët frënge e angleze.
* Njësia monetare: Lira (Pound) siriane (1.00 SYP = 0.0064 EUR).
* Data e pavarësisë: 1 shtator 1918 (nga Perandoria Osmane); 17 prill 1946 (nga Franca).
* Festë kombëtare: 17 Prill (Dita e shpalljes të Pavarësisë së vendit).

## POZITA GJEOGRAFIKE

Republika Arabe e Sirisë si një shtet i Azisë bie në perëndim të kontinentit, përkatësisht shtrihet në anën veri-lindore të detit Mesdhe. Nga perëndimi kufizohet me Libanin me një gjatësi deri në 375 km dhe me Izraelin me një gjatësi 76 km, nga veriu me Turqinë me një gjatësi deri 822 km, nga lindja me Irakun me një gjatësi 605 km dhe nga jugu me Jordaninë me një gjatësi deri 375 km. Nga anët detare Siria kufizohet me një varg malesh, në anën lindore ka zonën e njohur të quajtur Shkretëtira Siriane dhe në anën jugore janë vargmalet Druze. Burimi më i rëndësishëm i ujit në Siri është lumi Eufrat (buron në Turqi), i cili shtrihet në lindje të vendit. Mbi këtë lumë është ngritur një pendë e madhe në vendin Tabeka. Lumi kryesor në perëndim të vendit është lumi El Asi (Orontes), i cili buron në Liban, afër qytetit Ba'lebek. Rrjedha e këtij lumi vazhdon drejt veriut deri në perëndim të Sirisë, për të ikur tutje deri në Antaki në jug të Turqisë, pastaj vazhdon në drejtim të perëndimit për t'u derdhur në detin Mesdhe. Gjatësia e lumit Orontes arrin 571 km (355 mila). Pjesa më e madhe e tij kalon në perëndim të Sirisë, ku mbi të janë ngritur penda për ujitjen e tokave pjellore(2).

Në Siri, për shkak të pozitës gjeografike, mbizotëron klimë mesdhetare me reshjet atmosferike të kufizuara kryesisht në pjesën e fundit të vjeshtës, gjatë dimrit dhe në pjesën e parë të pranverës. Ndërkaq, gjatë dimrit është ftohtë dhe mund të bjerë edhe borë; në këtë stinë mund të bien mjaft temperaturat. Pjesa e mbetur e vitit është kryesisht e thatë dhe nxehtësia nuk ndryshon shumë - temperaturat mesatare sillen 27 - 40 gradë Celsius(3).

Damasku: Është kryeqyteti i Sirisë dhe qyteti më i madh i Sirisë, që ndodhet në jugperëndim të vendit. Ky qytet është i njohur dhe ishte i banuar afërsisht që nga vitet 8.000 – 10.000 para erës sonë. Me këtë përparësi, Damasku llogaritet kryeqyteti i parë dhe më i vjetër i banuar në botë. Damasku u çlirua nga muslimanët në vitin 14h / 636m. Më pastaj, pasi u bë kryeqyteti i familjes emevite – e cila gjatë periudhës së viteve 40 – 132h / 661 – 750m shtrihej nga Spanja deri tek kufijtë e Kinës dhe ishte shteti më i madh islam në histori – Damasku brenda një kohe të shkurtër arriti kulmin e përparimit. Gjithashtu Damasku gjatë historisë së lashtë ka qenë kryeqytet i disa mbretërive e shteteve dhe aty kishin



lulëzuar kultura, arti, letërsia dhe industri të ndryshme. Sikur shihet, Damasku ka pasur një rëndësi të madhe në të gjitha periudhat gjatë historisë. Numri i banorëve të këtij qyteti me rrethinë arrin afërsisht 2.600.000 banorë (sipas vlerësimeve statistikore të vitit 2009)[4].

### PËRHAPJA E FESË ISLAME NË SIRI

Feja Islame në Siri hyri në kuadër të çlirimeve islame, përkatësisht gjatë sundimit të halifit të drejtë Umer ibn Hat-tabi r.a., konkretisht në vitin 14h / 636m. Prijësit e ushtrive islame në krahinat e Biladu Sh-shamit në atë kohë ishin Halid ibn Velidi r.a. – i cili çliroi Damaskun – dhe Ebu Ubejde ibnul Xher-rahu r.a. – i cili çliroi Humusin, Haman, Latakian, Tartusin dhe Aleppon. Të gjitha qytetet e Sirisë ishin çliruar me paqe dhe pa luftë. Kur çliruan Sirinë, muslimanët sirianëve u dhanë siguri personale, pronësore dhe fetare. Dekreti i sigurisë për Damaskun ishte një shembull që iu dha më vonë të gjitha qyteteve të tjera përreth. Dekreti në fjalë ishte ky: "Kjo është ajo – siguria – që Halid ibn Velidi i dha popullit të Damaskut, kur ai hyri aty, atyre u dha siguri për veten e tyre, paratë dhe kishat e tyre, për muret e qytetit të tyre, nuk shkatërrohet dhe nuk bën të shfrytëzohet për banim asnjë nga shtëpitë e tyre. Me këtë, atyre u takon besa e Allahut, e të dërguarit të Tij, e halifëve dhe e besimtarëve, nga kjo besë ata nuk do të kenë tjetër veçse të mira, nëse e japin xhizjen". Shtetet e Shamit – Siria, Libani, Palestina dhe Jordania – u çliruan shumë shpejtë dhe nga një numër i vogël ushtarësh muslimanë. Disa historianë e shpjegojnë këtë duke veçuar edhe dëshirën e banorëve vendas, për të shpëtuar nga padrejtësia e Perandorisë Romake-Bizantine, e cila kishte nën kontroll rajonet e sipërpërmendura. Në hapat e parë, Feja Islame filloi të përhapej në qytetet e mëdha të vendit, ku Humusi llogaritet qyteti i parë, në të cilin ishte përhapur Islami më së shpejti. Ndërkaq, rajonet rurale mbetën me shumicë të krishtera deri në fund të sundimit të Dinastisë Emevite. Pra, që nga koha e Hulefai-Rashidinëve – Ebu Bekrit, Umerit, Uthmanit dhe Aliut r.a. –, Feja Islame në Siri kishte filluar të përhapej në mënyrë graduale dhe paqësore[5].

### HISTORIA E SIRISË

Thuhet se në kohët e lashta Egjipti kishte pushtuar Sirinë rreth vitit 1500 para erës sonë. Pastaj e pushtuan hebrenjtë, asirianët, persianët dhe grekët. Ndërkaq, që nga viti 64 para erës sonë e deri në vitin 636 m, kur muslimanët e çliruan Sirinë, vendi ka qenë pjesë e Perandorisë Romake, e më pastaj e asaj Romake-Bizantine. Siria, që në kohën e çlirimit dhe të sundimit të tre halifëve të drejtë - Umerit, Uthmanit dhe Aliut r.a., të Emevitëve dhe të Abasitëve, kishte lulëzuar dhe kishte arritur kulmin e përparimit dhe të zhvillimit. Mandej, në vitin 922h/1516m Siria ra nën kontrollin e turqve osmanë dhe vendi konsiderohej vilajet i Perandorisë Osmane, për të mbetur në këtë gjendje deri në Luftën e Parë Botërore. Sipas aleancës anglo-franceze të vitit 1906, qe vendos që Siria të ishte nën ndikimin e Francës. Mandej, në vitin 1930 Franca e njohu Sirinë si Republikë të pavarur, edhe pse vendi mbeti ende nën mandatin francez. Siria pavarësinë e plotë e arriti në vitin 1946, atëherë kur forcat franceze u tërhoqën nga Siria. Pastaj në vitin 1948, së bashku me Shtetet e tjera Arabe, Siria mori pjesë në luftën e Palestinës, në të cilën Forcat Arabe pësuan disfatë. Ndërkaq, në vitin 1958 Siria u bashkua me Egjiptin dhe të dy shtetet formuan Republikën e Bashkuar Arabe. Ky bashkim nuk zgjati më shumë se tre vjet, ngase në vitin 1961 Siria u shkëput nga Egjipti, kurse në vitin 1963 Partia Socialiste Ba'th mori pushtetin dhe bëri thirrje për nacionalizmin arab, kështu që u bë e vetmja parti e ligjshme në vend. Më vonë, në qershor 1967 në vend shpërtheu lufta gjashtëditore me Izraelin, dhe forcat izraelite pushtuan Golanin sirian. Më pastaj, në vitin 1971 Hafidh El Esed u zgjodh President i Republikës së Sirisë. Sundimi i tij do të zgjaste deri në vdekjen e tij, përkatësisht në vitin 2000, kur postin e kryetarit të vendit e trashëgoi i biri, Besh-shar el Esed, menjëherë pasi kishte marrë presidencën e partisë në pushtet[6]. Mirëpo, në mars të vitit 2011 në Siri shpërtheu revolucioni i popullit sirian, i cili u organizua kundër pushtetit të Besh-shar El Esedit. Revolucioni në fjalë nisi me protesta të organizuara nga vetë populli në qytetin Der'a, për të vazhduar edhe nëpër qytete të tjera, me parulla që bënin thirrje për liri. Në protesta morën pjesë edhe personalitete nga zona të ndryshme të vendit. Më pastaj, këto protesta u shndërruan në revolucion të armatosur, i cili solli shumë viktima (sipas një statistike, nga marsi 2011 deri në mars 2013 kanë humbur jetën mbi 70 000 njerëz)[7]. Konflikti i armatosur vazhdon edhe sot.

Ne E lusim Allahun e Madhërishëm që ky konflikt të pushojë sa më parë dhe të bëhet zgjidhja e problemit të popullit sirian sa më shpejt që të jetë e mundur, amin!

### GJENDJA EKONOMIKE

Sektori i bujqësisë përbën shtyllën kryesore të ekonomisë së Sirisë, duke u bazuar në përqindjen e punëtorëve të këtij sektori. Prodhime kryesore bujqësore siriane janë: gruri i zonës së lumit Eufrat dhe kultura e pambukut. Pambuku sirian konsiderohet prej llojeve më cilësore. Në vend kultivohen lloje të ndryshme të pemëve dhe perimeve. Ekonomia siriane gjithashtu mbështetet në naftë me një prodhim nafte baras me 3 miliardë euro në një vit, që përdoret për nevoja të brendshme dhe për eksport. Të ardhurat nga prodhimi i naftës përbëjnë një pjesë të madhe të të ardhurave kombëtare neto[8].

(1)Vladimir Zoto Enciklopedi gjeografike e botës, f.208. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame, f. 66, 67. Logos-a, 2009, Shkup. Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 369. Mektebetul Adab, 2007 Kajro. (2) Muhammed Atris; f.369.(3) www.marefa.org. (4) www.tefanet.org. (5) http://ar.wikipedia.org/wiki. (6)Muhammed Atris; f. 370. (7) http://ar.wikipedia.org/wiki (8)www.marefa.org/index.php.

Sedat Islami

# SPROVAT E KOHËS SË FUNDIT

Allahu i Madhëruar ka thënë: "Elif, Lam, Mim. A menduan njerëzit të thonë: "Ne kemi besuar, e të mos vihen në sprovë?". Ne i sprovuam ata që ishin para tyre, ashtu që All-llahu do t'i dallojë gjithqysh ata që e thanë të vërtetën e do t'i dallojë edhe gënjeshtarët". (El Ankebut, 1-3)

Sprova është ligj hyjnor. Njerëzimi përgjatë gjithë historisë është sprovuar. Sprovat kanë dhe një karakteristikë tjetër. Ato janë veçori e çdo kohe, por, në dallim nga e kaluara, ato janë edhe si sinonim i kohës së fundit. Ahir zemani është kohë e sprovave. Jo vetëm që ka shumë, por janë edhe të rrezikshme. Janë të këtilla për shkak të një përbërjeje jashtëzakonisht komplekse. Ato nuk janë raste, janë dukuri...Për pasojë, ato mund të kushtojnë edhe me besimin, me fenë. Pejgamberi (a.s.) ka trajtuar detajisht sprovat e kohës së fundit. Librat e haditheve kanë përmbledhur thënie të shumta, të cilat i kanë trajtuar sprovat nga këndvështrime dhe aspekte të ndryshme,. Gjithsesi, në këtë kontekst, është përfshirë edhe përshkrimi i ilaçit, gjëja më e rëndësishme në këtë kapitull. Kjo, për shkak se sprovat do të ndodhin, është kjo çështje e prerë, ndërsa ilaçin jo të gjithë mund ta disponojnë ose të paktën të dinë mënyrën e duhur për ta përdorur. Kjo ligjëratë ka synimin që të bëjë një trajtim dhe klasifikim tematik të haditheve të sprovave[1], duke u përqendruar në hadithe autentike, të cilat trajtojnë dukuri që figurojnë sot në mesin tonë.

## IMAZHE TË SPROVAVE

Kohët e sprovave janë përshkruar si kohë të liga, që nuk arrijnë zhvillime vetëm se për të keq. Pra, çdo kohë që vjen, vjen me sprova më të rënda se të kohës paraprake. Zubejr ibn Adijj rrëfen se kishin shkuar me një grup tek Enes ibn Malik, të cilit i ishin ankuar për vrazhdësinë e Haxh-xhaxhit, për se ai u kishte thënë: "Bëni durim, ngase, derisa të takoni Zotin tuaj (deri në Kiamet), nuk ka kohë që vjen e të mos jetë më e dëmshme se koha paraprake. E kam dëgjuar këtë nga Profeti juaj, paqja dhe bekimet qofshin mbi të"! (Buhariu) Nga hadithi: "A do të shkatërrohemi, edhe pse në mesin tonë ka të mirë?! Po, kur të këqijat të jenë shtuar" (Transmetim unanim),...dijetarët kanë kuptuar se bëhet fjalë për përhapje të shumë të këqijave. Në të vërtetë, Pejgamberi (a.s.) ka numëruar disa nga këto dukuri devijuese në disa prej haditheve të tij, si: "Kiameti nuk do të ndodhë pa u zhdukur dituria, pa u shumuar tërmetet, pa u afruar koha, pa u shfaqur fitnet, pa u shtuar herexhi, që është vrasja, vrasja, si dhe pa u shtuar pasuria shumë"! (Buhariu.); "Vërtet, prej shenjave të Kiametit janë: ngritja e diturisë, vërtetimi (përforcimi) i injorancës, konsumimi i alkoolit si dhe shfaqja e prostitucionit".(Buhariu.) ; "Do t'u vijë njerëzve një kohë kur njeriu nuk do të bezdiset se nga e merr pasurinë, hallall apo haram".(Buhariu.); "... njerëz që nuk udhëzohen me udhëzimin tim..".(Transmetim unanim) "...thirrës në dyert e Xhehennemit: kush u përgjigjet, e hedhin në të..". (Transmetim unanim)

## RREZIKU I SPROVAVE

### 1. HUMBJA E KËNAQËSISË SË JETËS

Ebu Hurejre transmeton se Pejgamberi (a.s.) ka thënë: "Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, dynjaja nuk do të mbarojë pa kaluar njeriu pranë një varri mbi të cilin do të çirret (përlloçet, përlyhet) dhe do të thotë: Ah, sikur të isha në vend të këtij pronari të këtij varri"!(Buhariu dhe Muslimi.)

### 2. BRAKTISJA E KUR'ANIT DHE SUNNETIT

Prej pasojave fillestare të sprovave është edhe braktisja e praktikimit të fesë. Besimtarët do të ndërrojnë praktikat islame me të tjera joislame. Ebu Hurejre transmeton se Pejgamberi (a.s.) ka thënë: "Nuk do të ndodhë Kiameti derisa Ummeti im të mos veprojë sikur shekujt (miletet) para tij, pëllëmbë për pëllëmbë dhe llërë për llërë. O i Dërguari i Allahut, a si persianët dhe romakët mendon? Po kush janë njerëzit përveç tyre?!- u përgjigj". (Transmetim unanim. Teksti i Buhariut.)

### 3. THIRRËSIT PËR TË KEQEN

Në hadithin e Hudhejfes, ndër përshkrimet që i bëhen kohës së sprovave, është dhe ky i paraqitjes së thirrësve, të cilët thërrasin për Xhehennem: "...thirrës në dyert e Xhehennemit: kush u përgjigjet, e hedhin në të..". (Transmetim unanim.)

### 4. HUMBJA E BESIMIT

Pejgamberi (a.s.) ka thënë: "Paraprijuani me vepra (të mira) sprovave, të cilat vijnë (çdoherë më të rrezikshme sesa ishin) sikur (që) pjesët e errëta të natës (vijnë njëra pas tjetrës). Njeriu gdhin besimtar e ngryset jobesimtar, ose ngryset besimtar e gdhin jobesimtar; e shet fenë e tij për pak interes të kësaj bote".(Muslimi.)

### 5. PËRÇARJA E UMMETIT

Zbehja e botëkuptimeve të vërteta fetare dhe e lidhjes



për Kuranin dhe Synetin sjell përçarje. Pejgamberi (a.s.) ka thënë: "E luta Zotin tim për tri gjëra, dy m'i dha, po nga njëra më privoi...E luta që Ummeti im të mos përçahet, por këtë nuk ma dha".(Muslimi)

**6. PËRHAPJA E VRASJES**

Vrasja është pasojë e dukurive të tjera, me theks të veçantë: e injorancës, pasurisë dhe zinasë. Mirëpo, siç jepen shpjegime shtesë në hadith, ajo shtohet aq shumtë, saqë nuk dihet pse vriten njerëzit.

## SI TË SHPËTOJMË PREJ SPROVAVE?

**1. LIDHJA PËR KURANIN DHE SYNETIN**

Nëse imazh i sprovave është braktisja e traditës fetare, atëherë shpëtimi është tek kthimi tek kjo traditë.

**2. MOSNDARJA NGA KOLEKTIVI MUSLIMAN**

Mu ashtu sikurse sprovat paraqesin rrezik kolektiv, po kështu ruajtja prej tyre bëhet më së miri në mënyrë kolektive. Si porosi për Hudhejfen në hadithin, pjesë të të cilit cituam më sipër, Pejgamberi (a.s.) thotë: "...mbaju për kolektivin musliman dhe prijësit e tyre..".

**3. SHMANGIA NGA SPROVAT**

Ka thënë Muhamedi (a.s.): "Vërtet, i lumtur është ai që u shmanget sprovave! Vërtet, i lumtur është ai që u shmanget sprovave! Vërtet, i lumtur është ai që u shmanget sprovave! Ndërsa lum për atë që sprovohet e duron"! (Transmeton Ebu Davudi në Sunen, kurse Albani e vlerëson se është autentik.)

**4. DURIMI, PËR T'U SHPËRBLYER, POR JO EDHE DËSHIRA PËR T'U EKSPOZUAR**

Kësisoj, sprovat nuk duhen dashur, atyre nuk u duhet qasur, nuk u duhet ekspozuar. Pejgamberi (a.s.) ka thënë: "Besimtarit nuk i takon ta nënçmojë veten e tij! E si e nënçmon veten e tij?! – pyetën me habi? Tha: U ekspozohet sprovave, të cilat nuk mund t'i përballojë". (Transmeton Tirmidhiu, kurse Albani thotë se është hasen). Por, nëse sprovohemi, atëherë duhet të bëjmë durim, ngase sprova mund të na shlyejë mëkatet.

**5. RUAJTJA E ZEMRËS**

Pejgamberi (a.s.) ka shpjeguar se bërthama ose caku i sprovave është zemra, e cila mbase mund t'ia dalë të shpëtojë. Dhe, nëse e kalon këtë test, që llogaritet goxha i rëndë, atëherë ka kaluar rrezikun. Në hadithin e Hudhejfes, të cilin Muslimi e transmeton në Sahihun e tij e në të cilin flitet për sprovat që i vërsulen zemrës, ndër të tjera, për zemrën e mirë thuhet: të cilat zemra i mohon (largohet prej tyre), atëherë në të do të vendohet një pikë e bardhë, derisa zemrat të ndahen në dy grupe: zemër e bardhë (e bukur dhe e ndritshme) sikur mermeri, të cilën nuk mund ta dëmtojë sprova sa të jenë qiejt dhe Toka.".

**6. VEÇIMI NGA NJERËZIT**

Veçimi nuk është zgjidhje parimore. Nuk është ajo që duhet bërë si parësore. Besimtarin nuk duhet ta frikësojë sprova e të mos kryejë detyrën e tij ndaj shoqërisë, ngase, sikurse që sprovat rrezikojnë shkatërrimin në masë, po kështu përpjekjet për të shpëtuar duhet të jenë në masë. Pejgamberi (a.s.) e ka parë zgjidhje vetëm atëherë kur mungon kolektivi dhe prijësi musliman. Në hadithin e Hudhejfes thuhet: "Po çfarë do të më urdhëroje të bëj nëse më zë kjo kohë? Tha: Mbahu për kolektivin dhe prijësit e muslimanëve! E nëse nuk ka kolektiv dhe as prijës?- e pyeta. Atëherë braktisi të gjitha ato grupe, qoftë të jetë çmimi i kësaj edhe kapja me dhëmbë për rrënjë të pemës, derisa të të zërë vdekja duke qenë ti në këtë gjendje (i papërzier në sprova)". Por, kur të kenë dalë gjërat nga rrjedha, kur sprova të ketë mbizotëruar, atëherë veçimi për të mos dështuar edhe vetë, lejohet. Ose, siç kanë shpjeguar dijetarët, veçimi vlen për atë që ka frikë dobësinë individuale, kështu që veçimi për të është më i mirë. Dhe ky veçim mund të jetë: Veçim në shtëpi dhe veçim nga vendbanimi.

**7. DUAJA DHE NAMAZI**

Pejgamberi (a.s.) i bën një përshkrim interesant pozitës së adhurimit në këto kohë e thotë:"Adhurimi në kohë sprovash është sikurse migrimi tek unë".(Muslimi)

Mu ashtu sikurse migrimi fizik dhe të qenët afër Pejgamberit (a.s.) edhe fizikisht, ka ndikuar në ruajtjen e besimit, po kështu edhe namazi të ruan nga sprova.

(1) Libri të cilit i jemi referuar dhe në të cilin jemi mbështetur për këtë punim është: *El-ehadith el-hamsune el-muhtaretu fi-l-fiteni ve eshrati-s-saati* të Shejhut Salih in AbduRrahman el-Hudajri.

Driton Arifi

# TAKSAT - TATIMET SHTETËRORE DHE LIGJSHMËRIA E TYRE NË KONCEPTIN ISLAM

(Trajtesë krahasuese në mes tatimeve-taksave shtetërore dhe zekatit)

Në konceptin islam tatimet e karaktereve të ndryshme ekonomike s'mund të konsiderohen asnjëherë burim kryesor i të ardhurave shtetërore, veçanërisht kur dihet fakti se ato janë diskutuar gjerë e gjatë në esencën e ligjshmërisë së tyre nga juristët islamë.

Duke u nisur nga fakti se korniza legjislative islame, e cila përfshin çdo sferë të jetës dallohet për shumë veçori e specifika që i përkasin natyrës së saj, ajo pa dyshim ofron një platformë të veçantë edhe në fushën ekonomike dhe financiare të shtetit. Në kuadër të këtyre specifikave është edhe qëndrimi i Islamit ndaj tatimeve dhe taksave të ndryshme, me të cilat i detyron shteti qytetarët e vet.

### Përkufizimi i taksës dhe tatimeve në terminologjinë ekonomike dhe atë islame

Para se të japim gjykimin sheriatik dhe të ofrojmë pikëpamjen e plotë të Islamit rreth këtyre termave, është e udhës të ndalemi në përkufizimet e tyre në aspektin e përgjithshëm ekonomiko-financiar.

Taksë: është detyrimi që i paguhet si kundërshpërblim një zyre ose institucioni publik për shërbimet e tyre, kurse Tatim: është shumë të hollash që merr shteti nga të ardhurat e individëve, fitimet e kompanive ose shitjet e mallrave për t'u përdorur për shërbime publike.(1) Me gjithë faktin që shpesh gjejmë që këta dy terma të përdoren si sinonime të njëri-tjetrit, sidomos nga ata që s'janë ekspertë të lëmit të ekonomisë, doemos, nëse dëshirojmë trajtimin e kësaj tematike në aspektin profesional, duhet ditur se ato të dyja kanë dallim në koncept, edhe nëse detyruesi i të dyjave mund të jetë aparati shtetëror ose ndonjë organizatë a kompani tjetër private. Prandaj taksa, në këtë kontekst, më shumë u përket tarifave të përcaktuara nga shteti ose ndonjë organizatë që ofron shërbime të caktuara, si uji, energjia, higjiena e të ngjashme. Kurse tatimet kanë të bëjnë më shumë me ato obligime me të cilat tregtarët ose shtresa të caktuara i detyrohen shtetit, kundërvlerë e të cilave nuk është konsumi i qytetarit, por ofrimi i ndonjë shërbimi tjetër publik. Thënë ndryshe, tatimet paguhen më tepër në bazë të të ardhurave ose fitimeve që realizohen dhe mallrave që konsumohen, kurse taksat paguhen për shërbimet e ndryshme që autoritetet shtetërore u bëjnë qytetarëve të tyre.

### Tatimet shtetërore në këndvështrimin islam

Përballë termit "tatim dhe taksë", në literaturën ekonomiko-juridike islame janë përdorur kryesisht disa terma, siç janë "Ed-daribe, El Meks, dhe Et-teudhiif" dhe me këta terma janë synuar obligimet financiare me të cilat shteti islam i detyron individët për pasuri të caktuara, por pa përfshirë këtu zekatin dhe sadakanë(2). Ose, siç përkufizohet nga Dr. Rif'at El-ivedijj, me tatim "Teudhif" është qëllimi "procedura përmes së cilës udhëheqësi i shtetit i obligon njerëzit që kanë pasuri, të paguajnë shuma të caktuara për qëllime të veçanta legjitime"(3). Në konceptin islam tatimet e karaktereve të ndryshme ekonomike s'mund të konsiderohen asnjëherë burim kryesor i të ardhurave shtetërore, veçanërisht kur dihet fakti se ato janë diskutuar gjerë e gjatë në esencën e ligjshmërisë së tyre nga juristët islamë. Madje diskutimi është bërë për lejueshmërinë dhe legjitimitetin e vënies së tatimeve vetëm pasi shteti t'i ketë kryer të gjitha obligimet e veta ndaj gjërave/detyrimeve, siç janë mbledhja e zekatit, pastaj pjesëmarrja a institucioneve shtetërore në prodhimtari, xehetari, bujqësi e sfera të tjera të ndryshme të zhvillimit ekonomik. Ndërkaq, po t'i hedhim një shikim realitetit të disa prej buxheteve financiare të disa shteteve evropiane, do të vëmë re se ato gati më shumë se gjysmën e buxhetit shtetëror e sigurojnë nga taksat dhe tatimet. Sipas një raporti të vitit 2011, taksat përbënin 58.2% të të ardhurave totale në Bashkimin Evropian.

Ekzistojnë ndryshime të mëdha midis Shteteve Anëtare: qeveria daneze, për shembull, siguron 84% të të ardhurave të saj nga taksat, kurse në Hungari, në Republikën Çeke, në Sllovaki dhe Slloveni taksat përbëjnë më pak se 50% të të ardhurave të qeverive.(4) Megjithëse mendimi i atyre juristëve islamë që vënien e tatimeve e konsiderojnë të paligjshme, në mënyrë absolute është anashkaluar nga shumica e juristëve të hershëm e nga ata bashkëkohorë dhe nuk përket me realitetin e zhvillimeve të sotme, - atëherë të ndalemi vetëm në disa prej kritereve, kushteve dhe argumenteve sheriatike të atyre që theksojnë ligjshmërinë e vënies së tatimeve e taksave nga shteti islam.

Dijetarët që arsyetojnë vënien e tatimeve, e bëjnë këtë duke u nisur nga interesi i përgjithshëm. Ata thonë se, meqë dikasteret dhe shpenzimet buxhetore të shtetit janë mjaft të zgjeruara (duke filluar nga siguria e brendshme dhe ajo e jashtme, për ta shtrirë tek mbajtja e rendit, shëndetësia, arsimi, gjykatat, transporti publik, mirëqenia sociale e të tjera), tërë këto shpenzime nuk ka mundësi të mbulohen ndryshe, vetëm me prodhimtari ose sektorë të tjerë të ngjashëm, po vetëm nëse caktohen tatime nga shteti, me anë të të cilave do të lehtësohej mbarëvajtja e punëve të aparatit shtetëror. Këtë duhet ta theksojmë sidomos kur dihet fakti se fondacionet e zeka-



tit në Sheriatin islam janë të caktuara se kujt i dedikohen dhe në asnjë mënyrë nuk i lejohet udhëheqësit të ndryshojë destinimet e tyre. Prandaj, edhe nëse në vënien e tatimeve ekziston një frikë reale që udhëheqësi mund të dëmtojë qytetarët e vet përmes taksave dhe tatimeve të mëdha, dëmi nga mosvënia e tyre gjithsesi do të ishte më i madh, ngase do të pamundësohej funksionimi i një pjese të madhe të aparatit shtetëror, ndërsa rregulli juridik islam e thekson qartë: "Ajo pa të cilën nuk mund të kryhet një obligim, edhe ajo në vetvete është obligim dhe domosdoshmëri"(5). Një praktikë të marrjes së tatimeve shtesë nga shteti, përveç përqindjes së zekatit, e gjejmë se zbatohej edhe në konceptin e udhëheqësve të drejtë tek gjeneratat e para. Transmetohet se Umer ibn Hatabi r.a. në fund të jetës tij kishte thënë: "Sikur të ishte kthyer edhe një herë e kaluara, do të veproja ndryshe, do të merrja pasurinë tepricë nga të pasurit dhe do t'ua ndaja të varfërve muhaxhirë- emigrantë". Në këtë kontekst transmetohet edhe nga Aliu r.a. se ka thënë: "Allahu u ka bërë obligim të pasurve që një pjesë e pasurisë së tyre t'u takojë të varfërve, aq sa u mjafton për të shmangur varfërinë e tyre, e nëse ata (të varfrit) uriten ose mbesin të zhveshur dhe të pasurit nuk u ndihmojnë atyre, atëherë me të drejtë Allahu prej tyre (të pasurve) do të kërkojë llogari në Ditën e Kiametit".(6) Këto dy fjalë dhe të tjera të ngjashme, janë marrë si bazë argumentuese nga dijetarët për lejimin e vënies së taksave dhe tatimeve shtesë për të pasurit përveç përqindjes së zekatit. Megjithatë, për ligjshmërinë e vënies së tatimeve dhe taksave shtesë, duhen plotësuar edhe disa kritere, në mënyrë që të pamundësohet keqpërdorimi i kësaj ligjshmërie nga udhëheqësit që ka mundësi të kenë prirje të shthurur materialiste dhe egoiste. Së pari: kushtëzohet ekzistimi i nevojës reale për vënien e taksave dhe nuk ka ndonjë burim tjetër plotësues për këtë. Pastaj, shpërndarja e atyre shumave të mbledhura të bëhet në mënyrë të drejtë e jo sipas interesave të ngushta. Të shpenzohen ato shuma në të mirë të shoqërisë e të shtetit dhe jo në gjëra të ndaluara e mëkate. Dhe, së fundi, të merret pëlqimi nga ekspertët e lëmit përkatës dhe të konsultohen këshilltarët adekuatë përkitazi me këtë çështje.(7)

**A mund të zëvendësojnë tatimet shtetërore zekatin?**

Në përshtypjen e parë, kur dikush analizon çështjen e zekatit dhe tatimeve shtetërore, mund të mendojë se tatimet dhe taksat që vendosen nga udhëheqësit shtetërorë, janë si zëvendësim i "zekatit" në konceptin islam. Ose, thënë më mirë, një numër i të pasurve, disa nga naiviteteti e nga injoranca e disa nga dëshira për t'iu shmangur obligimit fetar islam " zekatit", mundohen t'i ndërlidhin tatimet me zakatin dhe të pretendojnë se, përderisa ata i paguajnë tatime shtetit për bizneset, të ardhurat dhe pronat (pasuritë) e tyre, atëherë nuk kanë fare obligim ta nxjerrin zekatin. Këtë e bëjnë me arsyetimin se përqindja e tatimeve tejkalon rëndom për shumë herë përqindjen e zekatit dhe, rrjedhimisht, pretendojnë se brenda përqindjes së tatimit në atë kuadër duhet të hyjë edhe zekati. Prandaj, me qëllim që të kristalizojmë këtë çështje, do të sqarojmë dallimet kryesore në mes tatimeve shtetërore dhe, si rrjedhim, do të kuptojmë arsyen pse ato nuk mund të zëvendësojnë zekatin. Tatimet nuk zëvendësojnë në asnjë mënyrë zekatin, ngase këto të dyja kanë dallim në: *Emërtim dhe terminologji.Termi "zekat" gjuhësisht ka domethënien e pastrimit (të zekatdhënësit, por edhe të vetë pasurisë), e pastaj përmban domethënien e zhvillimit dhe begatimit të asaj pasurie, kurse tatimi nënkupton imponimin e një shume të caktuar dhe detyrimin për diçka që është vështirë e përballueshme për individin ose shoqërinë. Zekati krijon bindjen se pasuria e tillë do të rritet, kurse tatimi bën të kundërtën.

*Në esencë dhe koncept. Zekati është ibadet adhurim-ibadet, me të cilin obligohet muslimani si falënderim ndaj Allahut dhe afrim tek Ai. Ndërkaq, tatimi ose taksa është një detyrim i pastër qytetar-shoqëror, dhe asnjëherë nuk mund të konsiderohet si adhurim. Të parin e ka urdhëruar Allahu, kurse të dytin e detyron faktori njeri.

*Në shumat limituese dhe në përqindje. Shuma mbi të cilën obligohet zekati, po edhe përqindja e pasurisë që nxirret si zekat, dallon thelbësisht nga ajo e tatimeve. Pasuritë për të cilat obligohet zekati si dhe përqindjet e zekatit të tyre, janë statike, dhe ato nuk ndryshojnë, pavarësisht nga rrethana të kohës a vendit, kurse ato të tatimeve janë të luajtshme, dhe gjithnjë me tendencë ndryshimi, qoftë për llojin, qoftë edhe për përqindjet e tyre.

*Në fondacione dhe synime. Fondacionet e zekatit janë të përcaktuara nga Allahu i Lartmadhëruar në librin e Tij fisnik. Ato janë të qarta, të njohura dhe nuk ndryshojnë, prandaj nuk lejohet kurrsesi të ketë devijime në orientimin e pasurive të zekatit, ose fondacioneve të tij. Synimi i tyre është shpirtëror, moral dhe shoqëror në të njëjtën kohë. Ndërkaq, shpenzimi i buxheteve tatimore bëhet zakonisht për mbulimin e harxhimeve të sektorëve të shërbimeve publike, por gjithnjë me mundësi ndryshimi dhe orientimi për fonde dhe caqe të reja. Prandaj edhe objektivat e tatimeve janë rrjedhimisht të zhveshura nga ana shpirtërore e morale(8). Prandaj, për fund, duhet të konstatojmë se zekati në asnjë kohë e rrethanë nuk bën të imagjinohet se bie dhe asnjëherë nuk mund të zëvendësohet me tatime, të çfarëdo lloji qofshin ato, madje edhe nëse i pasuri i paguan tatime shtetit islam, në kuptimin e plotë të fjalës. Mirëpo, duhet ditur se zekati duhet të nxirret vetëm nga shuma e pasurisë së mbetur, pasi që të jenë paguar prej saj tatimet –taksat dhe të gjitha detyrimet e tjera financiare, e jo nga fitimi bruto i asaj pasurie.

(1)Fjalor ekonomik, Maksim Konini dhe Ilia Peqi (f. 294-295) .Bot, 2-të. Botuar nga "Llar". Tiranë. 1998. (2) Mu'xhemu lugatul- fukaha. Dr. Ka'lahxhij (f. 255). Bot. 1. Darun-nefais. Bejrut. 1996. (3) En-nidham el-malij fil-islam, Dr. Rif'at El'ivedij (f. 175). Kairo. El-xhamiatul-emirikijjetul- meftuha. (4) Politikat tatimore sipas këndvështrimit evropian, Martin Hutsebaut (Dokument i botuar në sajtin www.bspk.org) (5) El-mevaridul-malijjeh fil-islam, Dr. Ahmed El-Muzejni (f. 52). Bot, 1. Dar Dhatu Selasil. Kuvajt. 1994. (6) El-muhal-la, Ibn Hazm Edh-dhahirij (6\158), Darul-Afak el-xhedideh. Bejrut. (7) En-nidhamul malij fil-islam, Dr. Rif'at El-ivedijj. Bot.i Xhamiatul-emirikijje El-meftuha. (8). Fikhu Zekat, Dr. Jusuf El-Karadavi (2\502-507). Bot. 7. Shtëpia e bot. Err-rrisaleh. Bejrut. 2002.

Mr. Ejup Haziri

# ZEKATI

## KATEGORITË TË CILAVE NUK U JEPET ZEKATI (III)

Në temat paraprake kam shpjeguar për disa nga kategoritë të cilave nuk u takon zekati, gjegjësisht për kategoritë e politeistëve, ateistëve, luftuesve të Islamit e të muslimanëve, si dhe për kategoritë e të pasurve e të fuqishmëve me potencial pune. Në këtë punim do të trajtohen kategoritë e tjera, që kanë të bëjnë kryesisht me të afërmit, sikurse janë i biri për babanë apo anasjelltas, pastaj bashkëshorti për bashkëshorten dhe anasjelltas, e të ngjashme me këto.

### Afërsia familjare

Afërsia familjare në kontekstin e dhënies dhe pranimit të zekatit, do të ketë trajtim të veçantë brenda këtij punimi, ndonëse dijetarët nuk kanë rënë në ujdi se kush bën pjesë në afërsinë familjare, duke bërë që të ketë mendime më të rrepta dhe njëkohësisht duke ngushtuar gjirin familjar në kontekstin e zekatit, mirëpo, në anën tjetër, ka mendime që i japin kuptim më të gjerë afërsisë familjare. Sidoqoftë, mendoj se është me interes për lexuesit të dihen mendimet e ndryshme që mbretërojnë për këtë çështje.

### Fëmijët për prindër dhe anasjelltas

Çështja e prindërve e fëmijëve në raport me dhënien dhe pranimin e zekatit në mes tyre, është një çështje për të cilën pothuaj dijetarët muslimanë nuk kanë divergjenca, me përjashtim të një numri të vogël të tyre, që edhe në këtë kontekst kanë bërë disa përjashtime.

Në parim, nuk lejohet që fëmijët t'u japin zekatin prindërve të tyre, gjyshit, gjyshes e më lart (nëse ka të afërm), sikurse që nuk u lejohet prindërve ta japin zekatin për fëmijët e tyre, bija a bij, dhe as nipit e mbesës. Imam Maliku, në këtë kontekst thotë se gjyshërit dhe djemtë e djemve bëjnë përjashtime, dhe atyre u lejohet dhënia e zekatit, ndërsa Ibn Tejmije është i mendimit se të birit i lejohet ta japë zekatin për prindër, nëse ai s'ka mundësi t'i mirëmbajë ata dhe të kujdeset për nevojat e tyre, sa kohë që për prindërit e tyre nuk ka ndonjë tjetër person që kujdeset.[1] Kjo vjen kur ata janë të varfër dhe ai që e ka detyrim t'i mirëmbajë, nuk ka mundësi ta bëjë këtë, prandaj për këtë shkak, për t'u kujdesur për ta, i lejohet, sipas tij, t'u japë zekat. Ndonëse Ibn Tejmije mendimin e tij ia drejton njërit nga dy mendimet e imam Ahmedit në lidhje me këtë çështje.[2] Kur themi se nuk lejohet dhënia e zekatit për prindër dhe fëmijë, kjo për faktin se prindërit duhet të kujdesen për fëmijët e tyre dhe t'i mirëmbajnë ata, sikurse edhe fëmijët që e kanë obligim t'i mirëmbajnë prindërit e tyre, - për këtë kemi një ngjarje nga koha e të Dërguarit të Allahut. Një beduin erdhi tek i Dërguari i Allahut dhe i tha: "Unë kam pasuri dhe një fëmijë, e babai im dëshiron ta marrë mallin-pasurinë time". Atëherë i Dërguari i Allahut i tha: "Ti dhe pasuria jote janë të babait tënd". (Bejhekiu, Sunen el-Kubra).

Kur e trajtojnë këtë pikë, gjithnjë në dritën e argumenteve kuranore dhe profetike, juristët argumentojnë edhe me faktin se shtëpitë e bijve llogariten të prindërve, duke u mbështetur në ajetin kuranor, ku thuhet: "Nuk është gjynah për të verbrin, as për të çalin, as për të sëmurin dhe as për ju, që të hani në shtëpinë tuaj.." (El-Isra, 61), gjë që, sipas disa komentatorëve, u referohet shtëpive të bijve të tyre, për faktin se vazhdimësia e ajetit ka të bëjë me shtëpitë e baballarëve. Parimisht, dhënia e zekatit, edhe po të lejohej për prindër e fëmijë të tyre, nuk do të ishte zgjidhje adekuate për ta, sepse nuk do të ofronte ndonjë alternativë për mënjanimin e varfërisë së tyre, kur dihet se dhënia e tij është një herë në vit, prandaj, si do ta mënjanonin ata varfërinë e tyre me një shumë simbolike një herë gjatë një viti. Mirëpo, i Madhërishmi kërkoi që prindërit të kujdesen për fëmijët e tyre dhe t'i mirëmbajnë ata, sikurse që kërkoi edhe nga fëmijët që të mos i harrojnë mirësitë e prindërve të tyre dhe të jenë në shërbimin e tyre, sipas nevojave të tyre, e jo të bëhen mosmirënjohës dhe të mos kujdesen për ta. Ibn Mundhiri, në lidhje me zekatin për prindër, thotë: "Dijetarët janë të një mendimi (ixhma) se zekati nuk lejohet të jepet për prindër, ndaj të cilëve kërkohet furnizimi (e jo zekati), ngase dhënia e zekatit të tij për ta, largon furnizimin prej tij, e në këtë kontekst dhënia e zekatit për ta llogaritet sikurse dhënia e zekatit ndaj vetes, e kjo nuk lejohet..".[4] Nga ky mendim kuptohet se fetvatë e imam Malikut dhe Ibn Tejmijes nuk merren parasysh ose ndoshta transmetimet e tyre në këtë kontekst nuk pranohen, dhe, përderisa çështja tregohet me konsensus të dijetarëve, mendimet e tyre konsiderohen jashtë kontekstit dhe nuk shihen si mendime të favorshme. Vlen të theksohet se shiitët nuk shohin ndonjë ndalesë që zekati të jepet edhe për prindër.[5] Përderisa zekati nuk lejohet për prindër nga fëmijët e tyre, nuk lejohet as anasjelltas, ngase edhe këta të fundit janë pjesë përbërëse e tyre dhe se juristët e kanë konsideruar dhënien e zekatit për bijtë nga baballarët, sikurse ta japë njeriu për vetveten, gjë që nuk lejohet. Ndonëse disa nga juristët kanë debatuar në lidhje me këtë për shkak të një hadithi që, në shikim të parë, konfirmon të kundërtën, e ai është hadithi i Ma'n ibn Jezidit, ku thuhet: "Ia dhamë besën të Dërguarit të Allahut, unë, babai dhe gjyshi im...dhe, përderisa babai im kishte lënë një shumë dinarësh për sadaka te një person në xhami, unë shkova aty dhe mora një pjesë nga ajo. Mirëpo ai më tha: "Për Zotin, unë nuk kam lënë për ty". Atëherë shkova dhe u ankova te i Dërguari i Allahut, i cili tha: "Ty të takon ajo që ke pasur për qëllim, o Jezid, ndërsa ty, o Ma'n, të takon ajo që ke marrë". (Buhariu, nr.1333. transmetojnë edhe Ahmedi, Bejhekiu, Darimiu dhe Taberaniu). Juristët që janë marrë me trajtimin e haditheve, këtë hadith e kanë konsideruar se



nuk trajton çështjen e zekatit apo sadakasë obligative, por trajton tematikën e sadakasë vullnetare, prandaj, si i tillë, nuk hyn në tematikën që jemi duke e shqyrtuar. Me fjalë të përgjithshme, nuk lejohet zekati për prindër dhe prindërit e prindërve, sikurse që nuk lejohet as për fëmijët dhe fëmijët e fëmijëve, për se edhe Ibn Mundhiri thotë se ka konsensus. Ndonëse mund të ketë ndonjë përjashtim nga kjo, ashtu siç kanë folur disa nga juristët, si imam Maliku, Ahmedi, Ibn Tejmije, Neveviu etj., megjithatë, si rregull i përgjithshëm dhe parimor, nuk lejohet dhënia e zekatit në mes prindërve e bijve. Mirëpo ka të atillë që mendimin e Ibn Mundhirit - se me konsensus një veprim i tillë nuk është i lejuar - e konsiderojnë si veprim iluzioni, krejtësisht të papranueshëm, që nuk pasqyron realitetin dhe hadithin e mëhershëm e konsiderojnë si hadith që trajton tematikën e përkatësisht të sadakasë obligative dhe të zekatit. Por, megjithatë, të këtij mendimi janë shumë pak dhe si mendimi i zgjedhur shihet mendimi tjetër, të cilin e përkrahin pjesa dërrmuese e juristëve muslimanë, madje ka shumë prej juristëve që s'e fare përmendin mendimin e dytë, madje në shumë libra të jurisprudencës ekziston vetëm mendimi i parë. Sidoqoftë, një zgjerim i tillë këtu vjen si rrjedhojë e njohjes së mendimeve dhe formës së argumenteve të tyre, ndonëse, për shkak të natyrës së trajtimit të kësaj çështjeje, e kemi të pamundur të përmendim të gjitha argumentet dhe kundërpërgjigjet e ndërsjella në formën e argumentimit dhe në vetë argumentin.

### Bashkëshorti për bashkëshorten dhe anasjelltas

Parimisht, burri e ka obligim të kujdeset për gruan e tij. Ai është përgjegjës për mirëmbajtjen dhe furnizimin e saj. Ai njëherësh konsiderohet kujdestar për të dhe atij i takon t'ia sigurojë dhe plotësojë kushtet ekonomike. Në këtë aspekt, gruaja nuk e ka obligim të punojë dhe të fitojë për mirëmbajtjen e familjes, ngase ky obligim i takon burrit dhe është nën përgjegjësinë e tij, mirëpo, nëse ajo punon, atëherë nuk ka gjë të keqe dhe mund t'i ndihmojë bashkëshortit të saj në sigurimin e kushteve materiale. Islami dy bashkëshortët i trajton si një tërësi të pandashme, ashtu siç i trajton fëmijët me prindër, që edhe nëse tentojnë të largohen a të ndahen në mes vete, ata mbesin prapë si një tërësi e veçantë. Në lidhje me këtë, i Madhërishmi në Kuranin famëlartë thotë: "Dhe një prej shenjave të Tij është që prej jush krijoi për ju bashkëshortet tuaja…". (Err-Rrum, 21). Prandaj, në këtë kontekst, dispozita e zekatit për bashkëshorten a e bashkëshortes për bashkëshortin e saj, është sikurse dispozita e zekatit të prindërve për fëmijët e tyre dhe anasjelltas. Pra, në parim nuk lejohet dhënia e zekatit për gruan e tij, sikundërqë nuk lejohet dhënia e tij për bashkëshortin e saj. Ndonëse Ibn Mundhiri për këtë çështje thotë se është me konsensus të dijetarëve - që nuk lejohet dhënia e zekatit për bashkëshorten e tij, ka edhe mendime që e lejojnë këtë, pa marrë parasysh se atë mendim përfaqësojnë një grup i vogël juristësh, megjithatë e shoh të arsyeshme që të theksohet një gjë e tillë, sa për njohuri[6]. Në anën tjetër, nëse bashkëshorti është i varfër dhe bashkëshortja dëshiron që zekatin t'ia japë bashkëshortit të saj, atëherë juristët janë të ndarë në dysh, e kjo vjen si rrjedhojë e argumenteve të ndryshme tek të cilat bazohen. Një pjesë e juristëve, në mesin e të cilëve janë Ebu Hanife dhe imam Maliku, në njërin prej transmetimeve të tij (të E.Hanifes të imam Malikut) dhe shumë juristë tjerë mendojnë se gruaja nuk ka të drejtë ta japë zekatin për burrin e saj dhe as anasjelltas. Ebu Hanife, për mendimin e tij, mbështetet në ajetin kuranor: *"Dhe nga faktet e Tij është që për të mirën tuaj, Ai krijoi nga vetë lloji i juaj palën* (gratë)*, ashtu që të gjeni prehje tek ato dhe në mes jush krijoi dashuri e mëshirë. Në këtë ka argumente për njerëzit që mendojnë"*. (Err-Rrum, 21). Sipas tij, burri e gruaja konsiderohen si pjesë e pandashme dhe sikur të jenë një tërësi e pandashme, e dhënia e zekatit për njëri-tjetrin konsiderohet sikurse t'i jepet vetes. Ndërkaq, pjesa tjetër e juristëve, në mesin e të cilëve janë dy nxënësit e Ebu Hanifes - Ebu Jusufi e imam Muhamedi, Thevriu, Shafiu, Maliku në njërin prej transmetimeve, dhe Ahmedi[7], mbështeten në hadithin në vijim: "Transmetohet nga Zejnebja, bashkëshortja e Abdullah ibn Mes'udit, të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut tha: "O ju turmë e grave, jepni sadaka-zekat edhe nëse është nga stolitë tuaja". Tha ajo: "U ktheva në shtëpi dhe i thashë Abdullah ibn Mes'udit: "Ti je njeri i varfër, e i Dërguari i Allahut na urdhëroi të japim sadaka-zekat, prandaj shko pyete se a më lejohet të të jap ty një gjë të tillë, në të kundërtën do të jap (sadaka) për dikë tjetër. (në versionin e Buhariut është kjo shtesë: "Zejnebja kujdesej për Abdullah ibn Mes'udin dhe disa jetimë nën përkujdesjen e saj, prandaj i tha Abdullahut: "Pyete të Dërguarin e Allahut se a lejohet të furnizoj ty dhe jetimët nën përkujdesjen time, prej sadakasë"). Abdullahu ia ktheu: "Shko pyete ti"! Unë shkova dhe ja që aty pranë portës së të Dërguarit të Allahut ishte një grua nga ensarët që kishte ardhur për të njëjtën çështje sikurse unë. Doli Bilalli dhe ne i thamë atij: "Shko tek i Dërguari i Allahut dhe informoje se dy gra qëndrojnë pranë portës sate me qëllim që të të pyesin se a lejohet sadakaja prej tyre për burrat e tyre dhe për jetimët që i kanë nën përkujdesje, mirëpo – thanë - mos i trego se kush jemi ne. Tha Zejnebja: "Hyri Bilalli dhe e informoi të Dërguarin e Allahut, e ai e pyeti: "Kush janë ato dyja?" Bilalli ia ktheu: "Një grua nga ensarët dhe Zejnebja". Ai tha: "Cila nga Zejnebet?" "Gruaja e Abdullahut"-ia ktheu Bilalli. Atëherë i Dërguari i Allahut tha: "Për ato të dyja ka dy shpërblime: një për shkak të afërsisë, dhe tjetri për shkak të sadakasë-zekatit". (Buhariu dhe Muslimi, teksti është marrë nga Muslimi, përveç shtesës). Problematika qëndron në faktin se, nëse me fjalën sadaka

të përdorur në hadith, kuptohet zekati-sadakaja obligative, ashtu siç nënkuptohet kjo shpesh në Kuran, apo nënkuptohet sadakaja vullnetare. Ata që mendojnë se me të kuptohet sadakaja obligative, lejojnë që gruaja ka të drejtë ta japë zekatin për burrin e saj, ndërsa ata që mendojnë se përmes nocionit sadaka në hadithin e mësipërm nënkuptohet sadakaja vullnetare, mendojnë se gruaja s'ka të drejtë të japë zekatin për burrin e saj. Ajo që thamë më sipër - se Ebu Hanifja është bazuar krejtësisht në diçka tjetër - nuk nënkupton se ai nuk e ka njohur këtë hadith, përkundrazi hadithin në fjalë ai e konsideron si një obligim vullnetar dhe kurrsesi obligativ, prandaj edhe imam Tahaviu në komentin që i bën mendimit të Ebu Hanifes, pasi shqyrton të gjitha mendimet, thekson se hadithi në fjalë flet për një veprim vullnetar dhe jo obligativ, siç e kanë cilësuar disa juristë.

### Zekati për të afërmit e tjerë

Kur jemi tek të afërmit e tjerë, ka mbetur për t'u trajtuar një çështje me rëndësi, e cila ka të bëjë me zekatin për të afërmit, me përjashtim të prindërve dhe fëmijëve, e ata mund të jenë vëllezërit, motrat, hallat, tezet e të ngjashme me këto. Në këtë çështje, polemikat janë më të theksuara dhe mospajtimet në mes juristëve janë më të mëdha sesa ato paraprake. Për të mos u stërzgjatur shumë, do të përmendin dy mendimet kryesore[8] në lidhje me zekatin për vëllezërit në mes tyre, ose për motrat dhe anasjelltas, për hallat e të tjera. Mendimi i parë që përfaqësohet ekskluzivisht nga hanefinjtë (Ebu Hanife dhe nxënësit e tij), nga imami Jahja, nga Ahmed ibn Hanbeli sipas transmetimit burimor (dhahiru-rrivajeh), nga imam Maliku[9] dhe një grupi të madh juristësh, që mendojnë se lejohet zekati për këto grupe njerëzish, me përjashtim të zekatit për prindër e fëmijë, të cilën e kemi trajtuar më sipër. Mendimi i tyre gjen mbështetje edhe tek disa ashabë, si ibn Abbasi dhe të tjerë, të cilët kishin mendimin se lejohet të jepet zekati për të afërmit, nëse ata janë nevojtarë dhe të varfër. Këta bazohen edhe në ngjarjen e gruas së Abdullah ibn Mes'udit, e cila, sipas një transmetimi, e kishte pyetur të Dërguarin e Allahut për t'i dhënë sadaka bashkëshortit dhe fëmijëve jetimë të vëllait të saj. Ndërkaq, mendimi i dytë që përfaqësohet nga Shafiu dhe Ahmedi në njërin nga mendimet e tij, ka të bëjë me faktin se nuk lejohet dhënia e zekatit për të afërmit në fjalë, ngase, sipas tyre, nëse jep zekatin për ta, atëherë sikur bie poshtë përkujdesja dhe furnizimi i tyre, që janë të detyrueshme. Sidoqoftë, në lidhje me këtë tematikë këto ishin dy mendimet kryesore, të dyja me argumentet e veta, por ajo që vlen të theksohet, është preferenca e shumë dijetarëve për mendimin e parë. Në lidhje me këtë, Jusuf Kardavi shprehet: "Mendimi që e përzgjedhim, është ai të cilin e përkrahin shumica e dijetarëve që nga koha e ashabëve, tabiinëve dhe të tjerëve, të cilët kishin lejuar dhënien e zekatit për të afërmit, me përjashtim të fëmijës dhe prindit".[10]

(1) Sabik, Sejid, Fikhu's Suneh, v. 1, f. 459. (2) Ibn Tejmije, Ihtijarat ibn Tejmije, f. 61. (3) Kur'ani i Madhërishëm. Përktheu kuptimet e tij nga gjuha arabe: Prof. Hasan Nahi. Bot. IV-të, boton AIITC, Tiranë, 2006. (4) Ibn Kudame, el-Mugni, v. 2, f. 647. (5) Sherfudin Husejn ibn Ahmed ibn Husejn es-Sijagi, es-San'ani, Rrevdu-n Nedir, v. 2, f. 421. (6) Nevevi, El-Mexhmu, v. 6, f. 229. (7) Shevkani, Nejlul Evtar, v. 4, f. 189. (8) Kur themi dy mendimet kryesore kemi për qëllim mendimet që janë të njohura, ngase ka edhe mendime tjera në këtë çështje, si mendimi i Abdullah ibn Davudit, e që sipas tij dhënia e zekatit për të afërmit tjerë është veprim i urryer, që nuk preferohet, megjithatë nuk është i ndaluar. Shih el-Emval, f. 582. (9) Malik ibn Enesi (transmetim i Sahnun ibn Seid Et-Tenuhi) El-Mudevinetul Kubra, bot. I-rë, el-matbeatul hajrijetu, 1324h, v. 1, f. 256. (10) Kardavi, Fikhu'z Zekah, v. II, f. 725.

Mr.Qemajl Morina

# MALAJZIA NË 30-VJETORIN E BANKIMIT ISLAM

**Në rrafshin global, bankimi islam gjatë këtyre njëzet viteve të fundit ka realizuar një përhapje të madhe. Ekzistojnë mbi 400 banka, të cilat u shërbejnë klientëve të tyre sipas bankimit islam. Vlera e shumës tejkalon 2 trilionë dollarë në 80 vende anekënd globit. Në vitin që shkoi, vlera e përdorimit të çeqeve sipas Sheriatit u rrit mbi 50%, për se vlera e investimeve arriti në 130 bilionë dollarë,**

Sivjet Malajzia feston 30-vjetorin e suksesit të bankimit islam, i cili pa ti filluar zyrtarisht me themelimin e Bankës Islame të Malajzisë në korrik të vitit 1983. Mirëpo, vlen të thuhet se bërthama e parë e bankimit islam në Malajzi kishte filluar shumë më herët. Ideja e kursimit pa kamatë kishte filluar në vitet gjashtëdhjetë të shekullit të shkuar pas me themelimin e Fondit të haxhit "Tabong haxhi", ku muslimanët, të cilët dëshironin ta kryenin haxhin, derdhnin kursimet e tyre, të cilat Fondi i përdorte për investime të vërteta pa bashkëvepruar me kamatë. Ajo që dallon eksperiencën malajziane të bankimit islamik, është se ajo përvojë vazhdoi të zhvillohet. Qëllimi është caktuar dhe është i definuar, kurse përvoja gëzon prioritetin dhe mbështetjen e qeverisë. Po ashtu ajo u përkrah me themelimin e një numri të madh universitetesh si dhe të qendrave hulumtuese, për ta zhvilluar dhe për të sjellë risi në këtë aspekt.

### Dallimi nga sistemi tradicional bankar

Bankat me pjesëmarrje bazohen në të drejtën islame. Sipas Kuranit, interesat bankare janë të ndaluara - ato as që duhet të kërkohen, as që duhet të paguhen. Në këtë mënyrë bankat islame nuk lejohet të japin kredi me interes. Mirëpo ndarja e fitimeve është e lejuar. Bankat e zakonshme paratë i mbledhin me pagimin e interesit/kamatës. Përkundrazi, bankat me pjesëmarrje paratë i mbledhin në kuadër të një marrëveshjeje fitim/humbje. Banka me pjesëmarrje në këtë mënyrë nuk jep para hua, po fitimet e saj i nxjerr nga tregtia. Marrëdhënia e këtillë me klientin është një marrëdhënie tregtare. Huat islame në sistemin bankar islam quhen "Sukuk-e"."Ne jemi shumë pranë klientëve tanë dhe e dimë me saktësi se për se përdoren paratë tona. Në institutet bankare të zakonshme, kredimarrësi mund t'i përdorë paratë që merr kur të dojë dhe për se të dojë. Rrjedhja e parave është më pak transparente, kurse llogaritë rrjedhëse bankare




tej ne janë në partneritet. Këto llogari rrjedhëse mund të nxjerrin fitim, vetëm kur nxjerrë fitim edhe banka. Kur banka shënon humbje, llogaria rrjedhëse duhet të bëhet pjesë e kësaj humbjeje", - thotë Osman Akyüz, Sekretar i përgjithshëm i bankave me pjesëmarrje, në bisedë me DW. Malajzia e paraqet veten pioniere në bankimin islam në kongreset botërore, në takimet periodike të hulumtuesve, ajo tërheq ekspertë të dalluar të kësaj fushe, të cilët i angazhon për të punuar në universitetet dhe në institutet e saj, të cilat janë themeluar për përkrahjen e hulumtimit dhe studimit të bankimit islam. Për këtë formë veprimi ajo u bë epiqendër e të interesuarve, prej hulumtuesve dhe studentëve të magjistraturës e të doktoraturës nga të gjitha anët e botës - për t'u regjistruar në universitetet e saj. Edhe pse vëllimi i tregut të bankimit islam në Malajzi nuk tejkalon 18% të vëllimit të përgjithshëm të tregut, megjithëkëtë parashihet që deri në vitin 2020 kjo përqindje të arrijë në 40. Tash për tash në Malajzi funksionojnë pesë banka islame. Ato janë: "Banka Islame", "Banka e transaksioneve", si dhe tri banka arabe: "Banka Erraxhihi", "Shtëpia e investimeve kuvajtiane" dhe "Banka Islame e Katarit". Bankat në fjalë, në bashkëpunim me universitetet e Malajzisë, bëjnë përpjekje për shpikjen e metodave të reja islame për investime në projekte përmes atyre që njihen si "çek islam" që është alternativ tradicionale e obligacioneve islame. Malajzia dallon nga vendet e tjera islame, sepse "Bordi i Sheritatit", i cili merret me lejimin e transaksioneve, gjendet në Bankën Qendrore, kurse në vendet e tjera ai gjendet në çdo bankë.

**Sektori financiar mund të bëhet më gjithëpërfshirës**

Në rrafshin global, bankimi islam gjatë këtyre njëzet viteve të fundit ka realizuar një përhapje të madhe. Ekzistojnë mbi 400 banka, të cilat u shërbejnë klientëve të tyre sipas bankimit islam. Vlera e shumës tejkalon 2 trilionë dollarë në 80 vende anekënd globit. Në vitin që shkoi, vlera e përdorimit të çeqeve sipas Sheriatit u rrit mbi 50%, për se vlera e investimeve arriti në 130 bilionë dollarë, sipas raportit të Radios BBC nga Londra. Përdorimi i bankave islame, i të ashtuquajturave banka me pjesëmarrje, po bëhet gjithnjë e më i preferuar në Turqi. Statistika e shoqatës turke të bankave me pjesëmarrje (TKBB) tregon: që prej vitit 2006, sektori i bankave islame në Turqi është rritur me 25 deri 30 për qind në vit. Në fillim të këtij viti ishin rreth 800 filiale me gjithsej katër banka islame. Aktualisht numri i tyre ka arritur në 900. Ndër bankat me pjesëmarrje janë "Bank Asya", "Türkiye Finans", "Kuveyt Türk" dhe "Albaraka Türk". Tri prej katër bankave janë të rajonit të Gjirit Persik. Bankat me pjesëmarrje mbulojnë rreth pesë për qind të sektorit bankar turk. Për zëvendëskryeministrin Ali Babacan, kjo përqindje është përtej asaj që pritej. "Bankat me pjesëmarrje duhej të zotëronin një pjesë më të madhe, për t'u mundësuar sa më shumë njerëzve hyrjen në financim. Në këtë mënyrë sektori financiar mund të bëhet më gjithëpërfshirës", - citohet të ketë thënë Babacan nga gazeta Hyrriyet. Në rrafshin arab, Dubai së fundi iu bashkua bankimit islam. Londra po ashtu po bën çmos për t'u hapur dyert ekspertëve të bankimit islam për të zënë vendin e tyre që meritojnë në Qendrën Financiare të Londrës. Në rrafshin saudit, eksperti financiar Abdullah bin Reban, pohon: "Për fat të keq, ne jemi jashtë rrjedhave në këtë aspekt. Edhe pse në vendin tonë gjenden vendet e shenjta, një numër i konsiderueshëm universitetesh, Banka Islame për Zhvillim, Organizata Ndërkombëtare për Ekonomi dhe Investime, si dhe shumë organizata të tjera, megjithëkëtë, ky nuk ka qenë shkaku pse ne të jemi pjesë e konkurrencës së kësaj veprimtarie, për të cilën ne është dashur të jemi para të gjithë popujve të tjerë".

Mr. sci. Flamur Sofiu

# HUAJA- BORXHI DHE DISPOZITAT E TIJ NË TË DREJTËN ISLAME

**Transmetohet se i Dërguari a. s. ka thënë: "A e dini se çfarë është obligimi ndaj fqinjit? Kur ai të të kërkojë ndihmë, ndihmoje atë; nëse kërkon hua prej teje, duhet t'i japësh..".**

Borxhi-huaja është prej çështjeve të njohura në mesin e njerëzve dhe se në drejtën islame edhe vepër e lejuar dhe konsiderohet si vepër e rekomanduar (mendua) duke u mbështetur në tekstet kuranore dhe në hadithet e të Dërguarit a.s. Ligjshmërinë e borxhit e gjejmë në ajete kuranore, në hadithe, në konsensusin e dijetarëve (ixhma).

Allahu i Lartësuar ka thënë: *"O besimtarë, kur merrni hua prej njëri-tjetrit për një afat të caktuar, shkruajeni atë. Dhe nga mesi juaj le të shkruajë një shkrues i drejtë dhe të mos ngurrojë nga të shkruarit ashtu siç e ka mësuar All-llahu. Le të shkruajë, e atij le t'i diktojë ai që merr borxhin, le t'i frikësohet All-llahut, Zotit të tij e të mos lërë mangët asnjë send nga ai. E në qoftë se ai që ngarkohet me borxh, është i paaftë mendërisht, është i mitur ose nuk është në gjendje të diktojë, atëherë le të diktojë drejt kujdestari i tij. Kërkoni të dëshmojnë dy dëshmitarë burra nga mesi juaj, e në qoftë se nuk janë dy burra, atëherë një burrë e dy gra, nga dëshmitarët që i pëlqeni. (Dy gra në vend të një burri) Për shkak se, nëse njëra prej tyre gabon, t'ia kujtojë tjetra. Dëshmitarët të mos refuzojnë kur të thirren. Dhe mos përtoni për ta shkruar atë dhe afatin e tij, i vogël qoftë ose i madh, sepse kjo është më e drejtë tek Allahu, më e fortë për dëshmi dhe më afër mosndryshimit. Vetëm nëse është tregti e menjëhershme (dora-doras), që e praktikoni midis jush, atëherë nuk është ndonjë mëkat të mos e shënoni. Por, kur bëni shitblerje, dëshmojeni. E ai (pronari i pasurisë) nuk dëmton as shkruesit as dëshmitarët, e nëse bëni (dëmtimin), ai është mos respekt juaji (ndaj dispozitave të Allahut). Kini frikë Allahun, sepse Allahu ju dhuron dituri (të jashtëzakonshme), Allahu është i gjithëdijshëm për çdo send"*. (El Bekare, 282) dhe në ajetin: "... huazoni (jepni sadaka) për hir të Allahut hua të mirë". (El Muzemmil, 20). I Dërguari a.s. ka thënë: "Në natën e Israsë e kam pa se në derë të Xhenetit shkruante: Lëmosha shpërblehet dhjetëfish, kurse dhënia e huas (borxhit), shpërblehet tetëmbëdhjetë fish. E unë i thashë Xhibrilit a.s.: Për ç'arsye huaja është më e vlefshme se lëmosha? Ai më tha: Arsyeja është se lypësi lyp edhe kur ka, ndërsa ai që kërkon borxh, kërkon vetëm atëherë kur të ketë nevojë". Ndërkaq, për sa i përket ixhmait (konsensusit të dijetarëve), të gjithë janë të mendimit se lejohet marrja e huas dhe se shoqëria do të veprojë duke marrë hua prej kohës së të Dërguarit a.s., e deri në fundin e kësaj jete. Pra, të gjithë muslimanët janë të pajtimit për ligjshmërinë e huas, se lejohet të kërkohet borxh dhe se, ai që kërkon hua, nuk ka kurrfarë mëkati.

Dhënia e borxhit konsiderohet vepër e rekomanduar për atë që e jep, dhe lejohet ta marrë huamarrësi për nevojat e jetës së tij. Ndonjëherë ndodh që marrja e borxhit të jetë e ndaluar, si p. sh. kur huamarrësi merr hua për të bërë ndonjë vepër të ndaluar, si f.v. për të pirë alkool apo për të luajtur bixhoz etj..

Norma e marrjes së borxhit mund të jetë edhe mekruh (vepër e urryer), si p.sh. kur merr borxh dhe nuk e harxhon për diçka që është e dobishme dhe në interes të dobishëm. Po ashtu mekruh konsiderohet kur dikush merr hua duke e ditur se nuk ka mundësi për ta kthyer. Lejohet të merret borxh për ta blerë kurban, me kusht që marrësi të ketë mundësi për ta kthyer borxhin.

### Disa rregulla që duhet zbatuar për huan

Për çështjen e huas duhen pasur parasysh doemos këto rregulla:

1. Ai që merr hua, nuk duhet të kërkojë borxh përveçse kur ka nevojë të madhe, si p. sh. për t'u shëruar, për ndonjë operacion ose për të paguar diçka që është e domosdoshme për jetën, si p. sh. sigurimi i lëndëve të ngrohjes gjatë kohës së dimrit.
2. Huamarrësi duhet të mos e teprojë me shpenzime



duke ngrënë ushqime të shijshme dhe që nuk janë të domosdoshme për konsumim.

3. Huamarrësi duhet të jetë i bindur se do të ketë mundësi t'ia kthejë borxhin atij që ia ka dhënë, në kohën e caktuar, ngase ndryshe në këtë mënyrë huamarrësi bën mëkat, sepse bëhet shkaktar që të tjerët të mos japin më hua. "Dhe nuk japin as sendin më të vogël (as hua)".(El Maun, 7) Pra, borxhi duhet kthyer në kohën e duhur, në mënyrë që të tjerët të kenë vullnet për të dhënë hua.

### Regjistrimi i borxhit

Sipas së drejtës islame, kërkohet që borxhi të regjistrohet ose të merret diçka peng apo ndonjë gjë e ngjashme, me qëllim që të mbrohet dhe të ruhet e drejta e atij që jep hua-borxh. Allahu i Lartësuar për këtë thotë: "O besimtarë, kur merrni hua prej njëri-tjetrit për një afat të caktuar, shkruajeni atë... në qoftë se gjendeni në udhëtim dhe nuk gjeni shkrues, atëherë merrni peng (paradhënie ose kapar)". (El Bekare, 282 dhe 283) Shkrimi/Regjistrimi i borxhit nuk është vetëm për shkak të pasigurisë, po qëllimi kryesor është nëse ndodh vdekja e ndonjërit, atëherë borxhi nuk humbet, sepse është i evidencuar me shkrim.

**Shënim**: kur ndodh që të ketë mospajtime rreth vlerës dhe sasisë së borxhit në mes të dhënësit dhe marrësit, atëherë merret fjala e marrësit, por duke u betuar në Allahun se po thotë të vërtetën.

### Garancia e huas

Garancia e pasurisë që është dhënë hua, bëhet nga huamarrësi, prandaj ky e ka për obligim të garantojë pasurinë që merr hua. Pra, huamarrësi nga çasti që merr diçka hua a borxh, ai është edhe garantues i asaj pasurie.

### Pronësia e huas-borxhit:

Borxhi-huaja bëhet pronë e huamarrësit prej çastit kur ta marrë në duart e veta. Të këtij mendimi janë Ebu Hanifja dhe imam Muhamedi, kurse, sipas malikitëve, huaja-borxhi bëhet pronë e huamarrësit prej çastit të bërjes së aktit, edhe nëse ai nuk e ka marrë ende.

### Vendi ku duhet të kthehet borxhi:

Sipas unanimitetit të dijetarëve të katër medhhebeve, huaja-borxhi duhet të kthehet në vendin ku është marrë, nëse ka mundësi, ndonëse është i vlefshëm kthimi i tij në cilindo vend. Lejohet kthimi i borxhit në çdo vend, veçse duke u plotësuar kushtet e duhura.

### Borxhi nga i cili ka përfitim:

Sipas mendimit mbizotërues tek hanefitët, është e ndaluar të kihet përfitime nga dhënia e borxhit-huas, nëse kjo kushtëzohet, e nëse nuk kushtëzohet, atëherë lejohet të kihet përfitime prej tij. Po qe se ndodh t'i jepet huadhënësit dhuratë, lejohet, por, nëse kushtëzohet dhënia e dhuratës, kjo është mekruhi tahrimen (mekruh i rëndë). Sipas malikitëve, është e ndaluar rreptësisht që të kihet përfitime nga dhënia e borxhit, si p.sh., të hahen ushqime tek ai që i është dhënë hua nga huadhënësi, për shkak se i është dhënë borxh. Po ashtu ndalohet dhënia e dhuratës për atë që është huadhënës, nëse huamarrësi me atë dhuratë ka për qëllim ta shtyjë afatin e pagesës së borxhit. Sipas shafiitëve dhe hanbelitëve, nuk lejohet të ketë kurrfarë përfitimi nga dhënia e borxhit, si p.sh.



t'i jepet dikujt hua që t'ia shesë shtëpinë e më pastaj t'ia kthejë më shumë. Kjo është e ndaluar sipas këtyre dijetarëve.

### Dhurata në rastin e dhënies së huas:

U përmend më lart se, sipas hanefitëve, nëse kushtëzohet dhënia e dhuratës, është vepër shumë e urryer (mekruhi tahrimen), e nëse nuk kushtëzohet, lejohet. Ndërkaq, malikitët janë të mendimit se është e ndaluar rreptësisht të jepet dhuratë për huadhënësin. Këta mendimin e tyre e mbështesin në hadithin e të Dërguarit a.s., i cili ka thënë: "Kur ndokush prej jush jep hua, të mos marrë dhuratë". Po ashtu shënohet se i Dërguari a.s. e kishte ndaluar të merrej dhuratë kur të jepet borxh, ngase veprimi i tillë është i afërt me kamatën. Umer bin Abdulazizi dhënien e dhuratës për huadhënësin e ka konsideruar si ryshfet.

### Nxitja për të dhënë hua dhe për të kthyer borxhin:

I Dërguari a. s. i nxiste njerëzit për të dhënë hua dhe po ashtu kërkonte të paguhej borxhi me kohë. Transmetohet se i Dërguari a.s. ka thënë: "A e dini se çfarë është obligimi ndaj fqinjit? Kur ai të të kërkojë ndihmë, ndihmoje atë; nëse kërkon hua prej teje, duhet t'i japësh...". Po ashtu transmetohet nga Ibn Abbasi r.a. se i Dërguari a.s. ka thënë: "Çdo dhënie e huas është lëmoshë".

### Frikësimi nga marrja e borxhit:

Se nuk duhet nxituar për të marrë borxh përveç në raste kur njeriu ka nevojë të domosdoshme, këtë e shohim nga thëniet e të Dërguarit a.s.. Në një rast i Dërguari a.s. ka thënë: "Borxhi është flamuri i Allahut në tokë, e kur do Ai që të poshtërojë robin e Tij, atë flamur ia vendos në qafë"[1]. Transmetohen nga Amer bin el-Asi r.a., se i Dërguari a.s. ka thënë: "Allahu ia fal dëshmorit të gjitha



mëkatet përveç borxhit”. Po ashtu në një transmetim të dobët thuhet se i Dërguari a.s. ka thënë: “Nuk ka brengë përveç brengës për dhënien e borxhit, dhe nuk ka sëmundje të rëndë përveç dhimbjes së syrit”. Sipas këtyre haditheve, bëhet e qartë se duhet nxituar për pagimin e borxhit dhe duhet të ruhemi nga marrja e borxhit pa pasur nevojë.

**Borxhliu gjykohet sipas nijetit të tij:**

Ai që merr borxh, duhet ta ketë nijetin për ta paguar (kthyer) atë që prej çastit kur e merr borxhin, ngase në këtë mënyrë ai fiton mëshirën dhe ndihmën e Allahut. Në një transmetim, i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: “Për atë që merr borxh me qëllimin e vetëm që ta paguajë atë, Allahu cakton disa engjëj që ta ruajnë dhe të luten për të, derisa ta paguajë borxhin”.

Disa nga të parët (selefitë) merrnin borxh edhe pa pasur nevojë, vetëm për të arritur që atyre t’u caktoheshin engjëj që të luteshin për ta. Po ashtu transmetohet nga Mejmunete r.a., e cila ka thënë: E kam dëgjuar të Dërguarin a.s., se ka thënë: “Ai që merr borxh me dëshirë që ta paguaj (ta kthejë), atë e ndihmon Allahu i Madhërishëm”.

**Shpirti i besimtarit është i varur për shkak të borxhit:**

Transmetohet nga Ebu Hurejrete r.a., se i Dërguari a. s. ka thënë: “Shpirti i besimtarit është i varur për shkak të borxhit të tij, derisa të paguhet borxhi”.(2). Transmetohet nga Aliu r.a. se, kur vinte ndonjë xhenaze te i Dërguari a.s. ai në fillim pyeste mos i vdekuri kishte borxh. Nëse i thuhej se kishte borxh, ai ndalej dhe nuk ia falte namazin. Nëse i thuhej se nuk kishte borxh, ia falte namazin. Kishin sjellë një herë një xhenaze dhe i Dërguari a.s. ishte bërë gati për t’ia falur xhenazen, por, kur pyeti mos i vdekuri kishte borxh, e ata i thanë se kishte borxh dy dinarë, atëherë u tërhoq i Dërguari a.s. dhe u tha shokëve të tij: Faljani namazin e xhenazes”! E Aliu r.a. tha: Unë po e marr përgjegjësinë për ta paguar borxhin e këtij të vdekuri” - dhe atëherë i Dërguari a.s. doli dhe ia fali namazin e xhenazes, e më pastaj i tha Aliut: “Allahu të shpërbleftë me të mira, Allahu e largoftë prej teje atë që të bëhet peng sikurse largove këtë borxh prej vëllait tënd. Nuk ka asnjë të vdekur që vdes, e që ka borxh, e të mos jetë peng i borxhit të tij. Prandaj ai që i largon këtë mundësi të bërjes peng, Allahu atë e shpëton në Ditën e Kiametit”. E disa që ishin të pranishëm, thanë: A është kjo e veçantë vetëm për Aliun apo në përgjithësi për të gjithë muslimanët? I Dërguari a.s. tha: “Kjo është për secilin musliman”. Nga kjo rregull kuptohet qartë se është vepër e rekomanduar që t’i paguhet borxhi atij që ka vdekur me ndonjë borxh të pashlyer.

**Transferimi i borxhit tek tjetri:**

Kjo mënyrë e pagesës së borxhit realizohet kur obligimi i pagesës së borxhit i bartet tjetrit. Kjo mënyrë transferimi në të drejtën e Sheriatit konsiderohet veprim legal. Transmetohet se i Dërguari a.s. ka thënë: “Vonesa e pagesës së borxhit nga i pasuri që ka pasuri, është zullum, e po qe se ndonjërit prej jush i ofrohet mundësia e pagesës së borxhit duke u transferua tek tjetri, le ta pranojë këtë transfer, nëse personi ka mundësi ta paguajë borxhin”. Pra, në këtë rast vlen të përmendet se duhet marr leje nga borxhdhënësi për transferimin e borxhit tek tjetri.

**Lutjet e rekomanduara për të eliminuar borxhin:**

Pa dyshim që lutjet drejtuar Allahut janë gjëja më e rëndësishme që të na mundësohet pagesa e borxhit. Transmetohet nga Ebu Seid el-Hudariu r. a., i cili ka thënë: Një ditë i Dërguari i Allahut a. s. kishte hyrë në xhami, ku ishte i ulur njëri prej ensarëve, i cili njihej si Ebu Umamete. Në atë rast i Dërguari a.s. i pati thënë: Çfarë ke që po qëndron ulur në xhami, kur nuk është koha e namazit”? Ai u përgjigj: Më ka kapluar mërzia e borxheve, o i Dërguari i Allahut! “Ki mendjen, a dëshiron të të mësoj ty diçka që, kur ta thuash, Allahu i Lartësuar do të largoj prej teje mërzinë dhe do të a mundësojë të paguash borxhet” – i tha. Ai u përgjigj: Po, si jo! Atëherë i Dërguari a.s. i tha: “Kurdo që të zgjohesh në mëngjes dhe kurdo që të biesh në gjumë, thuaj: “O Zoti im, kërkoj mbështetje tek Ti, që të më largosh brengën dhe pikëllimin, kërkoj mbështetje tek Ti, që të më mbrosh prej plogështisë dhe përtacisë, kërkoj mbështetje tek Ti, të më largosh frikën dhe koprracinë, kërkoj mbështetje tek Ti, të më ndihmosh të paguaj borxhet dhe të më mbrosh nga shtypja e njerëzve”. Tha: E thashë këtë dua, dhe Allahu më mundësoi të paguaj borxhet dhe më largoi mërzinë.

*(1) Transmetojnë Ahmedi dhe el-Hakimi (2) Transmeton Ahmedi*

Dr.sci. Musa Vila

# NJERIU I MIRË ËSHTË NË MBROJTJE TË ALLAHUT XH.SH (2)

### Shprehja në hadith: *"Kur ta dua robin Tim, Unë bëhem shqisa e tij e të dëgjuarit, e të pamurit, dora e tij dhe këmba e tij"*

Në këto fjalë të Resulullahut në aspektin gjuhësor ka fjalë të paramenduara. Këtë mund ta ilustrojmë me shembuj: Kur i thua dikujt *ittekil-lah* – *"Ki frikë Allahun"*, atëherë nga ana substantive kuptohet se ai duhet të ketë mburojë, pengesë në mes tij dhe Allahut, e në realitet nuk kuptohet kështu, por qëllimi është *"ki frikë dënimin e Allahut" – itteki adhabell-llah* .Në këtë hadith paramendohet thënia: *"Kur ta dua robin Tim, Unë bëhem ruajtës i shqisës së dëgjuarit me të cilën dëgjon;bëhem ruajtës i të pamurit me të cilën ai shikon, bëhem ruajtës i dorës me të cilën ai vepron (godet), bëhem ruajtës i këmbës me të cilën ecën*. Kjo i përngjet thënies së të Dërguarit a.s.: *"Ruaje Allahun, Allahu të ruan ty"*. Kuptimi është se kush e respekton Allahun me përkushtim në kryerjen e veprave vullnetare pas detyrimeve, Allahu atë do ta ruajë nga dyshimet e devijuara, nga intrigat e djallit, do t'i ndihmojë që ai të mos mbizotërohet nga askush dhe nuk do të ketë forcë që mund ta mposhtë atë. Në këtë kontekst Allahu xh.sh. thotë:*"Se ti (o djall) ndaj robërve të Mi nuk ke kurrfarë force (as fizike e as mendore), përveç atyre të humburve që vijnë pas teje"*. (El Hixhër, 42). El Hatabiu thotë: "Kjo thënie (e hadithit) është me shembuj, e kuptimi është se këto gjymtyrë janë të udhëzuara nga Allahu në vepra që i punojnë, nga dashuria e Allahut ato kanë lehtësime, janë të ruajtura nga ndodhitë e këqija që mund të futen me shqisën e të dëgjuarit, janë të ruajtura nga të shikuarit në gjërat që shikimi në to është i ndaluar, e kanë të ruajtur dorën aty ku nuk lejohet të preket apo goditet, e kanë të ruajtur ecjen për të keqen që duhet arritur. Apo kuptimi i tij është ruajtja e Allahut robin e Tij, ngase kur e do atë urren që të sillet me gjëra që janë të ndaluara.[18] Kështu evliaja nuk dëgjon përveç atë me të cilën Allahu është i kënaqur, nuk shikon, as nuk flet, as nuk vepron, e as nuk ecën përveçse aty ku Allahu është i kënaqur me të. Në këtë hadith kemi shprehje metaforike, ku dashuria e flakët e Allahut për robin nënkupton që robi me i dhënë përparësi urdhrave të Allahut mbi çdo gjë tjetër. Kjo mund të ilustrohet edhe në këtë mënyrë: Kur nëna i thotë djalit të saj "Ti je syri im, zemra ime, shpirti im", që nënkupton se ajo e do djalin e saj ashtu siç e do veten, syrin, shpirtin dhe zemrën e saj. Kështu evliaja e do Zotin e tij më shumë se sa e do dëgjimin, shikimin, dorën dhe shpirtin e tij. Njeriu pa këto gjymtyrë nuk mund të arrijë aty ku do apo aspiron. Paramendoje një person që ka gjymtyrë të palëvizshme, duart apo këmbët e palëvizshme, ai nuk mund të arrijë pa to asnjë aspiratë. Ndërsa me gjymtyrët që i posedon ai mund të arrijë shumë nga kënaqësitë e Allahut, por megjithatë këto gjymtyrë kanë fuqi të limituara, janë të pa mundshme për shumë gjëra, kështu që kur Allahu i afron përkrahje, ndihmë, atëherë gjymtyrët mund të arrijnë edhe keramete, të cilat i tejkalojnë gjërat e zakonshme.

### Shembuj të fuqisë së gjymtyrëve përmes kerameteve

Se çka do të thotë fuqia e gjymtyrëve të evliave të Allahut përtej aftësive të limiteve të tyre, më së miri mund ta ilustrojmë me shembullin e Omerit r.a.:*"Vërtet ai (Omeri r.a.) ishte duke mbajtur hytben e xhumasë, e gjatë fjalimit të tij (iu shfaq pozita e ushtrisë në front) thirri: "O Sarije! Kodra, kodra". Njerëzit u kthyen duke shikuar njëritjetrin. Sarije ishte komandant i ushtrisë së muslimanëve. Ushtria e dëgjoi zërin e Omerit duke i nxitur që ta mësyjë kodrën, kur e mësyu e hasi ushtrinë e politeistëve gati sa i sulmoi nga shpina. Atëherë (ushtria e muslimanëve) nxituan dhe i paraprinë në sulm dhe betejën e fituan". **[19]**.* Pra, Omeri r.a. kur e pa ushtrinë, nuk e pa me fuqinë lëndore dhe njerëzore të syrit të tij, por e pa me fuqinë që ia mundësoi Allahu xh.sh. Ushtria kur e dëgjoi zërin e Omerit nuk e dëgjoi me fuqinë njerëzore të veshit, por e dëgjoi me fuqinë e Allahut të Lartësuar. E ky është edhe kuptimi i hadithit *"Allahu bëhet shqisa e të dëgjuarit me të cilën dëgjon njeriu, shqisa e të pamurit me të cilën ai shikon*.

Gjithashtu kemi ndodhinë kur Resulullahu a.s. me një grusht të dheut i gjuajti fytyrat e politeistëve dhe tha: *"Fytyrat ju deformofshin"*, atëherë të gjithëve në sytë e tyre ju ra dheu, e nga frika morën ikën". [20]Në këtë kontekst Allahu xh.sh. thotë: *"Nuk e hodhe ti (pluhurin në sytë e armikut, o Muhamed) kur e lëshove nga grushtet e tua, por e hodhi Allahu". (El Enfalë, 17)* Kështu që thëniet e pluhurit në sytë e politeistëve nuk arriti me fuqinë e dorës së Pejgamberit a.s., por arriti me fuqinë e Allahut xh.sh. E ky është kuptimi i shprehjes në hadith: *Allahu bëhet dora e tij me të cilën ai vepron– godet.*

Thuhet se kuptimi i kësaj shprehje të hadithit është meditimi i thellë i evliasë në horizonte në krahasim me meditimin e njeriut të thjeshtë. P.sh. fëmija kur e shikon dritën, zilen dhe i prek lojërat në Iphone (telefon celular), ai këtë Iphone e sheh vetëm si një lodër të mrekullueshme pa i parë operacionet dobitë dhe mundësitë e tjera mahnitëse të Iphonit. Kështu njeriu i thjeshtë hapësirën, tokën, qiellin, yjet, detet, oqeanet, bimët, lulet, nuk i vëren përveçse panorama të bukurisë me të cilat njeriu kënaqet duke i parë. Ndërsa evliaja-besimtari nuk sheh diç nga këto përveçse ia kujton fuqinë, urtësinë dhe dijen e Allahut. Krejt këto mendime në hadith nuk bien në kundërshtim njëra me tjetrën, përkundrazi e plotësojnë

njëra-tjetrën rreth një kuptimi, e ai është se hadithi është metaforë që tregon ndihmën, mbështetjen, forcën dhe përkrahjen e Allahut ndaj evliasë.

**Shprehja në hadith:** *"Nëse ai më kërkon Mua diçka, Unë do t'ia japë atij, nëse ai kërkon Mbrojtjen Time, Unë do ta mbrojë atë (besimtarin – evlianë)".*

Kur njeriu vazhdon duke qenë i afërt me Krijuesin e tij, atëherë atij i mundësohen disa epërsi nga të tjerët që qëndrojnë larg Krijuesit. Kjo epërsi tregohet edhe në këtë pjesë të hadithit që është një pozitë e lartë për të dashurit, evliatë dhe të afërmit e Allahut. Ai evliave u përgjigjet në lutjet dhe kërkesat e tyre, i mbron kur ata kërkojnë mbrojtje. Kështu dashuria ndaj evliave shëndërrohet në përgjigje të ftesës duke iu mundësuar keramete të paprecedentë. Në këtë kontekst Resulullahu a.s. thotë:*"Vërtet janë disa robër të Allahut, kur betohen në Allahun, betimi i tij është i realizon"*. **[21]**Sikur Allahu t'i thotë atij: se je në pozitën që kur betohesh në Allahun, Allahu është Ai që ta pastron betimin tënd. Pozitë kur njeriu si krijesë e dobët betohet në Mbretin e mbretërve, e ai ia pranon betimin e tij. Ky është El-Bera bin Malik, sahabët kur shkonin në beteja luftarake e merrnin me vete dhe i thoshin të betohet në Allahun se do të korrim fitore –. Kështu në një betejë në veri (të shtetit islam) pabesimtarët ishin të rrethuar dhe nuk pranonin të zbritnin nga Kalaja e fortifikuar. Sahabët i thanë El-Beraut për Allahun, betohu në Allahun të korrim fitore. Ai u tha: "Më jepni pak hapësirë". Shkoi dhe u pastrua, u parfumua, u kthye dhe ngriti shpatën lart duke iu lutur Allahut xh.sh. me këto fjalë: *"O Zoti im, vërtet Ti e di se të dua shumë, andaj të lutem duke u betuar në Ty për fitore"*. Ai njëherësh kërkoi të jetë edhe dëshmori i parë në këtë betejë. E Allahu xh.sh. me madhështinë e Tij iu përgjigj: *Pasha Krenarinë dhe Fuqinë Time gjithsesi do të ndihmoj për fitore qoftë se edhe pas një kohe-momenti"*.Kështu ai u betua, beteja u zhvillua, ai ra dëshmor, fitorja u arrit me thyerjen e kalasë dhe mbytjen e pabesimtarëve dhe mbi kala u ngrit flamuri "La ilahe il-lall llah". [22]

Pra, prej sahabëve që i pranohej lutja duke u betuar ishin El-Bera bin Malik, Enes bin En-Nedar. Ndërsa prej sahabëve që lutja i pranohej ishin: Sead bin Ebi Vekas, El-Alau bin El-Hadremij, Enes bin Malik, Ebu Muslim El-Havelanij etj. Njëherë Ala bin El-Hadremij r.a. ishte në ekspeditë me sahabët. Ata i mori etja. Ky u fal dhe vazhdoi duke e lutur Allahun xh.sh. me emrat e Tij, duke shprehur modestinë dhe nënshtrimin si rob, duke cekur se janë dalë prej shtëpive për të luftuar në rrugë e Tij, i kërkoi zbritjen e shiut për heqje të etjes dhe për marrje të abdesit dhe njëherësh askush të mos ketë hise në këtë ujë. Duke ecur pak papritmas gjetën një përroskë që ishte nga shiu i zbritur. Nga ai pinë, morën abdes dhe mbushën enët e tyre. Pas tyre shkuan disa sahabë të tjerë në të njëjtin vend, nuk gjetën asgjë, u zhduk uji si të mos kishte pasur asnjëherë ujë në atë vend.

Duke u mbështetur në këtë hadith, shumë njerëz duke menduar se janë evlia, e mashtruan veten, iu lutën Allahut e Ai nuk iu përgjigj. Ngase në këtë drejtim ka nevojë për burra të drejtë, të sinqertë, korrektë, të pastër në zemër dhe shpirt. Sepse çështja e evliasë vendndodhjen e ka në zemër, e jo në formalitete.

**Shprehja në hadith:** *"Unë nuk ngurroj për asnjë punë sa ngurroj të marr shpirtin e robit tim besimtar, pasi ai e urren vdekjen dhe Unë urrej ta zhgënjej atë".*

Dijetarët kësaj pjese të hadithit i kanë dhënë disa kuptime:

-Ndodhë që njeriu gjatë jetës së tij të goditet nga ndonjë sëmundje e rëndë, por gjatë lutjes së tij për shërim Allahu e shëron, kështu ia largon atë të keqe për shkak të lutjes, e në anën tjetër ndoshta aty ka qenë përfundimi – vdekja e tij, po ja që i jep një mundësi vazhdimi. Në këtë rast kemi një dilemë nga Allahu xh.sh., i Cili duhet të veprojë ashtu siç është, ndërsa e vepron tjetrën që i shkon për shtati apo e kërkon besimtari. Por, duhet ta dinë se patjetër përfundimi duhet të ndodhë, ngase Allahu xh.sh. e ka bërë ligj përfundimin e jetës për krijesat e tij, atëherë kur e arrin caktimin e Tij, e përjetësinë e ka përvetësuar për veten e Tij.

- Kuptimi mund të jetë se melekët e vdekjes për askënd nuk kanë dy mundësi, e Unë jam vepruesi i asaj çështjeje, përveç për ata robër të mirë që e urrejnë vdekjen. Siç kishte ndodhur dilema e Musait a.s. në momentin kur meleku i vdekjes iu paraqit për marrjen e shpirtit e ai e kishte refuzuar herë pas here dhe kishte shkaktuar një konflikt verbal.

Që të dy mendimet e cekura kanë të drejtën e tyre, ngase Allahu xh.sh. ka mëshirë dhe është i dhimbshëm ndaj robit të tij. [23]

- Allahu xh.sh. vdekjen e ka caktuar për të gjithë robërit e Tij. Këtë e shpreh në citatin kuranor: *"Secili shpirt do ta shijojë vdekjen"*. (Ali Imran, 185). Allahu xh.sh. kur e cakton një vendim aty nuk ka dilemë, por vdekja është e rëndë dhe në të ndodhin vështirësi dhe mundime kur ajo afrohet. Ashtu siç tregon Aisheja r.a. për mundimet dhe vështirësitë e Pejgamberit a.s. në çastet e fundit të agonisë së vdekjes. Ajo thotë: "Nuk lakmoj që askujt Allahu xh.sh. t'ia lehtësojë vdekjen pas asaj që kam parë nga vështirësitë e vdekjes së Resulullahut. Tek ai ishte një kovë me ujë, në të e fuste dorën dhe e fërkonte fytyrën me ujë dhe thoshte:*"Zoti im më ndihmo në këtë agoni të vdekjes!* **[24]**... *La ilahe il-lall-llah, vërtet vdekja ka agonitë"*. **[25]**

Me këtë na tregon neve se ndarja e shpirtit prej trupit është ndarje e vështirë dhe e mundimshme për besimtarët, por këtu është edhe efekti i shpërblimit për njerëzit e devotshëm. Vështirësitë ekzistojnë, por takimi me Allahun është më i dashur dhe i tejkalon të gjitha vështirësitë dhe mundimet. Këtu kemi hadithin:*"Por vërtet besimtarit kur t'i vie vdekja, përgëzohet me kënaqësinë dhe respektin e Allahut, kështu nuk ka gjë më të dashur para vetes së tij dhe e dëshiron takimin me Allahun edhe Allahu e dëshiron takimin me të..."*. **[26]**Por, ndodhë që besimtari të urrejë vdekjen për shkak të vështirësive që ka, e Allahu nuk e zhgënjen, ngase i dëshiron lehtësim, e jo vështirësi në ndarje nga kjo botë.

(1)"Sahihul Buhari", Kitabu rrikaik, v.11 f.340, nr.6502. [2] "Sunen Ibn Maxhe", v.12 f.124, nr.4092. [3] Ahmed Ulvan Hakki, "El-erbeun hadithen fil ahlaki", f.45. [4] "Et-tabekat eshafiaije", v.7, f.155.(5] Ibn Rexhep, "Xhamiul ulumi vel hikem", f.588. [6] Ibn Haxher, "Fet'hul Bari", v.11 f.340. [7] "Sunen Ebi Davud", v.12 f.291. [8] "Sahihul Buhari", v.8 f.354, nr.4686. [9] "Fet'hul Bari", v.11 f.340. [10] Ahmed Ibn Hanbel, "Ez-zuhd", f.83. [11] "Sahihu Muslim", v.3 f.29, nr.744.[12] "Sahihul Buhari", nr.406; Muslim, nr.547.[13] El-Albani, "Sahihul Xhamiu", nr.3124. [14] "Sahihu Muslim", nr.1827. [15] "Sahihu Muslim", nr.2676. [16] "Sunen Ebi Davud", nr.3527. Albani e ka konfirmuar autentik. [17] El-Albani, "El-Xhamiu s-sahih", nr.3759; "El-Mu'xhemul evset lit-Taberanij", v.2 f.455, nr.956. [18] "Fet'hul Bari bi sherh Sahihul Buhari", v.11 f.340. [19] Ibn El-Ethir, "Usdul gabe fi marifeti s-sahabe", v.4 f.164. [20] "Sahihu Muslim", v.3, f.1402, nr.1777. [21] "Sunen Ebi Davud", v.4 f. 197, nr.4595; "Musned Ahmed", v.3 f.128. [22] Aidë El-Karnij, "El-Misku vel ainberu fi hutabil minberi", f.124. [23] "Fet'hul Bari", v.11 f.341. [24] "Sunen Ibn Maxhe", v.5 f..114, nr.1612.[25] "Sahihul Buhari", Kitabu rrikak, nr.6510. [26] Po aty, nr.6507.

Prof.dr. Halid Es-Samedij

# EDUKIMI ISLAM DHE DIMENSIONI STRATEGJIK I ÇËSHTJEVE TË ZHVILLIMIT

**"Populli i Lutit të dërguarit i konsideroi gënjeshtarë. Kur vëllai i tyre, Luti u tha: "A nuk I frikësoheni (Allahut)? Unë jam i dërguari juaj, jam i besueshëm! Pra, kini frikë (dënimin) Allahun dhe më dëgjoni mua! Unë nuk kërkoj për këtë ndonjë shpërblim prej jush, shpërblimi im është te Zoti i botëve. (Të mjerët ju) A shkoni pas meshkujve të kësaj bote. E i lini anash gratë tuaja, të cilat Zoti juaj i krijoi për ju! Por ju jeni një popull që kalon çdo kufi"!** (Shuara, 160-166)

Publicisti musliman Muhamed Kutub thotë: "Natyrisht që e kam ndier se në Kuran ekzistojnë udhëzime të shumta edukuese, të cilat kanë ndikimin e vet në shpirt, dhe, kur i vështron ato, njeriu ndikohet prej tyre e pajiset me një sjellje e ndjenja të veçanta, të cilat e bëjnë të jetë më afër mirësisë dhe devocionit; gjithashtu ato njeriun e bëjnë më transparent dhe më human". Allahu xh.sh. ka krijuar një grup ndjenjash te njerëzit, lloje të tyre, dhe këto kapacitete a energji i nënshtrohen ndaj egos, sepse Allahu xh.sh. e ka krijuar njeriun për një qëllim: "***Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër përveçqë të më adhurojnë***". (Edh-Dharijat, 56). Për këtë arsye këto energji duhet të orientohen patjetër nga harmonizimi i plotë me qëllimin e krijimit. Në këtë pikëpamje Edukata Islame ndërlidhet me mënyrën a formën integrale të këtyre udhëzimeve, të cilat ia trasojnë rrugën njeriut. Ato mund të përmblidhen në:

1. Iman (Besim), apo në atë që, nga aspekti edukativ, mund ta quajmë të lidhurit përmes vetëkontrollit, i cili buron nga këndi i besimit që e lidh Tokën me qiellin, dhe të vepruarit e njeriut në bazë të filozofisë së shpagimit "shpërblimit e ndëshkimit", gjë që nuk ka mundësi të arrihet përmes ligjeve pozitive për shkak të ndërlidhjes së tyre me kontrollin e jashtëm dhe disponimit të argumenteve provuese.

2. Lidhjen ndërmjet edukatës dhe parimit të mëkëmbësisë në Tokë: ***"Atyre nga mesi juaj, të cilët besuan dhe bënë vepra të mira, Allahu u premtoi se do t'i bëjë zotërues në atë tokë".*** (Nur, 55). Kjo lidhje përbën thelbin e perspektivës civilizuese të konceptit islam.

3. Stabilitetin dhe integrimin mes pikëpamjeve a aspekteve logjike, materialiste, psikologjike dhe shpirtërore: ***"Dhe me atë që të ka dhënë Allahu, kërko*** (ta fitosh) ***botën tjetër, e mos lë mangu atë që të takon nga kjo botë, dhe bëj mirë ashtu siç të ka bërë Allahu ty, e mos bëj të këqija në Tokë, se Allahu nuk i do çrregulluesit".*** (El Kasas, 77). Në këtë mënyrë Edukata Islame është "udhëzuese e energjive krijuese të njeriut në realizimin e nënshtrimit (adhurimit) vetëm ndaj Zotit Fuqiplotë, dhe mënjanimin e nënshtrimit ndaj elementeve materialiste, të cilat në filozofinë islame konsiderohen si mjet e jo qëllim". Nga ky aspekt, nga kjo pikëpamje, hoxhë Muhamed El Gazaliu thotë: "Nuk është përmbajtja e fesë vetëm nga dispozita të thata dhe urdhëresa të vdekura, ajo realisht është si një zemër që lëviz nga malli dhe dëshira e madhe, duke e udhëzuar dhe ngutur pronarin e saj që t'i nënshtrohet Zotit duke thënë: ***"e unë u nguta tek Ti, o Zoti im, që të jesh i kënaqur ndaj meje"!*** (Taha, 84).

### Kuptimi i zhvillimit në dimensionin e tij qytetërues

Është gabim nëse zhvillimin e konsiderojmë thjesht si një veprim a proces ekonomik, dhe e kufizojmë vetëm në pozitat e punës, duke anashkaluar a mënjanuar treguesit e përparimit-progresit dhe prapambetjes, të cilët janë të lidhur me parimet që udhëheqin apo orientojnë shtegun kulturor, social dhe politik.

Në lidhje me këtë pikëpamje, Prof. Adil Husein, në artikullin e botuar me titullin "Trashëgimia dhe e ardhmja e zhvillimit" thotë: "Nuk ka nevojë për sqarim kur bisedojmë rreth zhvillimeve të ardhshme përgjatë dy dekadave të plota - se për qëllim kemi bisedën rreth një zhvillimi të përbërë, i cili përfshin tërë shoqërinë dhe prek të gjithë komponentët e tij –politike, kulturore, sociale dhe komponentin ekonomik- me një formë e cila duhet të jetë e plotë dhe me një koordinim... Gjatë viteve të fundit po vërehet tek ata të cilët janë duke folur për një zhvillim arab, se të gjithë ata që po flasin rreth kësaj teme, janë duke e përfshirë atë më gjerësisht sesa të qenët thjesht një veprim ekonomik, dhe për këtë arsye ndjekin me kujdes dhe vëmendje treguesit e përparimit-progresit në sektorët e ndryshëm e jo vetëm në sektorin e ekonomisë".

Duke u nisur nga kjo, mund të themi se rëndësia e Edukatës Islame nuk mund të shkëputet a të ndahet nga perspektiva e plotë e zhvillimit, në mënyrë që të mos kufizohet vetëm në riprodhimin e kuadrove a të profesorëve të lëndës në atë masë, sa t'i udhëzojnë dhe t'i edukojnë të gjitha kapacitetet vepruese në fushën e zhvillimit, pa marrë parasysh nëse ata janë inxhinierë, gazetarë, bujq, astronautë, marinarë apo diçka tjetër. Ajo është një komponent dhe nuk ndahet në çfarëdo rrethane, e ndoshta ata që mendojnë se lënda e Edukatës Islame nuk ndërlidhet me strategjinë e zhvillimit, kanë mungesë në të kuptuarit e plotë të saj.

### Roli i besimit në orientimin e lëvizjes për zhvillim

Morali ekonomik në Perëndim është përqendruar mbi parime a baza logjike, oportuniste të pastra, kështu që sinqeriteti në punë, përmbushja e premtimit dhe mos-

mashtrimi ishin prej parimeve të sjelljes së mirë. Administrata merr parasysh a në konsideratë mos humbjen (ruajtjen) e klientëve. Në librin Pasuria e Kombeve autori Will Smith thotë: "Ne nuk e konsiderojmë fuqinë tonë si dhuratë a mirësi nga Kasapi ose Furrtari, jo sepse punët e tyre apo veprimtaritë e tyre janë në dobi të tyre, ne nuk i drejtohemi humanizmit të tyre po egoizmit të tyre, nuk flasim me ta për nevojat tona, po për interesat e tyre".

Kjo analizë tregon lidhjen e pastër me interesat imediatë, këto mjete ndryshojnë me ndryshimin e përqindjes së realizimit të këtyre interesave materialë në varësi prej rrethanave. Ndoshta kjo është ajo që e sqaron despotizmin e interesave qendrorë-esencialë të Perëndimit, ku sjelljet a veprimet ndërlidhen me një filozofi edukative, e cila bazohet në orientimin individual. Kjo dallohet a shfaqet shumë qartë kur çështja ndërlidhet me të drejtat e njeriut ose me dialogun ndërmjet qytetërimeve dhe vizionin gjeopolitik ndaj botës në të ardhmen, saqë rrallëherë ose asnjëherë nuk ndodh që të jenë të pranishme vlerat a parimet qytetëruese të të gjithë popujve në çfarëdo projekti ndryshues, dhe nuk unifikohen përmbajtjet terminologjike të gjërave konstante të qytetërimit "të drejtat e njeriut, drejtësia sociale, paqja, dialogu" përveçse nëse janë në përputhje me sistemin a modelin e interesave perëndimorë, edhe nëse një gjë e tillë bëhet në kurriz të konceptit qytetërues të njerëzimit. E kjo nuk mund të ndahet nga filozofia edukative, të cilën e përmendëm më herët.

Për këtë arsye, sa herë që rrezikohen interesat e projektit qytetërues perëndimor, ai zbret ose kalon nga pozita e dialoguesit me arsye, në pozitën e sinjalizuesit me shkop.

Nëse e kthejmë memorien tonë në të kaluarën dhe në atë çfarë kemi përcaktuar se filozofia e Edukimit Islam është ndërtuar mbi lidhjen, korrelacionin e pikëpamjes së besimit-bindjes, që krijon mbikëqyrjen personale a vetëkontrollin, mbi parimin e mëkëmbësisë, i cili merr në konsideratë filozofinë e kompensimit (shpërblimit dhe ndëshkimit) si rregullator esencial, dhe mbi parimin e ekuilibrit-baraspeshës në harmoni me përbërjet e njeriut, do ta kemi të qartë se etika e zhvillimit në projektin islam është e lidhur me diçka që është më larg sesa realizimi i interesit personal, individual, sepse besimi, ndjenja e kontrollit (nga Zoti) dhe parimi i devocionit, - janë busulla orientuese për çfarëdo veprimi ekonomik, social a politik, dhe kështu përfitimi dhe dëmi maten me masën apo shkallën e respektimit të Urdhrave të Zotit dhe realizimit të të drejtave të njerëzve –siç është e përcaktuar në shkencën e Usulit- ndërsa kundërthënia në mes tyre është e përqendruar mbi parimin e eliminimit të të këqijave dhe vjeljes së të mirave të përgjithshme.Në këtë mënyrë besimi është një element lëvizës, jo thjesht një besim i ngurtë, i cili nuk tejkalon kufijtë e bindjeve të brendshme personale pa ndonjë ndikim në sjelljet dhe veprimet e jashtme. Për këtë Pejgamberi a.s. ka thënë: "Imani-Besimi është ai që ngulitet (thellë) në zemër dhe vërtetohet me vepra".Nëse lexojmë në Kuran disa shembuj, vërejmë se si besimi, si filozofi edukative e përsosur, ka ndikuar në përmirësimin dhe rregullimin e gjendjes ekonomike, sociale dhe politike të asaj shoqërie.

### I Dërguari i Zotit Shuajbi a.s. dhe eliminimi (çrrënjosja) i korrupsionit ekonomik

Allahu xh.sh. thotë: ***"Edhe Medjenit (**i dërguam**) vëllain e tyre Shuajbin, që u tha: "O populli im, adhurojeni Allahun, ju nuk keni zot tjetër përveç Tij"*** (Hud, 84), ku fillimisht u përqendrua në çështjen e ngulitjes së besimit në zemra, sepse ajo është çështja esenciale në arritjen e reformimit, rregullimit dhe ndërtimit. E më pastaj ka thënë: ***"Mos matni as mos peshoni mangu, unë po shoh se jeni në gjendje të mirë jetësore, pra unë po frikësohem për ju nga dënimi që do t'ju përfshijë një ditë! O populli im, veproni drejt gjatë matjes dhe peshimit, e mos i dëmtoni njerëzit në asgjë dhe mos shkaktoni rrëmujë në tokë! Ajo pjesë që ju lejoi Allahu, është shumë më e mirë për ju, nëse jeni besimtarë, e unë nuk jam roje juaj"!*** (Hud, 84-86). Mirëpo çrregullimi i balancave te disa popuj, ose i asaj që në aktualitetin tonë mund ta emërtojmë "Të menduarit laik" ose "Ndarja e fesë nga shteti", është rrënjosur thellë në mendje dhe kurrsesi ta lejojnë këtë lidhje në mes botëkuptimeve të besimit dhe veprimeve ekonomike: ***"Ata thanë: "O Shuajb, a namazi yt po të thotë të na urdhërosh që ta braktisim atë që e adhuruan prindërit tanë, ose (**po të urdhëron**) për të punuar në pasurinë tonë ashtu si të dëshirojmë? Vërtet, ti qenke i butë e i mençur".*** (*Kjo ishte tallje e tyre*). (Hud, 87).

Mirëpo Shuajbi a.s. e orientoi interesimin e tyre nga aspekti i besimit, për të garantuar vazhdimësinë e idesë dhe jo një numër të madh të pasuesve. Sepse, në perspektivën e Edukatës Islame, rëndësi ka cilësia e jo sa-



sia. Dhe gjithherë rëndësi ka ngulitja e koncepteve dhe jo numri i madh i pasuesve: ***"Ai tha: "O populli im, a është më i çmuar tek ju farefisi im se All-llahu, që e keni hedhur Atë pas shpine? Nuk ka dyshim, Zoti im i di të gjitha ato që vepronі".*** (Hud, 92).



**Luti a.s. dhe eliminimi (reformimi) i korrupsionit social**

Allahu xh.sh. thotë: ***"Populli i Lutit të dërguarit i konsideroi gënjeshtarë. Kur vëllai i tyre, Luti u tha: "A nuk I frikësoheni (**Allahut**)? Unë jam i dërguari juaj, jam i besueshëm! Pra, kini frikë (**dënimin**) Allahun dhe më dëgjoni mua! Unë nuk kërkoj për këtë ndonjë shpërblim prej jush, shpërblimi im është te Zoti i botëve. (**Të mjerët ju**) A shkoni pas meshkujve të kësaj bote. E i lini anash gratë tuaja, të cilat Zoti juaj i krijoi për ju! Por ju jeni një popull që kalon çdo kufi"!*** (Shuara, 160-166). Ajo që vërehet, është se korrupsioni social si sjellje praktike, nuk mund të eliminohet pa zgjedhur një filozofi edukative, e cila fillon nga këndi a aspekti i besimit: "***A nuk i frikësoheni (**Allahut**)?***", ***"pra kini frikë Allahun dhe më dëgjoni mua"***, ***"se shpërblimi im është vetëm prej Allahut"***. Ibn Kethiri thotë: "Luti a.s. i ftoi ata për adhurimin e Zotit Një të Vetëm të pashoq, dhe i ndaloi ata nga çështjet e ndaluara, amorale, të fëlliqura dhe veprimet e ndyta, mirëpo ata vazhduan në humbjen e tiraninë e tyre, dhe si rezultat i këtyre veprimeve Allahu xh.sh. i ndëshkoi ata me një ndëshkim, i cili nuk mund të ndalet dhe të cilin nuk e kishin imagjinuar dhe kështu i bëri ata shembull (yrnek) për gjithë botën". Prandaj, ajo që vërehet në ditët e sotme, është se vlerat edukative liberale nuk lejojnë vendosjen e kufijve a kufizimin e lirisë së të vepruarit deri në një masë, e cila ka ndikuar edhe në shkatërrimin e marrëdhënieve shoqërore-sociale, dhe nuk ka mundësi që, në çfarëdo rrethane, të ekzistojnë fushata vetëdijesuese rreth rreziqeve dhe sëmundjeve ngjitëse, apo institucione për mbrojtjen e familjes dhe fëmijëve, apo protesta kundër dhunës e grabitjes, të cilat shpëtojnë nga mprehtësia e këtij shkatërrimi, për sa kohë që filozofia edukative qëndron, apo është e ngritur, mbi parimin "lëre të veprojë ç'të dojë, lëre të kalojë si të dojë".

Këto defekte sociale ekzistuese janë bërë pengesë reale përpara zhvillimit në planin afatgjatë; mjafton që të kërkosh një prononcim prej buxheteve të përcaktuara për institucionet e rehabilitimit, të institucioneve për luftimin e narkotikëve apo klinikave psikiatrike, që të gjendesh para miliona dollarëve, për të cilat kanë nevojë institucionet e zhvillimit, të cilat si qëllim kanë ndërtimin.

**Musa a.s. dhe eliminimi (reformimi) i korrupsionit politik**

Nga perspektiva islame nuk mund të ndahet reforma politike dhe zhvillimi në këtë fushë nga perceptimi i besimit, ajo që e materializon këtë vizion nga niveli i tregimeve kuranore, është ajeti në të cilin Allahu xh.sh. përshkruan korrupsionin politik ekzistues, duke thënë: ***"Me të vërtetë, faraoni ka ngritur kokën lart në tokë, e popullin e saj e ka grupëzuar dhe një grup prej tyre e shtyp, ashtu që djemtë e tyre ua mbyt, e gratë e tyre ua lë të jetojnë. Vërtet, ai ishte prej më shkatërrimtarëve"*** (Kasas, 4) dhe, që të ndodhë reforma në këtë situatë, patjetër duhet të ngulitet fillimisht koncepti i besimit. Allahu xh.sh. na tregon më tej për Faraonin: ***"Ai (**faraoni**) tha: "E kush është Zoti i jush të dyve, o Musa? (**Musai**) Tha: "Zoti ynë është Ai Që çdo sendi i dha formën e vet, pastaj e udhëzoi atë"*** (Taha, 49-50), ndërsa në një ajet tjetër thotë: ***"(**Faraoni**) Tha: "E cili është ai zot i botëve (**që ju dërgoi**)? Ai i tha: "Zoti i qiejve dhe i tokës dhe ç'ka ndërmjet tyre, nëse bindeni! Ai (**faraoni**) atyre që ishin përreth, u tha: "A nuk e dëgjoni?! Ai (**Musai**) tha: "Zoti juaj dhe i prindërve tuaj të parë! (**Faraoni**) Tha: "Vërtet, i dërguari juaj që ju është dërguar juve, është me siguri i çmendur! (**Musai**) Tha: "Zot i lindjes e i perëndimit dhe ç'ka ndërmjet tyre, po qe se kuptoni"!*** (Shuara, 23-28). Prandaj, siç dihet, kur ndodhi korrigjimi i konceptit i të kuptuarit të besimit te Benu-Israilët, atëherë ishte e mjaftueshme që të hidhej me ta në det, dhe që të polemizonte me ta kundër magjistarëve të faraonit, dhe që ta pranonin konceptin e idesë siç është më së miri, derisa iu drejtuan faraonit me këto fjalë: ***"Ata thanë: "Pasha Atë Që na krijoi, nuk të japim përparësi ty ndaj argumenteve që na erdhën, e ti bëje atë që mendon ta bësh, dhe mund ta zbatosh vetëm atë që i takon jetës së kësaj bote! Ne I besuam Zotit tonë që Ai të na i falë gabimet dhe magjinë, për të cilën na detyrove ti. Allahu është më i miri (**në të shpërblyerit**) dhe më i përjetshmi (**në të dënuar**)"!*** (Taha, 72-73). Këtë ia thanë pasi ai (faraoni) u kishte thënë atyre: ***"unë do t'jua pres duart e këmbët tërthorazi e do t'ju var në trungjet e hurmave, e atëherë ju do ta kuptoni se cili prej nesh ka dënim më të ashpër e më të vazhdueshëm"?*** (Taha, 71). Në këtë mënyrë gjendja politike ekzistuese në atë kohë u bë e papranueshme pas shfaqjes apo dukjes së rrugës së shëndoshë të besimit, dhe kështu Edukata Islame gjithmonë i jepte rëndësi ose përqendronte konceptet e veta në besimin e Zotit Një, duke i edukuar njerëzit se gjykimi absolut I takon vetëm Allahut xh.sh., dhe se ai që është ngarkuar me ndonjë postë, në përputhje me parimet e konsultimit dhe pranimit nga ana e masës, ai nuk është tjetër përveçse të jetë mbrojtës i ligjit dhe vëzhgues i aplikimit dhe respektimit të tij. E tërë kjo mund të jetë një mundësi për eliminimin dhe shkuljen e rrënjëve të diktaturës dhe shfrytëzimit të njerëzve.

*Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe: Vedat Shabani*

Mr.sc Artan S. Mehmeti

# HISTORIA E KRIJIMIT TË SHTETEVE TË BOTËS ISLAME



**Në këtë shkrim do të diskutohet historia e krijimit të shteteve islame, përfshirë të gjitha shtetet anëtare të OBI-it, si dhe – shkurtimisht- edhe shtetet që kanë statusin e vëzhguesit. Nuk janë elaboruar shtetet që kanë përqindje të madhe të popullsisë muslimane, që nuk janë anëtare të OBI- it. (Sahara Perëndimore, Kosova, Tanzania etj.).**

### Historia e krijimit të Shteteve anëtare të OBI

Krijimi i shteteve islame është zhvilluar krahas zhvillimit të shoqërisë njerëzore. Në këtë proces kanë ndikuar lëvizjet mekanike të popujve, pushtimet nga perandoritë e mëdha, pushtimet koloniale të Fuqive të Mëdha evropiane (Britania e Madhe, Franca, Italia, Holanda) Japonia, luftërat botërore, luftërat lokale etj.. Pas Luftës së Dytë Botërore do të shtohej numri i shteteve të pavarura islame, të cilat zgjodhën rrugë të ndryshme zhvillimi (disa shtete zgjodhën rrugën e socializmit, si p.sh. Algjeria, Libia etj., disa rrugën e kapitalizmit, si Kuvajti, Katari etj.). Në fillim të viteve '90 të shekullit të shkuar ndodhi shpërbërja e Bashkimit Sovjetik, kështu që u pavarësuan 6 shtete më shumicë të popullsisë muslimane.(1) Bazuar në tabelën e mëposhtme, përveç Republikës së Turqisë, që merret si shteti pasardhës i Perandorisë Osmane, të gjitha shtetet e tjera të OBI-it deri në shpalljen e pavarësisë së tyre kanë qenë të pushtuara dhe të kolonizuara nga: Perandoria Osmane, Britania e Madhe, Franca, Italia, Holanda, Portugalia si dhe Bashkimit Sovjetik (BRSS) etj.. Lufta për liri dhe pavarësi e shteteve të OBI-it, ishte e gjatë, e mundimshme dhe e dhimbshme. Përveç Turqisë që ishte trashëgimtare e Perandorisë Osmane, të gjitha shtetet e tjera pavarësinë e tyre e arritën pas një lufte të gjatë e të përgjakshëm, me shumë viktima, si në radhët e forcave të armatosura, ashtu edhe në radhët e civilëve të paarmatosur, duke përfshirë gra, fëmijë, pleq etj.. Fuqitë e Mëdha koloniale evropiane, këto shtete i kolonizuan për qëllime të ndryshme, p.sh. Perandoria Franceze, ishte perandoria e dytë më e madhe pas Perandorisë Britanike, që u krijua për qëllime të tregtisë, prestigjit, për të përhapur kulturën, gjuhën frënge si dhe fenë katolike.(2) Edhe misioni i Perandorisë Britanike, që ishte perandoria më e madhe kolonizatore, kishte pothuaj të njëjtat qëllime. Në fillim kishte mision për të përhapur kulturën, gjuhën angleze, fenë e krishterë si dhe misione shkencore për t'i eksploruar këto vende të pazbuluara deri atëherë.(3). Edhe kolonizatorët e tjerë evropianë, siç ishin: Italia, Holanda, Portugalia si dhe BRSS-ja etj., kishin të njëjtat qëllime si të francezëve dhe anglezëve.

Në realitet, qëllimi i këtyre kolonizimeve nga kolonizatorët evropianë, siç shihet më vonë, ishte: zbulimi dhe vjedhja e pasurive natyrore, (ari, argjendi, diamanti etj.), tregtia më skllevër nga njëri kontinent në tjetrin - për të punuar në plantacionet e kafesë, plantacionet bujqësore – pemëtore, në miniera, në industritë e rënda etj.. Këto kolonizime quan në robërimin dhe varfërimin e këtyre shteteve. [4] Aspiratat e popujve të këtyre shteteve për liri dhe pavarësi, filluan qysh para Luftës së Parë Botërore. Shumica e shteteve të OBI-it, filluan të pavarësoheshin pas Luftës së Parë Botërore dhe sidomos pas Luftës së Dytë Botërore. Në dekadën e parë të shek. XX fituan pavarësinë: Shqipëria 1912 dhe Afganistani 1919.

Në dekadën e dytë fituan pavarësinë: Egjipti 1922, po në këtë vit (1922) Perandoria Osmane zëvendësohet nga Republika e Turqisë, e cila më 1923 u shpall Republikë, ndërsa më 1924 u shpall i pavlefshëm edhe Kalifati.[5] Në vitet '30 fituan pavarësinë: Iraku 1931, Arabia Saudite 1932. Në vitet '40 fituan pavarësinë: Libani 1943, Indonezia 1945, Jordania 1946, Siria 1946, Pakistani 1947. Në vitet '50 fituan pavarësinë: Omani 1950, Libia 1951, Maroku 1956, Tunizia 1956, Sudani 1956, Malajzia 1957, Guineja 1958. Në vitet '60 fituan pavarësinë: Benini 1960, Burkina Faso 1960, Bregu i Fildishtë 1960, Çadi 1960, Gaboni 1960, Kameruni 1960, Mali 1960, Mauritania 1960, Nigeri 1960, Nigeria 1960, Senegali 1960, Somalia 1960, Togo 1960, Kuvajti 1961, Siera-Leone 1961, Uganda 1962, Algjeria 1965, Gambia 1965, Maldivet 1965, Guajana 1966. Në vitet '70 fituan pavarësinë: Bahrejni 1971, Bangladeshi 1971, Emiratet e Bashkuara Arabe 1971, Katari 1971, Guineja Bisao 1973, Irani 1975, Komoret 1975, Mozambiku 1975, Surinami 1975, Xhibuti 1977. Në vitet '80 fitoi pavarësinë Brunei 1984. Në vitet '90 fituan pavarësinë: Jemeni 1990, Azerbajxhani 1991, Kazakistani 1991, Taxhikistani 1991, Kirgistani 1991, Uzbekistani 1991.




## Kufijtë e shteteve të OBI-it

Më 20 maj 2002 nga Indonezia u shkëput dhe u shpall Republika e Timorit Lindor, një republikë me shumicë popullsie të krishterë. Më 9 korrik 2011 nga Sudani u shkëput dhe u shpall Republika e Sudanit të Jugut, gjithashtu një Republikë më shumicë popullsie të krishterë. Që nga viti 1991, brenda territorit të Azerbajxhanit është krijuar Republika Nagorno-Karabakh me shumicë popullsie armene, që i takon fesë së krishterë dhe *de facto* është shtet i pavarur, po *de jure* i takon Azerbajxhanit. Probleme territoriale vazhdon të ketë edhe Somalia, e cila që nga viti 1991 është krijuar Republika e Somalandit më shumicë popullsie muslimane, që *de facto* është shtet i pavarur, e *de jure* i takon Somalisë. Maroku ka pretendime mbi Republikën e Saharës Perëndimore me shumicë popullsie arabe, 99 % të fesë muslimane. Pakistani ka probleme të brendshme territoriale, si dhe ka pretendime mbi Kashmirin. Edhe shtetet e tjera të OBI - it kanë probleme territoriale dhe kjo lë të hapur ndryshimin e kufijve të këtyre shteteve ose edhe krijimin e ndonjë shteti të ri në hapësirat e këtyre shteteve.[6]

## Krijimi shtetit të Izraelit dhe Çështja Palestineze

Një çështje ende e pazgjidhur në hapësirën e OBI-it, vazhdon të jetë çështja e Palestinës. Në vitin 1949 u krijua shteti i Izraelit dhe që nga krijim i shtetit izraelit (kanë kaluar 50 vjet) e deri në ditët e sotme, krijimin e këtij shteti artificialisht mbi tokat arabe, më së shtrenjti e pagoi dhe vazhdon ta paguajë Palestina.[7] Krijimi i një shteti të pavarur palestinez nuk vihej në diskutim, po vihen kufijtë e tij, që diskutohen edhe në ditët e sotme, më qëllim të mbyllet konflikti izraelito – palestinez dhe të krijohet shteti i Palestinës.[8]

[1] Marrë dhe përpunuar nga Literatura gjeografike dhe interneti, nga Autori. [2] Decolonization, the French Empire and sites of memory, Dr Robert Aldrich, University of Sydney Keywords, anti-colonialism, colonialism, decolonization, the French Empire, sites of memory. f. 1 – 2. [3] James B. Alcock, B.A. History Of The British Empire And Commonwealth The Greatest Empire The Wor ld Has Ever Know n Upon Which The Sun Never Set. f. 3 – 4. [4] Marrë dhe përpunuar nga Literatura gjeografike dhe internet, nga Autori. [5] http://www.britannica.com. [6] Marrë e përpunuar nga Literatura gjeografike dhe interneti, nga Autori. [7] http://www-tc.pbs.org . [8] Po aty.

Agim Ali

# NAMAZGJAHET

Namazgjahu është ndërtim arkitektonik, i cili shërben për të kryer disa obligime fetare islame. Në këtë kuptim namazgjahu është xhami, në të cilën kryhen faljet dhe ceremonitë e tjera gjatë ditëve të xhuma dhe të festave islame.

Në aspektin arkitektonik namazgjahu është një ndërtim i hapur me skemë funksionale dhe formësim hapësinor unik, i dallueshëm nga të gjitha objektet e tjera të ndërtimeve islame. Namazgjahet, ashtu si edhe xhamitë në përgjithësi, në kohë dhe vende të ndryshme, formësoheshin në aspektin arkitektonik me koncepte të ndryshme, por duke iu përmbajtur të gjitha elementeve të cilat, në aspektin fetar islam dhe atë social të shoqërisë islame, ishin të nevojshme për të kryer denjësisht faljen dhe ceremonitë e tjera fetare islame. Fjala namazgjah rrjedh nga persishtja dhe ka këtë kuptim: namaz – falje ; gjah- vend, mejdan, hapësirë e hapur. Pra edhe nga etimologjia e fjalës nënkuptojmë se kemi të bëjmë me një objekt, në të cilin namazi kryhet në vend të hapur. Namazgjahet ndërtoheshin rëndom në periferi të qyteteve a fshatrave, nëpër udhëkryqe rrugësh të rëndësishme, nëpër vende të hapura, ku mund të faleshin nga disa fshatra, në vende ku nuk kishte xhami a nuk kishte afër, afër një vendfushimi të ushtrive islame etj.. Pra, namazgjahet janë ndërtuar si për nevoja të popullsisë, ashtu edhe për ato të ushtrisë. Kjo për faktin se objekti është i tillë që, në rrethana të caktuara, kryen me sukses funksionin e xhamisë. Gjithashtu, siç u cek edhe më lart, për shkak të llojit të objektit, po edhe për shkak të rrethanave në të cilat janë ndërtuar, në të nuk kryheshin të gjitha vaktet e namazeve, po vetëm disa prej tyre, bie fjala, kryheshin ceremonitë gjatë xhumasë, bajrameve, falja e namazit të xhenazes etj.. Në vendin e sheshtë, të hapur, ku ndërtohej namazgjahu, duhej të kishte edhe një çezmë për të marr abdes, ose edhe për t'u freskuar udhëtarët. Trualli rreth objektit rregullohej asodore që të ishte i përshtatshëm për falje atëherë kur në objekt nuk kishte vende për të gjithë. Objektet, si u përshkrua edhe më lart, ndërtoheshin si në vende urbane, ashtu edhe në ambiente fshatare e ne vende të hapura fushore. Objekti zakonisht përbëhet nga një bazament, i cili ngrihej nga niveli i tokës rreth 0.2 deri në 1m. Ky bazament ishte sipërfaqja ku kryhej namazi. Shtrirja horizontale e kësaj hapësire ishte vetëm një sipërfaqe me trajtim të njëjtë, por disa herë kjo hapësirë ishte e ndërtuar edhe nga një hapësirë tjetër, e cila shërbente që të kryheshin procedurat e faljes nga ana e myezinit, e që ishte derivat i mahvilit të myezinit nga xhamia. Në bazament arrihej zakonisht me 3 ose 4 shkallë, të cilat mund të futeshin brenda gabaritit të objektit ose ishin jashtë tij. Edhe namazgjahu drejtohej zakonisht nga Meka (Qabeja, kiblja). Në anën e perimetrit të objektit nga kiblja ngrihej muri në lartësi nga 1.6 m deri 2 m nga bazamenti, i cili shërbente për dy qëllime: e para për të mbrojtur namazin, ngase lëvizjet nga ana e përparme e prishin atë, dhe e dyta për t'u formësuar nisha – mihrabi, i cili ishte shenjë drejtimi nga kiblja dhe njëkohësisht ishte vendi prej nga imami drejtonte namazin. Në anën e djathtë të mihrabit ishte mimberi, i cili rëndom ndërtohej nga 3 deri 7 shkallë, të cilave u paraprinte porta, po në disa raste nuk kishte portë. Mihrabi përfundonte me elementin e baldakinit. Nga mimberi mbaheshin ligjëratat, të cilat ishin obligim për të përfunduar me sukses festa islame apo xhumaja. Njëkohësisht mimberi, në aspektin arkitektonik, ishte edhe minarja e namazgjahut.

## Ndërtimi i tyre ishte i domosdoshëm

Shikuar nga aspekti arkitektonik, edhe xhamia e parë e Muhamedit a. s. në Medinë, është e tipit të namazgjahut, pra është e hapur, me një përkufizim simbolik të sallës së faljes. Ajo ishte improvizim për nevoja të të Dërguarit a.s. për të bërë predikime dhe për të falur namazet. Ajo plotësoi me sukses nevojat e xhamisë, duke u bërë edhe si njëri nga vendet më të famshme të përhapjes së parimeve islame, ndonëse ishte një ndërtim tejet simbolik. Pra, në Islam nuk është e rëndësishme arritja e madhështisë me ndërtim të strukturave të xhamive, por është e rëndësishme që në to të kryhen së bashku namazi dhe predikimi, në mënyrë që të besohet shpirtërisht në Allahun dhe t'i falemi Atij.

Këto janë arsyet pse u ndërtuan namazgjahet në kushte dhe rrethana tejet të vështira, sepse medoemos duhej që besimtari musliman të vihej në falënderim për Krijuesin e tij, në kohë paqeje e lufte, vuajtjeje e begatie. Në këtë kuptim ndërtimi i këtyre objekteve, të quajtura namazgjahe, ishte më se i domosdoshëm. Ato, edhe pse të ndërtuara në numër të vogël, kanë rëndësi të madhe për kulturën materiale dhe për trashëgiminë e një vendi.



Dr. Jusuf El-Kardavi

# KËSHILLA E VDEKJES

"Çdo popull ka afatin e vet, e kur t'u vijë afati i tyre, ai nuk mund të shtyhet për asnjë moment, e as të përshpejtohet më parë". (El A'raf, 34).

Pejgamberi a.s. na ka lënë dy këshilltarë të rëndësishëm: njërin që flet dhe tjetrin që hesht. Ata janë dy këshilltarë të përhershëm, prej të cilëve marrim këshilla vazhdimisht. Njerëzit janë të nevojshëm për këshillime të dobishme, ngase zemrat ngurtësohen, mendjet shkujdesen, dynjaja mashtron, pasioni urdhëron për të keq, ndërsa djalli i mashtron njerëzit dhe i shpie në devijime. Prandaj duhet të ekzistojë një këshillëdhënës. Pejgamberi a.s. na ka lënë këta dy këshilltarë të përhershëm dhe të rëndësishëm: I pari është ai që flet, e ai është Kurani, kurse i dyti është i heshtur, e ajo është vdekja.

### Vdekja këshilltar i heshtur

Vdekja gdhin me ne dhe me ne pret natën. Ai është këshilltar i dobishëm dhe na çlodh. Mirëpo, për fat të keq, njerëzit janë të shurdhër e nuk dëgjojnë. Ata janë të zënë me dynjanë e tyre dhe për shkak të saj grinden ndërmjet tyre. Për shkak të zbukurimeve të saj (dynjasë), luftojnë, e harrojnë atë që i kërcënon për çdo ditë, madje për çdo orë, çdo minutë dhe çdo çast. E harrojnë këtë këshilltar, siç thotë Pejgamberi a.s.: "Vdekja është këshilltar i mjaftueshëm për ne". (Taberaniu dhe Bejhekiu nga Ammar ibn Jasir r.a.).A keni parë këshilltar më të mirë dhe më të përshtatshëm se vdekja, që njeriu para teje të jetë fotografi dhe trup i gjallë, fytyrëndritur, me gjuhë që flet, me dëshirë që lakmon dhe përgatitet për dynjanë, por kur kjo fytyrë ndriçuese shuhet papritmas, ky trup i gjallë vdes, kjo gjuhë e rrjedhshme hesht dhe njeriu që kishte vesh e sy, ndodhet në ndonjërin prej varreve.

### Vdekja realitet relative

Vdekja është realitet që herë është e pranishme, e herë mungon. Është e pranishme, ngase njerëzit çdo ditë janë dëshmitarë të saj, po mungon ngase njerëzit nuk dëshirojnë ta kujtojnë atë. Sikur çdo njëri t'i kujtonte të dashurit që janë ndarë prej tij, të afërmit, shokët, kolegët, fqinjët, - do të kujtonte shumë e shumë.

Vdekja është më afër se hapja dhe mbyllja e syve

A mendon se vdekja është larg prej teje? Jo, për Zotin. Vdekja është gjëja më e afërt për njeriun: "Çështja e katastrofës (e Kiametit) është (e shpejtë) vetëm sa hedh një shikim, ose ajo është edhe më afër". (En-Nahl, 77). Nëse kjo është katastrofa e përgjithshme, atëherë edhe çdo person ka çastin e vet të veçantë, e kush vdes atëherë, tashmë do të jetë bërë kiameti për të.

Ndodhia e vdekjes është si hapja dhe mbyllja e syve, ose edhe më e shpejtë se kjo. Ajo s'është tjetër veçse një goditje e mprehtë, që ndan ndërmjet jetës dhe vdekjes. Me të truri pushon së menduari, zemra (kjo pompë e cila pompon gjakun nëpër trup) pushon së rrahuri, shpirti, i cili ka hyrë, nuk mund të dalë, kurse trupi bëhet kufomë të palëvizshme. Me ardhjen e vdekjes, përfundon shansi, njeriu humb mundësinë që kishte në jetën e tij, e humb për shkak të pakujdesisë. Kur të vijë vdekja, njerëzit sikur dëshirojnë t'u shtyhej afati i vdekjes edhe një muaj, ose një javë, ose një ditë, ose një orë, ose një minutë. Ndoshta ai në këtë moment do të thoshte: I pendohem Allahut. Por, sa larg dhe e pamundshme që është një gjë e tillë? "Dhe jepni nga ajo që Ne ju kemi dhënë juve, para se ndonjërit prej jush t'i vijë vdekja, e atëherë të thotë: O Zoti im, përse nuk ma shtyve afatin (e vdekjes) edhe pak, që të jepja lëmoshë e të bëhesha prej të mirëve! Po, Allahu nuk ia shtyn kurrsesi askujt për më vonë, kur atij t'i vijë afati i vet". (El Munafikun, 10-11)."Çdo popull ka afatin e vet, e kur t'u vijë afati i tyre, ai nuk mund të shtyhet për asnjë moment, e as të përshpejtohet më parë". (El A'rafë, 34).

### Kujtoni ndërprerësin e kënaqësive

Njerëzit janë të pavëmendshëm ndaj vdekjes. Për këtë arsye, Pejgamberi a.s. na ka këshilluar duke thënë: "Shtoni kujtimin për ndërprerësin e kënaqësive, vdekjen". (Tirmidhiu, Nesaiu, Ibn Maxhe, Hakimi dhe Bejhekiu nga Ebu Hurejra r.a.). Vdekja është ajo që ndërpret kënaqësitë dhe i çrregullon njeriut lumturinë e tij kur e kujton atë. Prandaj, kur të kujtohet njeriu se kjo gjendje në të cilën është, nuk do të zgjasë shumë, sepse, sikur t'u zgjatej atyre që kanë qenë para tij, do t'i zgjatej edhe atij. Njëri prej halifeve, i tha një dijetari: "Më këshillo. Ai i tha: Dije se nuk je halifja i parë që vdes, sepse, sikur të mos kishin vdekur ata që kanë qenë para teje, hilafeti nuk do të kishte mbërri tek ti. I tha: Më këshillo më shumë. Tha: Ndërmjet teje dhe Ademit nuk ka asgjë tjetër veçse baballarë të vdekur, ndërmjet njeriut dhe Ademit nuk ka asgjë tjetër veçse baba që ka këshilluar fëmijën e tij për vdekjen".Njëherë, Xhibrili a.s. i erdhi Pejgamberit a.s. dhe i tha: "O Muhamed, sado që të jetosh, ti je i vdekur. Vepro ç'të duash, për të do të shpërblehesh. Duaje kë ta duash, do të ndahesh prej tij". (Ebu Shejhi, Ebu Neimi dhe Hakimi). Sado që të jetosh, prapë ti je i vdekur. Thuhet se Allahu xh.sh. e kishte dërguar Nuhun a.s. te populli i vet, dhe me ta kishte jetuar 950 vjet, e pastaj ata i përfshiu vërshimi. Pas vërshimit ai jetoi aq sa dëshiroi Allahu që të jetojë, mirëpo, kur i erdhi meleku i vdekjes për t'ia marrë shpirtin, e pyeti: "O Pejgamberi më jetëg-



jatë, si e ke gjetur dynjanë? Iu përgjigj: E gjeta si një shtëpi që ka dy dyer. Sikur kam hyrë në të parën njërën dhe kam dalë prej tjetrës".Në agoninë e vdekjes, kjo jetë pakësohet para teje. Këtë shirit të gjatë e gjen sikur të mos ishte asgjë: "Dita kur ta përjetojnë atë, atyre (idhujtarëve) do t'u duket sikur nuk kanë jetuar më shumë se një mbrëmje ose një mëngjes të saj". (En-Naziat, 46). Vdekja është e pashmangshme, dhe, sado që të kënaqesh në jetën tënde, dije se atë do ta lësh e do të ndahesh prej saj. Nëse kjo është karakteristikë e dynjasë, atëherë a mund të ketë gjë më të kotë dhe më të parëndësishme se ajo?Ç'është vlefta e kësaj dynjaje, pasi njeriu për çdo ditë e çdo orë u shfaqet dhuntive të përkohshme ose fatkeqësive të mundshme dhe vdekjeprurëse?! Kjo është dynjaja dhe karakteristikat e saj. Një mbret kishte ndërtuar një pallat të cilin e kishte zbukuruar, stolisur, dekoruar dhe e kishte mobiluar me orenditë më të mrekullueshme, që nuk mund të imagjinohen. Ai iu drejtua një njeriu të mirë që rrinte tek ai, duke i thënë: "A po sheh ndonjë të metë në këtë pallat, që ta riparoj? I tha: Po, në të shoh një të metë, por atë s'mund ta përmirësosh. I tha: Si është e mundur, kur unë kamë para? Tha: E metë e këtij pallati është se në të mund të hysh, por pastaj nuk mund të garantosh se do të dalësh prej saj. Ose mund të dalësh, po nuk e ke të sigurt nëse mund të hysh në të". Një ditë, Sulejman ibn Abdul-Meliku (njëri prej halifeve emevitë) qëndroi para pasqyrës, u habit me vetveten e u mburr, shikonte rininë e bukurinë e tij, e tha: "Unë jam mbret i ri". Ai kishte një shërbëtore të mire, që ishte poete, së cilës i tha: "Ç'thua për mua?" Ajo iu drejtua me vargje të poezisë: "Sa i mirë që je sikur të mbetesh, por për njeriun nuk ka përjetësi! Sa shoh, tek ti nuk ka asnjë të metë, ashtu siç kanë njerëzit, por je i përkohshëm"!

### Çdo shpirt do ta shijojë vdekjen

Vdekja është fundi i çdo të gjalli, është enë furnizimi për të gjithë njerëzit: "Çdo krijesë (shpirt) do ta shijojë vdekjen". (Ky ajet përsëritet në tri vende në Kuran: Ali Imran, 185; El Enbija, 35; El Ankebut, 57). Pejgamberët, njerëzit e sinqertë, dëshmorët, njerëzit e mirë, të gjithë ata e shijojnë vdekjen. Pejgamberët dhe njerëzit e mirë kanë vdekur. Gjithashtu, mbretërit, të mëdhenjtë, perandorët, halifet, qeveritarët, të pasurit, edhe ata kanë vdekur. Atyre nuk do t'u bëjnë dobi pushteti, as ushtarët, as ushtritë, as thesaret, as pasuria, as ari e argjendi që posedojnë. Ç'do të bëjnë me to? A do ta korruptojnë Azrailin me ryshfet? A do të hyjnë në varrë me to?Njerëzit thonë se qefinët nuk kanë xhepa, që domethënë se askush nuk do të shkojë me qefinë e me pasuri, sepse në ta nuk ka vend të fshehur e as xhepa ose diçka të ngjashme me ta, ku do të fuste pasurinë dhe paratë e tij.A e ke parë dikë që ka hyrë në varr me arkën mbushur me ar, ose me librezë kursimi a me xhirollogari? Kur të vijë vdekja, i pasuri e i varfri barazohen. Harun Er-Reshidi kishte zgjedhur qefinin e tij me duart e tij, pastaj qe ulur në shtrat dhe tha: "Pasuria ime nuk më bëri dobi fare. U hoq prej meje çdo kompetencë imja". (El Hakka, 28-29). Biri i tij, Me'muni, ishte ulur mbi hi dhe, duke u lutur, thoshte: "O Ti, pushteti i të cilit nuk zhduket, ki mëshirë ndaj atij, pushteti i të cilit tashmë është zhdukur"!-Pushteti i askujt s'mbetet, dhe as pasuria e as lumturia e askujt nuk mbesin. Gjithçka është kalimtare, secilit do t'i palohet fleta dhe do të përballet me realitetin e vet. Vdekja është gotë nga e cila secili pi dhe e shijon atë.

### Nuk ka shpëtim nga vdekja kur të vijë afati

Shumë njerëz vdesin nga infarkti, astma, ose nga çfarëdo sëmundje të befasishme. Shumë njerëz vdesin në aksidente trenash ose aeroplanësh! Madje, mund të ndodhë që të ecësh në këmbë, dhe të vjen dikush e të godet me automobil dhe të mbyt. Sado që mundohesh të ikësh nga vdekja, ajo do të të vijë, nuk ka dyshim: "Thuaj: S'ka dyshim se vdekja prej së cilës po ikni, ka për t'ju zënë". (El Xhumua, 8). " Vdekja do t'ju zërë kudo që të jeni, edhe në qofshi në pallate të fortifikuara". (En-Nisa, 78). Kur të vijë vdekja, s'ka shpëtim prej saj. Ndodh që të shkosh te mjeku më i shkathët, ose të të dërgojnë jashtë shtetit për shërim, por, nëse sëmundja vjen nga qielli, shërimi është i pavlefshëm, mjekët hutohen dhe zbatohet caktimi i Allahut xh.sh..Vdekja vjen dhe për këtë s'ka dyshim, mirëpo, për fat të keq, ne jemi të pavëmendshëm ndaj këtij fakti të rrezikshëm. Ekziston dita dhe ora kur njerëzit do të thonë për secilin prej nesh: Vdiq filani. Ç'ke përgatitur për atë ditë? O njeri, ç'ke përgatitur për atë orë? Në një hadith thuhet: "Mendjemprehtë (i mençur) është ai që e llogarit veten e tij dhe punon për pas vdekjes. Kurse i paaftë është ai që pason epshin e tij dhe mbahet me shpresa të kota". (Ahmedi, Tirmidhiu, Ibn Maxhe dhe Hakimi nga Sheddad ibn Evsi r.a.). Pra, llogarite veten në dynja, para se të të llogaritesh në Ditën e Gjykimit, para se të qëndrosh para gjykimit të Allahut xh.sh.. Pejgamberi a.s. ishte pyetur për njerëzit më të mençur dhe më të zgjuar, e kishte thënë: "Këta janë ata që e kujtojnë më së shumti vdekjen dhe për të cilën përgatiten më së shumti. Ata janë të mençurit. Shkuan me nderin e dynjasë dhe krenarinë e Ahiretit". (Ibn Ebu Dunja dhe Taberaniu në "Sagir"). Atëherë pra, vëllezër, le të përgatitemi për vdekjen para se të na befasojë, le të jemi të mençur e mendjemprehtë. Le të jemi të vëmendshëm, në mënyrë që të mos befasohemi nga ky realitet, e ne nuk jemi furnizuar nga dynjaja me ato që do të na bëjnë dobi gjatë udhëtimit tonë.

*Përktheu: Mr. Faruk Ukallo, (Burimi: "Predikimet e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 2001, v.l 4 f. 228-*239).

Fatmir Hadri

# SHFAQJA E VETIVE TË LARTA MORALE NË KOHËN E VËSHTIRËSIVE DHE FRUSTRIMEVE




Njerëzit mund të shfaqin moral të lartë, nëse çdo gjë shkon siç duhet në bollëk, nëse kanë shëndet të mirë dhe nevojat i kanë të plotësuara. Por, shfaqja e cilësive të larta morale në kohët e vështirësive, apo trajtimi i mirë i të tjerëve derisa është i fyer nga shpifje të rënda, janë dukuri të përgjigjes me të mirë ndaj së ligës.

Çdokush gjatë ditës përjeton gjendje të ndryshme: lodhje, uri, ligështim, etj.. Kjo është krejt e natyrshme. Sido që të jetë, Allahu thotë se muslimanët mund të zgjedhin që të përjetojnë sprova edhe më të rënda se këto. Morali i shfaqur nga besimtarët dhe jobesimtarët në këto situata është mjaft dallues. Për shembull, frustrimi i tillë jobesimtarët i shpie në rebelim, bëhen agresivë dhe humbin shpresën e ndershmërinë. Pasi nuk besojnë në jetën e pastajme, ata mendojnë se çfarëdo që bëjnë, është e lidhur vetëm me këtë botë:*"Ata edhe thanë: "Nuk ka tjetër, përveçse kjo jetë jona në këtë botë, po vdesim e po lindim dhe asgjë nuk na shkatërron tjetër përveç kohës. Ata për këtë nuk dinë asgjë, ata vetëm fantazojnë"*. (El Xhathije, 24)

Sipas tyre, çdo gjë do të përfundojë kur të fundoset bota. Prandaj ata dëshirojnë që të jetojnë në rehati, qetësi shpirtërore, shpërblim për punën e tyre të bërë, dhe të gjitha gjërat e mira të kësaj bote. Kjo dëshirë i bën vështirësitë dhe frustrimin shumë të dhembshëm për ta. Ata as nuk janë të durueshëm e as të ndershëm, nuk mund të falin dhe nuk i trajtojnë të tjerët me njerëzi, dhe as të shfaqin ndjenjën e dhembshurisë apo mëshirës. Duke besuar se nuk ka shpërblim a dobi nga gjërat e tilla; i nënshtrohen gjendjes së pashpresë duke menduar se vështirësitë sjellin vetëm humbje.

Mirëpo, mendimet e tilla janë krejtësisht të gabuara, sepse jeta e vërtetë dhe e amshueshme fillon pas vdekjes.



Në Ditën e Gjykimit, çdokujt do t'i llogaritet ajo që ka punuar dhe do të shpërblehet me drejtësi për të. Ata që kanë shfaqur moral të lartë, nuk do të humbasin; përkundrazi, do të fitojnë shumë. Në fakt, ata do të shpërblehen për secilën fjalë të mirë që kanë thënë, për çdo vepër të sinqertë që kanë bërë, dhe për çdo shembull vetëflijimi, besnikërie dhe njerëzie. Në të vërtetë, besimtarët mbajnë mend një hadith të të dërguarit-a.s.: "Sjellja e keqe shkatërron shërbimin hyjnor, sikurse biberi mjaltin"(1) dhe me pedanteri i shmangen sjelljes së pahijshme. Por njerëzit që janë shumë larg nga feja, nuk janë të vetëdijshëm për këtë të vërtetë. Ata tremben kur përballen me situata të vështira, sepse mohojnë se çdo gjë që përjetojnë, është test. Ja një pikë që duhet të trajtohet me kujdes: "*Mos u tregoni të dobët në ndjekjen e armikut, sepse, nëse ndieni dhembje edhe ata ndjejnë dhembje sikurse ju, e ju shpresoni nga Allahu çka ata nuk shpresojnë. Allahu është i Dijshëm, Ligjdhënës i Matur*". (En-Nisa, ,104). Ashtu siç thotë ajeti, si besimtarët ashtu edhe jobesimtarët, u nënshtrohen vështirësive dhe frustrimeve. Mirëpo, për shkak se jobesimtarët nuk kanë besim në Allahun dhe nuk e konsiderojnë se çdo gjë është krijuar nga Allahu, dhe nuk shpresojnë të shpërblehen nga Allahu ashtu siç presin besimtarët, dallimi themelor midis tyre është se ata janë të pavëmendshëm për domethënien e vërtetë të jetës. Me fjalë të tjera, besimi i besimtarëve në Allahun i veçon krejtësisht nga jobesimtarët në jetën e pastajme.

### Sprovimi me uri e skamje

Për shembull, Allahu na thotë se njerëzit do të sprovohen me uri dhe skamje. Derisa uria është vështirësi serioze dhe frustrim për jobesimtarët, për muslimanët është sprovë që ata duhet të tregojnë veti të larta morale, dhe një rast i mirë që nuk duhet humbur. Në kohë të tilla, nënshtrimi ndaj Allahut, besimi dhe durimi janë të një rëndësie të madhe, dhe fakti që nuk e humbin shpresën, po përkundrazi, shohin dobi për atë që u ndodh, është tregues i qartë se janë duke e kaluar testin. Kjo është parë qartë në jetën e pejgamberëve. Ata, kur përballeshin me vështirësi, bënin sabër dhe shpresonin në shpërblimin e Allahut xh.sh..).

Nëse marrim dhe shikojmë jetën e Jusufit a.s., shohim se Allahu xh.sh. atë e ka sprovuar në mënyra të ndryshme. Jusufi a.s., pasi e hodhën në bunar vëllezërit që ia kishin zili, ishte gjetur një karvan që kaloi afër atij bunari. Personat që e nxorën nga bunari Jusufin a.s., e shitën si rob tek një ministër. Pas një kohe, edhe pse Jusufi a.s. nuk ishte fajtor, u burgos për arsye të disa shpifjeve që i qenë bërë.

Në shikim të parë, gjërat që i ndodhën Jusufit a.s., mund të shihen si gjëra të vështira, mirëpo Allahu shpërblimin e mbështetjes dhe moralit të bukur që tregoi Jusufi a.s., ia kishte dhënë në këtë botë dhe në të njëjtën kohë i kishte treguar që, bashkë me vështirësinë, i ka bërë dhe lehtësinë. Kështu që Jusufi a.s., me dëshirën dhe lejen e Allahut, pas një kohe të shkurtër doli nga burgu dhe u bë ministër i rëndësishëm i thesareve të shtetit. Ja pra, situata që u pa e vështirë, u kthye në një situatë të rehatshme dhe të bukur.

Përveç kësaj, Allahu xh.sh. edhe Musain a.s. e kishte përkrahur me lehtësi përballë vështirësive me të cilat u ballafaqua në jetën e tij. Musai a.s., me përkrahjen dhe ndihmën e Allahut, kishte fituar epërsi përballë Faraonit, i cili ishte një prej njerëzve më të pasur që kishin jetuar gjatë shekujve. Në të njëjtën kohë Zoti i ishte përgjigjur edhe lutjes së Musait që bëri për t'ia dhënë si ndihmës të vetin të vëllanë, Harunin a.s.. Përsëri Musai a.s., me përkrahjen dhe ndihmën e Allahut duke treguar mugjize (mrekulli), doli fitimtar kundër magjistarëve të Faraonit, dhe kështu Musai a.s., edhe në çastet më të vështira, nuk e kishte harruar asnjëherë se ndihma e Allahut është gjithmonë me ata që kanë besuar. Musai a.s., nga njëra anë gjersa e ndiqnin forca ushtarake të Faraonit dhe, nga ana tjetër, kishte përballë detin, u kishte thënë atyre që kishte afër, se ndihma e Allahut gjithmonë është afër atyre që kanë besuar dhe në të njëjtën kohë ua kishte kujtuar se gjithsesi Allahu do të tregonte një rrugëdalje: *Ai (Musai) tha: "Kurrsesi, me mua është Zoti im, Ai do të më udhëzojë". Ndërsa Ne Musait i thamë: "Me shkopin tënd bjeri detit". Deti u nda dhe çdo pjesë u bë si kodër e madhe. E Ne i afruam atje të tjerët* (ata të faraonit). *Dhe Ne e shpëtuam Musain dhe të gjithë ata që ishin me të. Kurse të tjerët i përmbytëm në ujë.* (Shuara, 62-66)

Kurse një tjetër shembull nga jeta e pejgamberëve është të qenët afër Muhamedit a.s. një besimtar në çastin e fshehjes në një shpellë, gjersa i ndiqnin mushrikët. Të qenët e një besimtari përkrahës afër, në kohën kur kërcënimet e atyre që i bëjnë shirk Allahut kanë arritur nivelin e lartë, është një prej lehtësive që ka caktuar Allahu: *Në mos e ndihmofshi atë* (Pejgamberin)*, atë e ka*



parandaluar të mosqenët i virtytshëm. Ky zë bën që njerëzit të frikësohen se do të ftohen nëse dikujt i jepet palltoja, ose do të mbesin të uritur nëse i japin ushqim të urituri. Kjo është nga taktikat e shejtanit, që ai përdor për të frikësuar me varfëri dhe për të parandaluar që besimtarët të ndihmojnë të varfrit.*"O ju që besuat, jepni nga më e mira e asaj që fituat dhe nga ajo që ju dhamë prej tokës, e mos nxitoni ta jepni atë më të pavlefshmen nga ajo, e që ju nuk do ta pranonit për vete vetëm symbyllas. E, dijeni se Allahu s'ka nevojë për ju, është i Madhëruar. Djalli ju frikëson nga varfëria dhe ju urdhëron për të këqija, e Allahu ju garanton falje* (mëkatesh*) e begati; Allahu është Dhurues i Madh, i Dijshëm".* (El Bekare, 267-68).

Ajetet thonë se Allahu nxjerr në shesh mashtrimet e shejtanit dhe i paralajmëron njerëzit me lajme të mira nga mëshira e Tij. Si shpërblim për moralin e tyre të lartë, Allahu do t'u dhurojë një kënaqësi shpirtërore, që nuk mund të krahasohet me asnjë kënaqësi të kësaj bote. Nuk ka kufizim të kënaqësisë që buron nga vetëflijimi, durimi, besnikëria, bujaria, njerëzia dhe lojaliteti. Në një ajet, Allahu vlerëson lart karakterin moral të atyre besimtarëve që hapin me kënaqësi dyert e shtëpive për ata muslimanë që kanë migruar nga vendi i tyre, duke u siguruar çdo gjë që nevojitet, pavarësisht nga fakti se edhe ata kanë nevojë për ato gjëra: *"Edhe ata që përgatitën vendin dhe besimin para tyre, i duan ata që shpërnguleshin tek ata dhe nuk ndiejnë në gjokset e tyre ndonjë nevojë* (për zili a tjetër) *nga ajo që u jepej atyre (*muhaxhirëve*), madje edhe sikur të kishin vetë nevojë për të, ata u jepnin përparësi atyre para vetvetes. Kush është i ruajtur prej lakmisë së vet, të tillët janë të shpëtuar".* (Hashr, 9)

Allahu gjithashtu tregon për shpërblimet që do të merren pas sprovës me etje, lodhje dhe uri, për ata që veprojnë drejt: *"Nuk ishte me vend për banorët e Medinës e as për ata që ishin rreth tyre nga beduinët, të ngelin* (pa shkuar) *pas të dërguarit të Allahut e as të kursejnë veten e tyre ndaj vetes së tij (*Pejgamberit*). Nuk ishte me vend, ngase, ata nuk i godet as etja, as lodhja, as uria kur janë në rrugën e Allahut, dhe nuk shkelin ndonjë vend që i hidhëron mosbesimtarët, dhe nuk arrijnë kundër armikut çka do qoftë* (mbytje, robërim të tyre ose ngadhënjim mbi ta)*, vetëm se të gjitha ato do t'u evidencohen atyre si vepër e mirë (*shpërblyese*). Allahu nuk ua humb shpërblimin veprim-mirëve".* (Et-Teube, 120)

Siç thotë edhe ajeti, çdo frustrim që përjeton muslimani në rrugën e Allahut, në fakt, është vepër e mirë. Duke ditur që të gjithë njerëzit janë krijuar vetëm për t'i shërbyer Allahut dhe për të bërë punë të mira, ata do të fitojnë shpërblim të përkryer për durimin dhe karakterin e moralit, dhe atyre nuk do t'u bëhet e padrejtë.

Është e vërtetë kjo edhe për sëmundjen dhe frustrimet e tjera. Besimtarët e dinë se vetëm Allahu do t'i shpërblejë dhe se kjo botë është e përkohshme, prandaj ata janë çdoherë mendjehollë, të vendosur dhe të prerë, meqenëse kanë lexuar në Kuran se Ai u jep forcë shpirtërore dhe mbështetje besimtarëve që punojnë për Të. Mësimi i fshehtësisë së sprovave të kësaj jete, shkakton kënaqësi të madhe dhe lehtësim gjatë ballafaqimit me vështirësi. Ata që dinë se çfarëdo që u ndodh është test, nuk bëhen asnjëherë të brengosur, të frustruar dhe të humbin shpresën e as të hutohen nga frika dhe shqetësimi, ose të bien në depresion.

*ndihmuar All-llahu; kur ata që nuk besuan e nxorën atë vetë të dytin; kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vet: "Mos u pikëllo (*frikëso*), All-llahu është me ne!" E All-llahu zbriti qetësi (*në shpirtin e*) atij, e fuqizoi me një ushtri që ju nuk e patë; e fjalën e atyre që nuk besuan, e bëri më të ulëtën, kurse fjala e All-llahut (*është*) më e larta. All-llahu është më i Fuqishmi, më i Urti.* (Et-Tevbe, 40).

### Besimtarët e dinë se vetëm Allahu do t'i shpërblejë

E gjendja me jobesimtarët është krejtësisht tjetër, sepse ata vendosin leverdinë dhe rehatinë e tyre në vend të parë e jo durimin dhe mbështetjen në Allahun xh.sh.. Mirëpo, sido qoftë, morali i besimtarit i jep çdo herë përparësi tjetrit. Besimtarët, me gjithë dëshirë, u japin besimtarëve tjerë vendet më të mira, ushqimin më të mirë dhe veshjen më të mirë. Kur bën të ftohtë, muslimanët e vërtetë përkujdesen gjithnjë për muslimanët e tjerë duke u ofruar batanije dhe pije të ngrohta, edhe nëse ata vetë kanë të ftohtë. Ata ndiejnë kënaqësi që të sigurojnë shëndetin, sigurinë, rehatinë dhe lumturinë e shokëve të tyre, pasi e dinë se kënaqësia që rrjedh nga këto akte të vetë-flijimit, nuk mund të krahasohet me kënaqësinë e pirjes së lëngjeve të ngrohta.

Njerëzit mund të shfaqin moral të lartë, nëse çdo gjë shkon siç duhet në bollëk, nëse kanë shëndet të mirë dhe nevojat i kanë të plotësuara. Por, shfaqja e cilësive të larta morale në kohët e vështirësive, apo trajtimi i mirë i të tjerëve derisa është i fyer nga shpifje të rënda, janë dukuri të përgjigjes me të mirë ndaj së ligës. Shenjë tjetër e cilësive të moralit të lartë është kur i ngopuri i jep ushqim të pangopurit, i ngrohuri e vesh të ftohurin. Të dy janë shumë të vlefshëm në prani të Allahut, por duke shfaqur moral të shkëlqyer kur të përballen me vështirësi, kjo është një gjë shumë e rëndësishme dhe e vlefshme, për shkak të shfaqjes së forcës dhe sinqeritetit të besimit, devotshmërisë dhe virtytit të lartë të dikujt.

Përveç kësaj, ata që bëjnë jetë të virtytshme duke dëgjuar ndërgjegjen e tyre, mund të dëgjojnë pëshpëritjet e liga që dërgojnë në ligësi, dhe kjo supozon që është vështirë të jesh i virtytshëm, dhe përpjekja për të

Safet Pllana

# KUPTIME SINJIFIKATIVE NË PROCESIN ZHVILLIMOR

"…Ta mprehim sharrën për çdo ditë: fizikisht, duke e mbajtur trupin tonë në formë; intelektualisht, duke mësuar vazhdimisht; emocionalisht, duke kultivuar durimin, ndjeshmërinë dhe përgjegjësinë personale; dhe shpirtërisht, duke u lutur dhe duke meditaur". (Stephen Covey)

## Transformimi personal

Imagjinata, kreativiteti, përgjegjësia në grup, dinamika sociale, empatia, qëndrimi kritik e soditës, konstantja në mes racionales dhe empirikes, (për)qasja tek parimet koherente, pandërprershmëria e çështjeve prijatare shfaqen në sfond me një kompaktësi ndërveprimesh personale, ndërpersonale dhe shoqërore. Arritja e interaksionit (ndërveprimit) ndërpersonal e shoqëror kërkon paraprakisht një transformim personal, që nocionet e lartpërmendura të shfaqen duke u parë praktikisht në realitet. Sendërtimi dhe favorizimi i veprimeve të tilla (personale) shkaktojnë një prangosje të individit, të lidhur pas njëdimensionalitetit subjektiv. Si pasojë, veti të tilla identitare nuk vijnë në konkretësi sa kohë që fiksimi është mu në qëndrimet individualiste duke shkëputur domosdoshmërinë e të qenit në proceset vendimmarrëse kolektive. Shkëputja nga egoja (jo largimi që të harrohet egoja!) vlerësohet të jetë metodë e fuqishme në transformimin personal, në njërën anë, dhe, sistemim idesh, njohje me vetveten dhe individët e tjerë duke shkëmbyer informacione përkatëse, në anën tjetër. Të qenët me vullnet, lamtumira nga zakonshmëritë, përkushtimi ndaj punës, caktimi i prioriteteve, puna ekipore - shfaqen si rreze te freskëta për një transformim personal të individit.

## *Vetevaluimi* (vetëvlerësimi)

Transformimi personal në zhvillimin e tij etapor prore kërkon element primar përforcues në kontinuitetin e tij qëllimor. Duke rendur pas këtyre elementeve, transformimit personal i duhet koncepti i vetevaluimit; një koncept që përpiqet të shpjegojë më mirë njohjen e vetvetes duke vënë në pah fuqitë dhe dobësitë tona. Analiza drejtuar progresit, zhvillimit, studimit, përmirësimit në fushën që është bërë dhe që është e domosdoshme të bëhet, duke përfshirë komparativitetin në mes situatës retrospektive dhe aktuale, jep një tablo vetëvlerësuese. Qëllimi i vetëvlerësimit është: e para, për të zbuluar aftësitë dhe dobësitë tona; baza e këtyre analizave është që të reflektojmë gjatë rrugës që, në mënyrë të plotë, të përdorim fuqitë tona; gjithashtu, të identifikojmë se ç'duam dhe ç'kemi nevojë të ndryshojmë në veten tonë; dhe atëherë të zgjedhim qëllime dhe aktivitete që na ndihmojnë të mësojmë dhe të zhvillojmë atë që na mungon.

## Objektivat e edukimit

Veprimi sistematik, i planifikuar dhe qëllimplotë i shkollës apo i ndonjë institucioni tjetër të specializuar (çerdhet, kopshtet e fëmijëve, kurset, etj.), përkatësisht i personelit të tyre profesional në formimin dhe zhvillimin (me anë të ligjëratave, mësimeve, ushtrimeve, detyrave, udhëzimeve, shembujve praktikë etj.) të aftësive fizike/trupore e mendore të fëmijëve, të të rriturve, të grupeve apo të gjeneratave të tëra në një drejtim të caktuar, përkatësisht nga një ideal i caktuar shoqëror, moral, politik, njerëzor etj. (Ekrem Murtezai, *Fjalori i Filozofisë*, Botimet Toena, Tiranë, 2007, f. 93). Është një proces i vazhdueshëm dhe kreativ, duke u orvatur të zhvillojë potencialet dhe kapacitetet që fshihen brenda natyrës njerëzore. Shpërfaqja e këtij procesi kreativ gjeneron një harmoni midis arsyes dhe përvojës, duke mundësuar një hulumtim dhe ushtrim të mendjes drejt njëmendësisë objektive. Ndarja e përgjegjësisë, civilizimi mbi baza sistematike të ndërtimit, zhvillimi i kualiteteve, vetëdija kolektive si kundërpërgjigje e anomalisë dhe agresionit, priren të jenë promotorë të një edukimi konstruktiv.

## Bashkëpunimi, çelësi i suksesit

Bashkëpunimi është të punosh së bashku për një ideal; është diçka që ndërmarrim në punë dhe ku secili ka rolin e tij që ta përfundojë atë sinqerisht. Njerëzit në bashkëpunim bashkojnë burimet e tyre për përfitim të përbashkët; po ashtu, ne shohim a dëgjojmë se si shoqëritë ndërtohen nën hijen e bashkëpunimit. Përfitimi i tyre ka qenë puna dinjitoze dhe vetëbesimi; por, jo vetëm kaq, sepse lëvizja kooperative (bashkëpunuese) ka qenë shkaku që shumë vende kanë arritur progres shumë të shpejtë ekonomik. Ngjarja në vijim është e njohur për të gjithë ne… Një i moshuar ishte në prag të vdekjes. Ai i thirri të bijtë dhe u tha që të thyenin një deng thuprash të lidhura. Megjithëse ishin të fuqishëm, ata nuk arritën t'i thyenin ato. Babai u tha të zgjidhin dengun dhe t'i thyenin thuprat një nga një. Dhe, sa lehtë që i thyen ashtu të ndara! Dengu i thuprave është si bashkëpunimi; dhe puna e përbashkët është si një unitet që nuk mund të thyhet. Në këtë mënyrë, bashkëpunimi vepron si një fuqi. Njëherë Profeti a.s. po udhëtonte me shokët e tij. Ata u ndalën në një vend për të ngrënë dhe pushuar. Vendosën të prisnin një dele dhe ta piqnin.

Njëri prej tyre tha: "Do ta pres unë".

I dyti tha: "Unë do t'ia heq lëkurën".

I treti tha: "Unë do ta pjek".

Secili shprehu gatishmërinë për të ndihmuar.

Profeti a.s. tha: "Unë do të mbledh dhe të sjell dru për zjarr prej pyllit".

Shokët i thanë: "O Profet! Mos u merakos ti për këtë. Ne do t'i bëjmë të gjitha".

Profeti a.s. u tha: "E di se mund t'i bëni të gjitha. Por, mua nuk më pëlqen të kem një trajtim favorizues nga ju. Zotit, të Plotfuqishmit, nuk I pëlqen të shohë dikë të ndarë nga shokët e tij. Kështu, Profeti a.s. shkoi dhe i solli drutë për zjarr.

Ky është një nga shembujt që Profeti a.s. ka dhënë për bashkëpunimin dhe punën e përbashkët për një të mirë unike.

Prof. Dr. Hayreddin Karaman

# ABORTI – KY KRIM NDAJ FËMIJËVE

Nga aspekti fetarë, aborti donë të thotë mbytja apo nxjerrja e fëmijës nga barku i nënës së tij, qoftë nga vetë nëna apo nga dikush tjetër, me një ndërhyrje fizike apo diç të ngjashme. Që nga dita e parë e shtatzënisë ai është fëmijë me jetë. Kjo, në ditët e sodit për dallim nga kohërat e më parme, po bëhet nga mjekët në një vend të caktuar përmes mjeteve dhe aparaturës mjekësore që sot posedon.

## Historiku i abortit

Në Kuran dhe hadithe në mënyrë të drejtpërdrejtë kjo çështje nuk është cekur (por tërthorazi). Ndoshta për arsye se atë kohë nuk është praktikuar shumë apo rrallë është praktikuar. Në kohën kur shkenca e fikhut / jurisprudencës filloi të formohet dhe të ndahet në literaturë, (që nga shekulli i parë hixhri), së pari, çështja e mbytjes së fëmijës aksidentalisht apo me qëllim në mitër, është diskutuar në kapitujt mbi legjislacionin e dënimeve dhe veprave penale. Ndërsa më pas (pas katër shekujsh kur jetuan imamët e mëdhenj – muxhtehid dhe kur dituria dhe shkenca islame ishte në kulminacion) u diskutua çështja në lidhje me atë se a lejohet apo jo pengimi apo ndalesa e lindjes së fëmijës derisa ai është në mitrën e nënës. Ajo që përmendet në Kuran dhe theksohet si "**mbytje e fëmijëve të gjallë dhe varrimi i tyre të gjallë**" tregohet me ajete të veçanta si një krim i theksuar, ndërsa sa i përket mbytjes së fetusit, nuk është theksuar me ndonjë shprehje apo term të veçantë, por se është theksuar në mënyrë të përgjithshme duke e përfshirë edhe këtë nga e para. Tekstet Hyjnore në mënyrë të veçantë e përfshijnë edhe mbytjen e fetusit edhe ajeti ku "**ndalohet të mbytët një shpirt pa të drejtë**".Në Suren El En'am thuhet: (Shih: El En'am, 98.) Fetusi në mënyrë të prerë hyn dhe bën pjesë në termin "***nefs – ego apo shpirt***" ndërsa sa i përket asaj se a mundë të quhet si fëmijë, kjo është e pa përcaktuar saktësisht, por e mundshme. Në mesin e këtyre krimeve dhe mëkateve ekziston edhe ajo e quajtura "***mbytja e fëmijëve***". Në këto ajete bënë pjesë edhe fetusi në statusin e të qenit fëmijë. Ndërsa në hadithe nuk ka kaluar çështja lidhur me parandalimin e lindjes apo eliminimin dhe mbytjen e fetusit. Sa i përket azlit (hudhja e spermës jashtë organit – si metodë kontraceptive – përkth.) nuk ka të bëjë me eliminimin e fetusit, por aty flitet rreth çështjes së pengimit apo parandalimit në mes spermës dhe vezës (parandalimit të shtatzënisë – përkth.) e që veprimi i një azli të këtillë (kontracepsioni) është quajtur një gjë sekrete. Mirëpo kur disa dijetarë juristë shkojnë ka lejimi i abortit apo eliminimi i fetusit, këtë mundohen ta ndërlidhin me çështjen – argumentin "***fryrjen apo dhënien e shpirtit***", por që hadithi në asnjë mënyrë nuk ka të bëjë me abortin. Gjërat si (farz, vaxhib, mendub, mubah, mekruh, haram etj. për të qenë njëra nga këto) që në shkencën e fikhut-jurisprudencës janë tema për shpjegim dhe sqarim, duke u nisur nga argumentet lidhëse dhe burimet tjera për gjërat dhe sjelljet fetare, ndërsa çështja e eliminimit të fetusit është trajtuar në dy mënyra:

a) Se a është e lejuar apo jo, si dhe
b) Dënimi që do merret në rast se eliminohet fetusi me qëllim apo aksidentalisht.

## Aborti nga këndi i lejimit apo ndalimit:

Derisa në shkencën e fikhut bëhen hulumtime dhe analiza në lidhje me atë se a është e lejuar mbytja e fetusit apo aborti, juristet së pari janë përqendruar në çështjen e të qenët fetusi i gjallë dhe se a është bërë gjallesë njerëzore apo jo. Derisa vërehet se fetusi është i gjallë dhe është njeri, asnjë jurist nuk mundë të jep leje për eliminimin e tij; sepse Islami rreptësisht e ka ndaluar mbytjen e një shpirti (nefs), një fëmije të lindur dhe një mbytje të një njeriu. Ndërsa çështja dhe animi i disa juristëve që mundë të thonë dhe anojnë nga ajo se aborti mundë të lejohet në ndonjë kohë të caktuar e që kjo i ka shtyrë ata të mendojnë kështu, nuk është gjë tjetër përveçse dituri e mangët – dobët. Ngatërrimi i një hadithi, komentimi i gabuar i tij dhe devijimi i tij nga këta (juristë), është një gjë që këtyre juristëve u është ofruar informacion i periudhës kur ata kanë jetuar, pra, informacion i "mjekësisë së gabuar nga bota e gjallesave".

## Mendimi i Imam Gazâliut

Njohuritë dhe informacionet e mangëta dhe të gabuara rreth abortit. Në veprën e tij të njohur dhe shumë të çmuar për shkencat e përgjithshme islame, e veçanërisht në shkencën e fikhut-jurisprudencës, Gazzaliu në Ihjâu-Ulûmi'd-dîn, kur fletë për çështjen e fetusit dhe hedhjes së spermës jashtë organit të femrës, ndër të tjera thotë: "Azli – hudhja e spermës jashtë, aspak nuk i ngjason mbytjes së fëmijëve femra duke i futur ato në dhê, apo edhe mbytjes së fetusit. Sepse dallimi i kësaj nga ato dy të tjerat është se, në rastet tjera, po eliminohet një gjë e ekzistuar, ndërsa tek kjo ende nuk është formuar diçka. Kjo ka disa faza deri në formimin e fetusit. Faza e parë e ekzistimit të tij – formimit është depërtimi i spermës së mashkullit në vendin e duhur të femrës dhe përzierja e dy qelizave në mes vete dhe që këto të vijnë në një gjendje të përshtatshme për jetë. Prishja dhe eliminimi i kësaj është krim. Por krimi edhe më i madh i kësaj është eliminimi i rastit kur kjo të përzihet me njëra-tjetrën dhe të forcohet, në atë masë së të bëhet sikurse copë mishi. Ndërsa krimi bëhet edhe më i madh, kur atij i jepet shpirti dhe merr formën e krijesës së njeriut. Kurse krimi më i rëndë ndër të tjerat është nxjerrja e fetusit nga barku i nënës duke qenë i gjallë dhe më pas mbytja e tij. Thek-



suam se "***fillimi i krijimit të njeriut nuk bëhet që nga momenti kur sperma e mashkullit të dele nga ai, por kjo bëhet kur sperma e tij bashkohet dhe përzihet me qelizën vezë të femrës***". Sepse fëmija formohet nga përzierja e qelizës vezë dhe spermës e jo vetëm nga sperma e mashkullit. E kjo realizohet nga bashkimi i qelizave të të dyve apo nga bashkimi i spermës së mashkullit me bashkimin dhe përzierjen e gjakut të hajzit të femrës".(El-Ihja si dhe komenti i veprës *"el-it-haf"*, v.5, f. 380.) Gazaliu i cili kishte jetuar shumë kohë më parë, që më (505/1111) ka vdekur, ka dhënë shpjegime dhe komente përkthyese shumë precize për atë periudhë dhe se përmes shpjegimeve të tij, ka hapur rrugë që juristët fetarë, të bëjnë edhe me tepër analiza rreth temës në fjalë:

a/ Shumë juristë, sikurse Gazzaliu, me që përzierja e cila ndikon në krijimin dhe formimin e fëmijës nga mashkulli dhe femra, e që kësaj i thuhet ujë – lëng amnional sipas burimeve fetare, në atë mënyrë siç quhet sperma e mashkullit ujë, po ashtu i thuhet edhe vezores së femrës (ujë – el-mâu).

b/ Kur bëhet përzierja e dy lëngjeve, pra kur vërtetohet aftësia e plleshmërisë, në vend se ta e quajmë këtë gjë diç të gjallë, kjo quhet aftësi për të qenë gjallesë që t'i jepet shpirt, pra kështu emërohet veza e plleshmërisë.

c/ Pasi të përcaktohet veza për plleshmëri, dy fazat që fetusi i kalon në mitër quhen "aleka – gjak i ngjizur në mitrën e nënës apo veza e fekonduar". Dhe "mudga – një kafshatë mishi". Në bazë të asaj që sot mjekësia na mëson, fetusi asnjëherë nuk mundë të jetë një copë gjaku i ngjizur apo ndonjë copë mishi i pa jetë.

d/ Edhe informacioni që jepet se mundë të formohet fëmija si rezultat i kontaktit intim nga gruaja dhe burri, kur në atë moment sperma e mashkullit përzihet me gjakun e hajzit të femrës, është një informacion që nuk përputhet me shkencën bashkëkohore të mjekësisë.

e/ Sa i përket dhënies – fryrjes së shpirtit, kjo do të theksohet në një hadith që do të shpjegohet më poshtë. Për një gjë si dhënia e shpirtit, se në ç'kuptim vjen kjo njohuri, nuk mund të ofrojmë diçka konkrete dhe informacion bazuar në shkencat e jurisprudencës, se athua në ç'procese jetësore ndikon dhe hynë kjo çështje.

f/ edhe me gjithë këto mangësi të informacioneve, Imam Gazzaliu, çështjen e aktit intim dhe depërtimin e spermës së mashkullit në mitrën e nënës e llogarit si "një fazë e ekzistimit të njeriut". Ai po ashtu eliminimin e kësaj ndodhie e llogarit si një krim i hapur dhe tejet i rëndë.

### Aborti nga këndi i haditheve dhe fik'hut

Në burimet e literaturës që përmblidhen hadithet, sipas një transmetimi që ka ardhur, Pejgamberi a.s. caktimin (kaderin) dhe krijimin e njerëzimit e shpjegon në këtë mënyrë: "*Secili prej jush në mitrën e nënës , katër dhjetë ditë qëndron në formë të pikës së spermës, pastaj po aq ditë qëndron në formë të koagulimit (alek'a), pastaj po aq ditë do të krijohet në formë të një cope të mishit (mudga). Pastaj Allahu ia dërgon melekun i cili i thotë katër fjalë: i shkruan veprimet e tij, kohëzgjatjen e jetës së tij, rrëskun dhe se a do të jetë fatlum ose fatkeq në këtë botë. Në fund në të e frymëzon shpirtin. Ndërkaq, njeriu është i lirë të kryejë veprimet e xhehennemlinjëve, ashtu që në mes tij dhe xhehennemlinjëve largësia të jetë vetëm një arshin, por nëse libri ia kalon dhe ai kryen veprimet e xhennetlinjëve ashtu që në mes tij dhe Xhennetit ka largësi vetëm një arshin. Nëse libri e kalon dhe ai kryen veprimet e xhehennemlinjëve, do të hyn në Xhehennem".(*Buhariu, Bed'u'l-halk, 6; Muslim, Kader, 1-5).)Në Kuranin Fisnik, p.sh. në ajetin (Shih:El Muminunë, 14).si dhe në hadithet e Pejgamberit a.s. periudhat e krijimit të fëmijës në mitrën e nënës janë shpjeguar në një mënyrë të tillë sa të mundë të kuptoje dikush që këtë çështje e shikon nga jashtë. Nga kjo është kërkuar prej tyre që të marrin shembull, të kuptojnë Njëshmërinë dhe Madhërinë e Allahut në mënyrë që sa më mirë të kuptojnë edhe caktimin dhe mundësinë e paskajshme të Atij. Mirëpo në çështjen e transmetimit të disa haditheve, mundë të themi se ndonjëherë mundë të ketë ndonjë lëshim nga transmetuesi, që ato më pas të duken në kundërshtim me njëra tjetrën. Përmes disa aspekteve, ne do të sjellim shpjegime të hollësishme:

a). Lidhur me dhënien e shpirtit të fëmijës janë dhënë disa numra të ndryshëm si; pas 40, 42, 45 dhe 120 ditë. Tani, me që dhurimi i shpirtit bëhet pas një kohe të caktuar, ne nuk mundë të pranojmë përpikërinë e këtyre haditheve si autentike (sahihe).

b). Përcaktimi i gjinisë së fëmijës nga ana e Krijuesit se ajo bëhet pas ditës së katërdhjetë, është në kundërshtim me të dhënat që ka sjellë shkenca mjekësore. Sepse gjinia e fëmijës është e ditur qysh nga dita e parë e shtatzënisë, sa që po kështu qëndron çështja edhe me disa specifika tjera personale.

c). Sipas ekspertëve që kanë specializuar në këtë drejtim mjekësorë, mësojmë se zëmra e fëmijës në barkun e nënës fillon të rrah që nga fundi i javës së tretë të shtatzënisë. Pastaj, në ditën e 24-25-të fillojnë formimet e para të syve dhe veshëve si dhe krihet e këmbët, në të 30-tën lensi në sy, nga dita 36-42 fillojnë të formohen ndarjet në mes gishtërinjve të dorës dhe këmbës si dhe forma e jashtme e veshëve. Mirëpo gjëja më e rëndësishme nga aspekti i tematikës sonë këtu është se, hadithi në fjalë nuk ka asgjë të bëj me "*mbytjen e fetusit apo elementet tjera për të*". Kështu që ky hadith është theksuar më shumë për krijimin e njeriut dhe kaderin e tij. Për këtë arsye, edhe dijetarët e hadithit, këtë hadith e kanë futur në listën e kapitujve të haditheve "mbi krijimin" dhe "kaderin – caktimin".

### Norma e abortit nga këndi i jurisprudencës sipas medhhebeve qëndron kështu:

Edhe pse një pjesë e juristëve të dijetarëve hanefit, lejojnë abortimin e fëmijës para se t'i mbush ai 120 ditë, ata në këtë rast rëndë gabojnë duke u mashtruar në informacionet e bazuara se, a thua gjatë kësaj kohe në mitër është formuar fëmija apo ndonjë shtresë a copë

gjaku apo edhe mishi. Ata kanë sjell normën "Përderisa gjëja që gjendet në mitër nuk lëviz, e që kjo lëvizje është nga gazrat etj. por, derisa nuk dihet se kjo po vije nga fëmija, nuk mundë të gjykohet se ai është fëmijë". Në bazë të kësaj, i është sjellë shtesë e informacionit të dobët dhe gabuar. Ndërsa në ditët tona, për të parë se ç'është formuar në mitër, përmes testeve apo kontrollit te mjeku vërtetohet një gjë e tillë, është pra fëmijë apo jo, brenda dhjet – pesëmbëdhjetë ditësh. Kështu që brenda katër dhjetë ditëve mësohet edhe për formimin e shumë organeve të tij. Kështu që nuk është aspak e mundur që para këtyre të dhënave mjekësore dhe informacioneve të tyre, të bazohemi në mendimin e atyre disa juristë hanefitë që thonë se është e lejuar të bëhet aborti brenda 120 ditëve. Një fetva – përgjigje juridike e tillë, është pjesëmarrëse në krim.

Juristet e medhhebit Maliki, në mënyrë të theksuar kanë thënë se nuk lejohet largimi apo aborti i fetusit qoftë kjo kohë të jetë edhe para katër dhjetë ditëve. Përderisa disa nga juristët e medhhebit Shafii japin një mendim – përafërsisht me disa arsye të hanefive – se mundë të largojnë fetusin edhe nëse nuk i ka mbushur katër dhjetë ditë, juristët si Imam Gazzaliu kanë thënë se një gjë e tillë është haram dhe se ata, kanë thënë që ky është mendimi i saktë e që duhet të merret për bazë. Sipas juristëve të medhhebit Hanbeli, është e ndaluar largimi i fëmijës apo aborti, nëse kalojnë katër dhjetë ditë të shtatzënisë. Ndërsa nga ata juristë që thonë se kjo lejohet para se të mbushën katër dhjetë ditë shtatzëni, janë bazuar në ato informacione të gabuara që u cekën më sipër.(Në lidhje me këtë referim shih: Zejdân, el-Mufassal, 3, 119-127). Sipas jurisprudencës islame – fik'hut e drejta personale e fëmijës fillon që nga momenti kur ai të vendosët në mitrën e nënës.

### Veprimi penal për abort dhe dënimet për të

Juristët – fukahatë pranojnë se fetusi llogaritet si njeri (në bazë të kodit të tij gjenetik që duket dhe plotësohet). Ata bashkohen në mendimin se eliminimi i fetusit llogaritet krim (penalizim). Mirëpo që të gjykohet për një gjë të tillë se vërtetë është vepër penale, kanë vënë kusht të jetë e ditur sigurt që formësimi në mitër të jetë fetus (fëmijë në barkun e nënës). Përderisa ekziston mundësia se fryrja e barkut apo lëvizja e tij është nga gazrat apo gjërat tjera të ngjashme me këtë, është thënë se eliminimi i tij nuk mund të llogaritet krim. Sipas shumicës, në mënyrë që të ç'fuqizohet një mundësi e tillë si shkak i intervenimit në të, është vënë kusht që "gjëja e formuar aty, të nxirret jashtë dhe të duket se është fetus". Që të bëhet krimi, duhet të kalojë një kohë, dhe gjëja e nxjerrë apo e hedhur t'i ketë organet e bashkuara qoftë nëse këto janë vetëm edhe pjesërisht. Këto kushte bazohen në të njëjtin shkak (të më sipërm). Qëllimi është që të dihet sigurt se gjëja e nxjerrë të jetë gjallesë njerëzore. Me që mundësia për të ditur se formësimi në mitër është fetus apo një subjekt tjetër, sot mundësohet përmes një kontrolli dhe hulumtimi të thjeshtë, ky kontroll, i heshtë divergjencat dhe dyshimet e kësaj. Një nga çështjet që juristët të gjykojnë për krimin ndaj fetusit, është edhe ajo se këta parashtrojnë edhe kushtin që të dihet dhe njihet ajo se, fetusi është mbytur nga një intervenim apo jo.

Në të kaluarën mundësia e njohjes së fetusit se a është në jetë apo jo ishte e kufizuar. Por kjo njihej pas disa fazave që duhej pritur. Kështu që disa juristë kanë thënë: "fetusi duhet të nxirret i gjallë e më pas te vdesë, në të kundërtën nuk dihet se a është ai i vdekur apo jo para se të bëhet intervenimi". Ndërsa sot nuk ka mbetur asnjë dyshim rreth kësaj. Mundësia është krijuar që të mësohet se fetusi është gjallë apo vdekur në çdo fazë të tij, e po ashtu mësohet se për cilin shkak ka ndodhur vdekja. Një nga elementet tjera të rëndësishme për të bërë përcaktimin e dënimeve dhe ndëshkimeve është edhe "qëllimi dhe dëshira" për krim. Juristët e Medhhebit Maliki kanë thënë se nëse është bërë diçka e qëllimtë për mbytjen e fetusit, atëherë gjykohet se edhe krimi – mbytja është bërë me këtë qëllim. Sipas mendimit më të pëlqyer dhe pranuar të tri medhhebeve tjera, meqë nuk janë të sakta çështjet se fetusi është formë njerëzore në mitër që jeton, para se të bëhet krimi dhe mbytja e tij, dënimi për të nuk vlerësohet si një vepër e bërë me qëllim, por si një vepër që i përngjanë asaj të qëllimtës (*shibhu'l-amd*), apo përmes ndonjë mënyre aksidentale - të gabuar (*hataen*). Dënimi për vdekjen, mbytjen apo abortimin e fetusit si rezultat i një vepre të nënës së tij apo ndonjë ndikimi tjetër të pa drejtë, sipas jurisprudencës – fik'hut klasik është shpjeguar sikurse në gjendjet e paraqitura më poshtë:

#### Kur fetusi del i vdekur:

Në këtë rast, me që ka dyshime për veprimin e vdekjes, dënimi për këtë është gjobë shpagimi gjakut nga vrasësi. Ajo që në terminologji quhet *"el-gurre"* që donë të thotë dëmshpërblim material, llogaritet me sasinë e dënimit për pesë deve apo dënim kesh që vlen sa pesë deve. *Kur fetusi del nga mitra i gjallë dhe nëse vdes pasi të del nga aty si shkak i ndonjë veprimi:*Në këtë rast, me që dihet sigurt se vdekja ka ndodh si rezultat i një ndikimi të jashtëm, dënimi i kësaj sipas atyre që një gjë të tillë e llogarisin si "të qëllimtë" është dënimi nga lloji i njëjtë (*el-kisasu*), ndërsa sipas atyre që këtë mbytje e llogarisin si mbytje "aksidentale apo e ngjashme me atë të qëllimtën" e që dënimi i këtij rasti është shpagim me diçka (dijet). Shpagimi i plotë (dijet) për fëmijën mashkull është një qind deve, për femrën është pesëdhjetë deve apo vlera e këtyre (përafërsisht kjo është llogaritur në 213 gram flori). Këtë dijet e marrin edhe trashëgimtarët. Nëse trashëgimtarët e falin këtë, ky borxh bie nga fuçia.

#### Kur fetusi del i gjallë dhe më pas vdes për shkaqe të ndryshme:

Me që ky rast nuk ndërlidhet me vdekje, mbytje apo nxjerrje, duhet vetëm ndëshkim (ta'zîr) për shkaktarët që bëjnë këtë lindje të parakohshme. Ta'zir – është ndëshkimi të cilën e jep dhe përcakton gjykatësi apo shteti.

#### Kur fetusi del pas vdekjes së nënës së tij, apo nëse mbetet brenda:

Në këtë rast, do të vdes fetusi ose do të bëhet lindje e parakohshme. Që në të dy mundësitë, si ndëshkim jepet ndëshkimi (ta'zir) kur shkaqet e abortit janë të pa njohura (etiologji idiopatike) e pa njohura. Por nëse shkaqet (etiologjia) e kësaj dihen, atëherë ndëshkimi për të bëhet sipas pikave tjera. Dënimi i cili i jepet vepruesit për veprën e bërë, nuk është vetëm dënim me kisas apo dietë, por kjo ka të bëjë edhe me dënime keffareti (kompensimi). E këto janë: lirimi i një robi, nëse nuk ka rob, të agjërohet dy muaj pa ndërpre, nëse nuk mundë ta bëje këtë (sipas disa juristëve) të ushqeje gjashtëdhjetë skamnorë për një ditë.

### Dënimi për abortin në ditët e sotshme

Abort quhet nxjerrja e fëmijës nga mitra e nënës në ndonjë fazë kohore pa marrë parasysh atë, kur ai është i gjallë. Këtu nuk ka fare dyshim se i mbyturi është fëmijë, se ai ka qenë në jetë para abortit dhe se veprimi është bërë me qëllim. Atëherë pra, veprimi për abort, përderisa nuk bëhet nga ndonjë arsye dhe shkak shumë i rëndësishëm dhe i lejuar, është një krim i bërë qëllimisht, ndërsa dënimi për të është dënim sikurse që i është bërë këtij.

*Përktheu: Mr. Zymer Ramadani*

Arta Tahiri

# LAICIZMI, IMANENCA DHE SHKATËRRIMI

Përkufizimi i laicizmit si ndarje e kishës dhe shtetit ka fituar përparësi për t'u bërë, pak a shumë, paradigmë dominuese në literaturën që ka të bëjë me këtë temë. Ky, ka pa dyshim avantazh qartësinë dhe përkufizueshmërinë; që na bën të përqendrojmë vëmendjen tek ai dhe po ashtu na mpreh vetëdijen mbi ndikimin e proceseve shekullariste në sferat politike dhe ekonomike e në çdo pjesë të jetës sonë aktive, që tashmë quhet "jeta publike apo shoqërore".



Pavarësisht nga qartësia dhe përkufizueshmëria, ky përkufizim lë të kuptohet se shekullarizmi nuk është një botëkuptim gjithëpërfshirës; një "Weltanschauung". Është më mirë të themi ndarje e paradigmës së kishës dhe shtetit, që tërheq një vizë të hollë të kufirit midis botës së laikut (tokësores a profanes) në njërën anë, dhe botës së fesë (botës së përtejme apo të shenjtës) - në anën tjetër. Kjo nënkupton se proceset e shekullarizmit janë eksplicite (të qarta) dhe mjaft të identifikueshme, ku jeta private e njeriut (ëndrrat, makthet, shijet dhe ndjeshmëritë e tij estetike etj.) mund të jetë hermetikisht e izoluar dhe e lënë e lirë prej proceseve shekullariste. Gjithashtu nënkupton se shumë aspekte të jetës publike janë lënë në dorën e qytetarëve që të vendosin për to. Sipas kësaj paradigme, qenia njerëzore, pavarësisht se jeton në një botë me një masmedie gjithëpërfshirëse, depërtuese dhe të burokracive shumëkombëshe të hekurta, mizore, - mund të mbajë integritetin dhe të mbrojë autonominë e tij, duke jetuar në zgjedhën e kishës së tij dhe duke e lënë shtetin te Cezari, ushtarët apo teknokratët dhe vendin e punës tek korporatat. Pjesa tjetër është më e mira në ëmbëlsinë, dritën dhe lirinë e zgjedhjes dhe, më e keqja janë neutraliteti, indiferenca dhe procesi i thjeshtë.

Një vështrim në jetën moderne perëndimore shpreh qartë fuqinë e dobët shpjeguese të kësaj paradigme. Laicizmi nuk është më një komplet i thjeshtë idesh, që mund të pranohen a të kundërshtohen sipas dëshirës, është një pikëpamje tokësore, e cila është ngulitur në më të thjeshtin dhe më të padëmshmin e artikujve kulturor, dhe kjo formon bazat e pavetëdijshme dhe strukturën implicite (të nënkuptuar) të referimit, për drejtimin tonë në publik dhe në atë intim. Shteti, duke qenë larg prej drejtimit të shumë pak aspekteve të jetës publike, tashmë ka dominuar shumicën e tyre dhe, me kalimin e kohës, të gjitha ato, po ashtu ka depërtuar tek më të largëtat dhe më të thellat probleme të jetës sonë private. Megjithëse komb-shteti u dobësua prej procesit të globalizimit, kjo gjë është zëvendësuar nga barazia e ashpër e korporatave shumëkombëshe dhe industrive argëtuese (filmat, industria e modës, revistat zbavitëse, spektakle, turizëm, klube nate, reklama etj.), të cilat infiltrojnë ëndrrat tona, u japin formë imazheve tona dhe kontrollojnë drejtimet e *libidos* apo epsheve tona. Ëndërrimi nuk është më një aktivitet spontan a individual, ai është tashmë i kontrolluar dhe i organizuar, prej qindra institucionesh të ndryshme, të cilat punësojnë "ekspertë" mbi natyrën njerëzore me kohë të plotë pune dhe "specialistë" mbi motivimet dhe prirjet e njeriut, këta ushtrojnë kaq shumë ndikim në jetët tona, mendjet e të cilëve në të vërtetë nuk kanë as më të voglin sens të moralit absolut apo të vlerave humane.

Ky matrial do të argumentojë se termi 'shekullar', nëse do të ishte përcaktuar në një mënyrë komplekse, do të kishte një fuqi të lartë shpjeguese dhe do të demaskonte unitetin themelor të përgjithshëm, midis termave të përdorur për të përshkruar karakterin modern. Paradigma e fundit e laicizmit si ndarje e kishës nga shteti, duhet të zëvendësohet nga një paradigmë më komplekse, e cila laicizmin e shikon si një pikëpamje gjithëpërfshirëse botërore, që funksionon në të gjitha nivelet e realitetit përmes një numri të madh mekanizmash implicitë dhe eksplicitë. Laicizmi është parë si paradigmë themelore dhe si mbulim i tërësishëm (overarching) në qytetërimin modern perëndimor dhe, për këtë arsye, në gjithë karakteret moderne.

Ky argument nuk është tërësisht i ri, mirëpo është implicit në shumë vepra të autorëve të ndryshëm. Max Weber-i supozon disa lloje të lidhshmërisë, 'nëse nganjëherë josinonimikë midis termave, si për shembull,

'shekullarizoj', 'modernizoj', 'racionalizoj', 'ç'shenjtëroj', 'çmagjepsje'. Me fjalë të tjera, ai, si shumë sociologë të tjerë, pranon si të vërtetë ekzistencën deri diku të një pikëpamjeje botërore të unifikuar "shekullare". Samuel Huntington-i, në esenë e tij 'Përplasja e Qytetërimeve' (The Clash of Civilisation[1] citon thënie të ndryshme (prej autorëve të ndryshëm), të cilat lënë të kuptohet një paradigmë gjithëpërfshirëse dhe komplekse e laicizmit. Për shembull deklarata e George Weigel-it rreth 'moslaicizimit të botës', referenca e Bernard Lewis-it tek 'e tashmja jonë laike/shekullare' dhe përpjekjet e Kemal Ataturkut për ndërtimin e 'një komb-shteti modern, laik perëndimor'. Fouad Ajami[2], në përgjigjen e tij për *Çështjet e Jashtme* për esenë e Huntington-it, është i vetëdijshëm për gjithëpërfshirshmërinë e paradigmës, duke i bashkuar apo duke i bërë njësh laicizmin e modernizmin, dhe në këtë mënyrë supozonte sinoniminë e tyre. Deklarata e Naipaul-it[3] (gjithashtu e cituar nga Hutington-i),-se qytetërimi perëndimor shekullaro-modern është 'qytetërim universal që u përshtatet të gjithë njerëzve', është paksa komike, por ajo që ka rëndësi prej pikëpamjes së këtij materiali, është vëzhgimi implicit, se laicizmi nuk është thjesht ndarja e kishës nga shteti; ai është një vëzhgim më i tërësishëm i botës.

### Imanenca dhe transhendenca

Pikëpamjet filozofike zakonisht janë të ndara në 'idealiste' ose 'materialiste'. Për arsye të këtij materiali, preferoj t'i klasifikoj ato si 'transhendente', 'imanente' dhe 'pateiste'. 'Imanenca' rrjedh prej foljes latine immanere, që do të thotë 'jetoj, banoj'. 'Imanent' do të thotë banues, i qenësishëm, ndikues nga brenda, i brendaqenësishëm'. Si rrjedhim, çdo gjë që është thënë se është vetëpërfshirëse, vetëfuksionuese, vetëvepruese dhe vetështjeguese, mund të përshkruhet si 'imanente', meqenëse ligjet e saj janë të pandara, të qenësishme edhe forca e saj funksionuese është e brendshme. Kështu bota e imanencës është një botë organike mjaft e unifikuar, pa asnjë hapësirë ndarëse të njërës pjesë prej pjesëve të tjera përbërëse. Është një univers monist, pa asnjë dyzim a kompleksitet, pasi çdo gjë brenda saj mund të reduktohet në aktivitet të njërit element, në një forcë funksionuese apo në një parim organizues.

Termat 'imanencë' dhe 'panteizëm' janë gati sinonimikë, sepse ndryshimi midis tyre nuk është themelor; në të vërtetë është kufizuar në emërtimin e mënyrës së parimit organizues në univers. Ne mund të flasim për panteizmin 'spiritual' (shpirtëror) dhe imanencën 'materialiste'. Në rastin e panteizmit, parimi organizues quhet 'Zot' a 'Shpirt'. Paganizmat e lashtë janë një rast perfekt për çështjen në fjalë. Zoti, njeriu (komb-njeriu i zgjedhur) dhe natyra (atdheu) formojnë një unitet organik me Zotin kombëtar (parimi organizues) si pikë bazë e referimit, megjithëse Ai nuk ka ekzistencë të ndarë prej njeriut dhe natyrës. Në rastin e imanencës, ekziston i njëjti unitet organik, vetëm se parimi organizues quhet 'naturë' ose 'ligjet e natyrës', 'ligjet e domosdoshmërisë' apo elemente të fshehura në materie.

Për të shprehur një pikëpamje imanente, në ligjërimin tonë modern ekzistojnë shumë mënyra. Kur themi se 'bota (njeriu dhe natyra) është subjekt ndaj ligjeve të natyrës, imanent në materie'; se ekzistenca e 'njeriut' nuk është e përcaktuar nga asgjë tjetër përtej kësaj bote, po vetëm nga ambienti fizik apo shoqëror'; se 'njeriu është i përcaktuar në lidhje me prodhimin (Adam Smith dhe Marx) dhe riprodhimin (Freud); se 'gjaku dhe dheu përcaktojnë tiparet natyrore dhe fatin'; se 'historia është subjekt i disa ligjeve imanente në materie'; se 'shkenca është e liruar prej vlerave, duke i përftuar vlerat prej ligjeve të materies' etj., me vetëdije a pa vetëdije, jemi duke pretenduar një univers monist mjaft organik, unifikues, vetëmjaftues, vetëkonsultues, vetështjegues dhe vetëveprues me elementin material, si pikë bazë e referimit.

Ekziston një fazë mesatare, ose thënë më saktë, e papërcaktuar midis të dyjave – ku parimi organizues supozon njëherësh një formë dhe një emër quasi-shpirtëror dhe quasi-material (kuazi). Më vonë është quajtur Geist, animus mundi, élan vital.

Terma të afërt që përshkruajnë monoteizmin transhendetal, ndeshim edhe në botëkuptime islame. Leksiku islam përmban një numër termash që përshkruajnë aspekte a faza të ndryshme të pikëpamjes imanente/panteiste. Për shkak të lidhjes së tyre të veçantë, në këtë material do të përqendrohem tek noconet: uehdat el uux-



Krijuesi i Mrekullueshëm në Islam perceptohet duke qenë shumë afër (karib) me krijesat e Tij (njeriun dhe natyrën), por nuk shkrihet brenda tyre.

hud (fjalë për fjalë, uniteti i të qenët), hulul (qëndrim, banueshmëri; mund të përkthehet gjithashtu si 'bashkim') dhe fanaa ('asgjësim'). Arsyetoj që, ndërsa hulul është një proces, një mbështetje graduale e një sekuence, uehdat el uuxhud është momenti dhe pika përfundimtare ku sekuenca arrin realizimin e tij të plotë. Rezultati i deritanishëm, për të cilin njeriu është i shqetësuar është fanaa, përvetësimi total i qenies njerëzore në atë hyjnore, duke rezultuar brenda ish-asgjësimin.

Krijuesi i mrekullueshëm në Islam perceptohet duke qenë shumë afër (karib) me krijesat e Tij (njeriun dhe natyrën), por nuk shkrihet brenda tyre. Në traditën popullore të arabëve muslimanë, fëmijët përshkruhen si abdullah (të dashurit e Zotit). Kjo do të thotë se ata janë shumë 'afër'Zotit, që nënkupton prekjen e imanencës, po megjithatë ekzistojnë dy substanca a esenca në botë, megjithëse më përpara ekzistonte një hapësirë shumë e ngushtë midis krijuesit dhe krijesës. Hapësira mund të jetë aq e ngushtë, sa Zoti e ka përshkruar në Kuran si 'më afër te njeriu se damarët e tij të qafës' (Kur'an, Kef:16). Po nuk ka rëndësi sa e ngushtë, hapësira është gjithmonë aty, sepse 'Asnjë send nuk është si Ai' (Kur'an, Shura:11). (Në fakt hapësira mund të zgjerohet, të kthehet në një hendek, madje edhe në një greminë, nëse njeriu, nga harresa e Zotit, distancon veten prej Tij.) Edhe profeti Muhamedi a.s. është mbajtur në një distancë, në momentin e shpalljes hyjnore, kur i është shpallur logosi. Kurani na tregon: "Pastaj u lëshua dhe iu afrua. E ishte afër sa dy harqe apo dhe më afër. Dhe i shpalli robit të Tij atë që i shpalli".(En Nexhm, 8-10).

Marrëdhënia e Profetit me Zotin është pa dyshim jo uahdah uuxhud. Ne mund ta quajmë atë takarrub, afrimi sa më afër Zotit. Ky lloj afrimi mund të përshtatet me lehtësi brenda kornizës së referimit të monoteizmit transhendental. Shumë prejardhje të misticizmit të Islamit i përkasin këtij lloji të takarrub-it; kështu ngulmimi i dallimit midis hyjnores dhe njerëzores në poezinë sufiste dhe pohimi i vazhdueshëm për fjalën 'bashkim', kur ose nëse ndodh, është thjesht figurativ.

E njëjta përpjekje e saktë për të pohuar pavarësinë e hyjnores prej njerëzores manifeston veten e saj në dallimin midis uehdat el- uuxhud dhe uehdat el-shuhud (fjalë për fjalë, 'unitet dëshmues' domethënë 'unitet i vetëdijes'). Uehdat el-shuhud vendos vetëdijen në vendin e ekzistencës. Momenti i uehdat el-shuhud nuk është thjesht një bashkim ontologjik me Zotin, është më tepër një kusht psikologjik a epistemologjik, një vetëdije e lartësuar e një bashkimi që rrethon njeriun dhe botën, me Zotin si parim unifikues, i Cili banon në natyrë dhe përtej saj.

Më tutje, në disa prirje ekstreme sufiste, niveli hulul (i hyjnores në përkohshmëri) rritet dhe Zoti, në vend të kësaj, i afrohet më afër krijesës së Tij, fjalë për fjalë - banon (immanere) brenda tyre dhe është tërësisht i identifikuar me ta. Ata, në anën tjetër, shpërbëhen tërësisht brenda Tij. Ky është momenti përfundimtar i unitetit të qenies, uehdat el-uuxhud duke rezultuar në fanaa asgjësim. Zoti bëhet njësh me universin, tërësisht imanent brenda tij, nuk ekziston asnjë hapësirë që e ndan Atë prej krijesave të Tij. Ai është i mëshiruar brenda një elementi (njeriut) dhe/apo brenda një tjetri (natyrës), e cila krijon një dualizëm fillestar. Por pastaj dualizmi reduktohet, sepse Zoti shkon tek të gjitha krijesat, duke i mbuluar ato me të njëjtën shenjtëri dhe me të njëjtën gradë, dhe në këtë mënyrë duke barazuar të shenjtën me profanën, të madhërishmen dhe të përjetshmen me të mëkatshmen dhe të përkohshmen, të lartën me të ulëtën, të mirën me të keqen, relativen me absoluten, çdogjënë me çdogjënë tjetër, përfundimisht çdogjënë me nihil-in (hiçin).

Kjo kalon prej solides drejt fluides, që është e fshehur në paradigmën e natyrës-materies. Siç pretendohej nga të parët, natyra është e krijuar ose nga materia (solide) ose nga energjia (fluide). Mirëpo solidja dhe fluidja, karakteristika kryesore të natyrë-materies, edhe në kushtet më solide, është fakt që janë në një gjendje lëvizjeje të përhershme. Gjithçka ndryshon, me përjashtim të ndryshimit të vetvetes.

Kjo gjendje e vazhdueshme e ndryshimit është quajtur "fluks" (prej latinishtes fluere-'rrjedh'). Ideja e ndryshimit është duke lëkundur natyrën-materien, e cila e kthen mbrapa në kohën e filozofëve para-Sokratit. Heraklitus (460 p.e.s.) deklaronte se 'asgjë nuk qëndron e njëjtë'; 'gjithçka ndryshon' (rrjedh, ndahet, shpërbëhet).

Kjo është dhe pse-ja 'Nuk mund të notosh dy herë në të njëjtin lumë', sepse realiteti është një fluks, një lumë që nuk pushon së rrjedhuri kurrë.

Me fjalë të tjera, post-modernizmi nuk është veçse faza më e lartë (apo më e ulët) në zhvillimin e projektit të modernizmit dhe të imanentizmit/shekullarizmit. Mund të jetë një mënyrë e leximit të tekstit, që ka nxjerrë shumë dërdëllitje, por gjithashtu pas labirinteve terminologjike dhe frazeologjike ekziston një paradigmë. Gjendet po ashtu një metodë e përcaktuar, e themeluar në një paradigmë, në post-modernizmin, e pashpjegueshme (e papërkufizuar), çmenduri e papërcaktuar.

Ekzistojnë lloje të ndryshme monizmi, të varura nga vendi i imanencës dhe qendrës së universit (subjekti dhe objekti, natyra-materia apo Vetja). Mirëpo, duke parë faktin se as subjekti dhe as objekti, përmes lindjes së niveleve të imanentizmit/shekullarizmit, nuk mund të shërbejnë si një qendër (logos) për universin, nuk kishte asnjë zgjedhje veçse likuiditet (lëngshmëri).

Por heshtja, siç e dimë është elokuente; tregon dhe, si rrjedhim, është e bazuar në metafizikë. Kjo na paralajmëron për faktin se poema jonë e pafajshme, transparente është mjerisht jo dhe aq centrike, pasi i referohet zbrazëtisë dhe asgjësë, fanaa, asgjësimit të njeriut. Në këtë mënyrë na zbulon telos-in anti-human të projektit post-modernist dhe natyrës shkatërruese të projektit me karakter modern (laicizëm-imanencë). Kështu që edhe heshtja nihiliste dëfton një telos dhe telos-i i referohet logos-it, në një Zot përtej natyrës dhe histor isë.

(1)Samuel P. Huntington 'Përplasja e qytetërimeve' ('The Clash of Civilization' Foreign Affairs,) v. 72, nr. 3, 1993 f. 22-49. (2) Fouad Ajami , 'TheSummoning' Foreign Affairs , 1993(3) Z. V. S. Naipaul , Trinidadian romancier lindur në Kaguana më 1932. Ai u shkollua në kolegjin Mbretëror të mbretëreshës, Portin e Spanjës dhe pastaj la Karaibet për të shkuar në Angli më 1950 për të studiuar në Oxford. Ai është kritikuar për pikëpamjet e tij mbi Islamin. Për shembull në dy romanet e Naipaul-it: *Guerrillas* dhe *A bend in the river* (1979), Islami është 'bërë për të mbuluar çdo gjë që dikush nuk pranon prej pikëpamjes racionale qytetëruese dhe perëndimore. ' Shih Edward Said '*Covering Islam'*, London; Routledge & Kegan Paul 1981, f. 7. Në veprat e shquara të Naipaul-it përfshihet; *An Area of Darkness: An experience of India (1964), Among the believers; An Islamic Journey (1981), Finding the Centre (1984) , The Enigma of Arrival (1987) dhe A Way in the World.* (shënim i autorit).

Mufti Muhammed Teki Usmani

# PSE KATËR SHKOLLAT JURIDIKE (MEDHHEBET)?

Nga këtu lind pyetja: Nëse të pasuarit e një muxhtehidi të posaçëm është i domosdoshëm, pse të ekzistojë nevoja e kufizimit të *taklidit* vetëm në katër shkolla jurudike? Imamë dhe muxhtehidë të shumtë të mëdhenj i kanë mbushur faqet e historisë skolaristike islame sikurse janë: Sufjan Theuri, Imam Evza'i, Abdullah ibn Mubareku, Is'hak ibn Rahvejh, Imam Buhariu, Ibn Ebi Lejla, Ibn Sibrimeh, Hasan ibn Salihu e shumë të tjerë. A nuk janë të gjithë muxhtehidët të kualifikuar në mënyrë të barabartë që të pasohen? Një pohim i tillë në parim është valid, mirëpo efektivisht nuk është i mundur. Shkollat juridike të muxhtehidëve të përmendur më lart nuk janë të dokumentuara sistematikisht. Po të ishin kodifikuar dhe strukturuar zyrtarisht shkollat e tyre, ngjashëm me katër shkollat e mëdha juridike, atëherë nuk do të kishte pengesë që edhe ato të pasoheshin. Fatkeqësisht, shkollat e tyre nuk ekzistojnë zyrtarisht, e as burimet origjinale të këtyre shkollave nuk kanë mbijetuar. Prandaj, pasimi i shkollave të tilla do të sillte vështirësi. Shejh Abd'urr-Rreuf Menavi, dijetari i famshëm i hadithit, e ka cituar Hafiz Dhehebiun: *"Neve na duhet që të besojmë se katër imamët, dy Sufjanët (Theuri dhe Ibn Ujejne), Evza'iu, Davud Dhahiriu, Is'hak ibn Rahvejhi dhe të gjithë imamët e tjerë ishin korrektë. Jomuxhtehidi duhet që të ndjekë një shkollë specifike. Nuk lejohet që të pasohen sahabët (r.a) e as pasardhësit e tyre, siç ka deklaruar Imami i dy Xhamive të Shenjta, ngaqë shkollat e tyre nuk janë të dokumentuara dhe të organizuara. Në vendime gjyqësore dhe në dhënie të fetvave nuk lejohet që të pasohet një shkollë jo e dokumentuar ose e paorganizuar. Gjithashtu, të pasuarit e katër shkollave juridike ka lulëzuar e përparuar dhe është rafinuar në atë masë, saqë termat absolutë janë bërë specifikë dhe fjalët e tyre të përgjithshme janë definuar. Kjo është ndryshe nga shkollat e tjera, ku pasuesit e tyre janë zhdukur. Imam Raziu ka cituar se ekziston konsensus (ixhma') të dijetarëve që një person i zakonshëm (jo i ditur - shën. i përkth.) nuk mund t'i pasojë sahabët (r.a.) dhe pasardhësit e tyre - tabi'inët (kuptohet t'i pasojë drejtpërdrejt ata - shën. i përkth.)."* *Fejd'ul-Kadir*, komentim i *Xhami'us-Sagir* nga Menavi, vol. 1, f. 210.



### Kjo pikë është diskutuar nga Imam Neveviu me fjalët vijuese

*"Edhe pse dija dhe statusi i sahabëve (r.a.) dhe i pasardhësve të tyre është shumë më superior sesa i dijetarëve që erdhën pas tyre, nuk lejohet për askënd që t'i pasojë shkollat juridike të të parëve. Kjo qëndron kështu, ngaqë ata nuk ishin në gjendje që t'i dokumentonin fetvatë e tyre e as që t'i aranzhonin parimet dhe detajet e shkollave të tyre. Asnjë sahabi (ose pasues i tij) nuk ka formuar ndonjë shkollë të strukturuar juridike. Ky strukturim është bërë nga dijetarët që erdhën pas tyre, të cilët duke qenë vetë studentë të flaktë të paraardhësve të tyre, u ngarkuan me detyrën e formulimit të premisave dhe normave të ekstrapolimit dhe nxjerrjes së ligjeve përpara se të ndodhte incidenti."*

Kufizimi i *taklidit* vetëm në këto katër shkolla juridike është shpjeguar nga disa dijetarë të mëdhenj. Megjithatë, mbi këtë pikë unë do të doja ta tërhiqja vëmendjen veçanërisht tek dy dijetarë. I pari është Imam Ibn Tejmijje dhe i dyti është Shah Velijjullahu. Do të citohen opinionet e tyre, meqë edhe ata që nuk pajtohen me konceptin e *taklidit* i çmojnë shumë lart këta dijetarë nga pikëpamja akademike.

### Ibn Tejmijje, në librin e tij të fetvave të mëdha (kryesore), ka shkruar

*"Nuk ka asnjë diferencë në të pasuarit e një muxhtehidi dhe jo të tjerët, për sa i përket asaj që ka të bëjë Kur'ani dhe Sunneti. Prandaj, Maliku, Lejth ibn Sa'di, Evza'iu, Thevriu ishin imamë të kohëve të tyre. Të pasuarit e njërit nga ta është i lejueshëm. Asnjë musliman nuk mund të thotë se mund të pasohet njëri, por jo tjetri. Megjithatë, nëse dikush nuk ka lejuar që të pasohet njëri nga këta dijetarë në kohët tona, këtë e ka bërë për shkak të njërës prej këtyre dy arsyeve në vazhdim. E para, nëse nuk ka asnjë që e njeh shkollën juridike të atij imami të posaçëm. Kjo gjë do t'i shkaktonte*

*atij dijetari të posaçëm (ose shkollës së tij juridike) 'vdekjen'. Ekziston një diferencë shumë e njohur mendimesh lidhur me të pasuarit e një shkolle të vdekur (d.m.th., një shkolle të shuar nga koha). Të pasuarit e këtyre imamëve sot është si ta pasosh një person të vdekur, gjë e cila s'lejohet. Një gjë e tillë do të ishte valide vetëm nëse do të ekzistonte dija e shkollës së tij. Arsyeja e dytë themi se do të ishte ajo që konsensusi i dijetarëve të ketë ardhur në përfundimin se sot mbizotërojnë opinione që i kundërshtojnë ato të atyre dijetarëve. Nëse disa dijetarë, shkolla e të cilëve sot është ende gjallë, përshtaten me opinionin e atyre dijetarëve (imamëve), shkolla e të cilëve nuk ekziston sot, atëherë definitivisht opinionet e këtyre të dytëve do të merren si dëshmi kolaboruese dhe dytësore."(Fetvatë kryesore* të Ibn Tejmijjes, vol. 2, f. 446.) Shah Velijjullahu ia ka kushtuar një kapitull të tërë këtij diskutimi, në librin e tij *Ikd'ul-Xhid* dhe e ka quajtur 'Kapitulli mbi theksimin e të pasuarit të njërës nga këto katër shkolla juridike dhe të dënuarit e idesë për braktisjen e tyre.' Ai këtë kapitull e ka filluar me fjalët: *"Ju duhet të dini se të pasuarit e këtyre katër shkollave (medhhebeve) ngërthen në vete dobi dhe përfitime të shumta publike. Braktisja e tyre rezulton në dëm dhe të keqe. Ne do ta shpjegojmë këtë gjë përmes shumë konkluzioneve..."* (*Ikd'ul-Xhid*, f. 31.) .Ai pastaj vazhdon duke shpjeguar shumë arsye, të cilat unë do t'i parafrazoj në pika, në vend se të përkthej një pasazh shumë të gjatë. Është e nevojshme që dikush të mbështetet tek paraardhësit e hershëm nëse dëshiron që ta kuptojë ligjin islam. Mënyra jonë e vetme për ta bërë një gjë të tillë është ose duke e llogaritur mirë që deklaratat e paraardhësve janë transmetuar deri tek ne përmes një zinxhiri të fortë transmetuesish ose duke i lexuar deklaratat e tyre që janë të dokumentuara nëpër libra të besueshëm. Është e nevojshme që të vërtetojmë se vërtet këto deklarata kanë qenë të besueshme dhe të përdorshme nga dijetarë të tjerë. Në fund, nëse deklaratat e tyre janë të hapura për disa kuptime, atëherë merret kuptimi më i preferuar. Nganjëherë, deklarata e një muxhtehidi të caktuar mund të duket se është e përgjithshme, mirëpo ajo në fakt mund të jetë krejtësisht specifike, gjë e cila do të kuptohej nga dijetarët që e kanë studiuar shkollën e tij juridike. Andaj, është e nevojshme që deklaratat e këtij muxhtehidi të caktuar të dokumentohen, të kuptohen dhe të sqarohen në atë mënyrë që të theksohet shpjegimi i arsyeshëm. Nëse një muxhtehid i caktuar nuk i ka pasur të kodifikuara deklaratat e tij, atëherë një medhheb i tillë nuk duhet të pasohet. Në kohën tonë, të katër shkollat e spikatura juridike (pra ajo hanefite, malikite, shafi'ite dhe hanbelite - shën. i përkth.) e ndajnë këtë avantazh, ndërsa shkollat e tjera jo. Edhe shkolla juridike imamije dhe zejdije gjithashtu e posedojnë këtë privilegj. Megjithatë, meqë opinionet e tyre janë josunnite, nuk do të ishte e lejueshme që të shfrytëzoheshin deklaratat e tyre. Pejgamberi a.s. ka thënë: *"Pasojeni shumicën absolute (dërrmuese) të Ummetit."*Meqë dihet mirë fakti se përveç këtyre katër shkollave juridike të tjerat janë shuar, atëherë mosndjekja e tyre do të ishte shkuarje kundër parimit të përmendur në hadith. Krejt në fund themi se nëse do të lejohej dhënia e fetvave duke u bazuar tek cilido nga dijetarët e hershëm dhe shkollat e tyre, atëherë dijetarët e korruptuar (të prishur) do ta shfrytëzonin e keqpërdornin Sheriatin dhe fetvatë e tyre do t'i bazonin mbi deklaratat e cilitdo nga paraardhësit. Kjo gjë pashmangshmërisht do t'i hapte rrugë abuzimit të deklaratave të tyre. Nga dijetarët e korruptuar do të kërkohej që t'i justifikonin dëshirat egoiste duke i cituar paraardhësit e devotshëm. Të mbështeturit në pasimin e shumicës absolute të Ummetit do ta pezullonte tendencën për kaos brenda Sheriatit.(*Ikd'ul-Xhid*, f. 31.)



Burimi: www.muftitaqiusmani.com,04. 02. 2013,

*Përktheu nga anglishtja: Daim Abazi*

Blerim HALILI

# QASJE MBI KULTURËN

Filozofi Hanry Bergson do të thoshte se mund të gjendet shoqëri njerëzore pa shkencë, art e fortifikata, por nuk njihet të ketë ekzistuar shoqëri pa fe.

Ky shkrim ka të bëjë me çështjen e kulturës, me një qasje nga aspekti i antropologjisë sociale, dhe shënon një përpjekje për të shtjelluar dimensionet më përmbajtjesore të saj. Në varësi nga qasja dhe këndvështrimi prej të cilit studiohet ajo, përkufizimet e kulturës janë të shumta e të shumëllojshme dhe secili prej tyre përmbledh në vete elemente, lidhje, marrëdhënie dhe aspekte të veçanta qe përbëjnë kulturën dhe që identifikohen me të. Në secilën nga perspektivat e shqyrtimit të saj, kultura ka të bëjë me njeriun shoqëror dhe me gjithë krijimtarinë materiale e shpirtërore që vjen nga ai si i tillë. Sipas një përkufizimi, "kultura është një tërësi komplekse që përfshin njohuritë, artin, moralin, doket e zakonet, si dhe të gjitha aftësitë që i fiton njeriu si pjesë e shoqërisë"[1] (E.B. Taylor).

Ndonëse përkufizimet e ndryshme që janë shfaqur nga teoricienë dhe shkolla të ndryshme të mendimit nuk dallojnë thellësisht në mes tyre, prapëseprapë përqendrimi i Antropologjisë sociale vërehet në disa aspekte të jetës shoqërore, që ajo *preferon* t'i quajë kulturë. Sipas përkufizimit të ofruar nga John Monaghan dhe Peter Just, kulturën e gjejmë të përkufizuar kështu: "Kultura ose qytetërimi... është ajo tërësi komplekse që përfshin dijen, besimin, artin, moralin, të drejtën, zakonet dhe çdo aftësi e shprehi tjetër të fituar nga njeriu si pjesëtar i një shoqërie.[2] Pra, ajo përfshin një sistem të tërë normash, vlerash, besimesh, zakonesh në një shoqëri të caktuar, e po ashtu edhe sjelljet që rrjedhin (kushtëzohen) prej tyre ose që janë prodhim i tyre, apo edhe që ndahen në mes shoqërive dhe grupeve të ndryshme.

Në Fjalorin e Filozofisë, kultura përkufizohet si "... proces dhe rezultat i përpjekjes së njeriut që, si qenie shoqërore krijuese e praktikës, natyrën, shoqërinë dhe vetveten t'i bëjë sa më humane, më njerëzore, më gjegjëse dhe më të përshtatshme ndaj qëllimeve të veta dhe më "të butë".[3] Ndërkaq, mendimtari Alija Izetbegoviç jep këtë përkufizim: "Kultura është "arti të jesh njeri" (...), është "krijim i vazhdueshëm i vetes"[4]. Në përkufizimin e parë del në pah përqendrimi i përgjithshëm për ta dhënë kulturën si arritje, zhvillim në fushat e ndryshme të veprimtarisë dhe shpirtësisë nga njeriu *shoqëror*. Ndërkaq, në përkufizimin e dytë kemi një shpjegim dhe përcaktim kryekëput të karakterit antropologjik, duke e paraqitur kulturën si tërësi që përbëhet nga dija, besimi, arti, morali, zakoni, e drejta, etj., pa marrë parasysh formën e manifestimit të tyre dhe nivelin e aritshmërisë së kufijve moralë dhe gnostikë, dhe duke e renditur atë në një nivel me emërtimin e qytetërimit. Në Fjalorin e Filozofisë, hasim përkufizimin e kulturës si një përpjekje dhe rezultat të njeriut shoqëror, me tërësitë e veta njohëse dhe vepruese. Kurse në përkufizimin e fundit, të ofruar këtu, autori përqendrohet në faktin e marrëdhënies së pashkoqitshme dhe të ndërsjellë njeri-kulturë, ku kultura është arti dhe përsosmëria e njeriut në trajtën e vet ekzistenciale, që i mundëson atij të jetë vërtet njeri. Forma filozofike e relacionit njeri-kulturë është aq e thellë, saqë përkufizohet në përmasa ekzistenciale, ku kultura ia arsyeton njeriut qenien e vet. Po





ashtu këtu kultura është përpjekje dhe ecuri kontinuale e vazhdueshme e funksionimit të relacionit në fjalë. Elementi që i bashkon përkufizimet e ofruara këtu, është rrumbullakësimi i tiparit të përgjithshëm: kulturë, si diçka, apo, më saktë, si përpjekje, arritje, veprim, krijim, përsosje, apo ndoshta edhe përsosje e vlerë kulmore e njeriut shoqëror dhe vetëm shoqëror. Në një përkufizim të zgjeruar, në kuadër të kulturës gjejmë edhe filozofinë, artin, poezinë, moralin. Sjelljet njerëzore janë pasqyrim i vlerave, besimeve, idealeve të përbashkëta të individëve në një shoqëri. Në kuadër të veçorive kulturore, pa dyshim, hyn edhe mënyra e veshjes, e të ushqyerit, sistemet etike, shijet estetike etj.. Pra, edhe ajo çfarë konsiderojnë ushqim dhe çfarë joushqim pjesëtarë të caktuar të një shoqërie, dhe kategorizimi i llojeve të ushqimit, kanë të bëjnë me një karakteristikë kulturore që ndryshon në shoqëri të ndryshme. Ngase "...ngrënia është pjesë e një sistemi kompleks idesh, perceptimesh, normash, vlerash, ndjenjash dhe sjelljesh, prandaj dhe veprimi i të ngrënit asnjëherë nuk është thjesht një shuarje e urisë, po gjithashtu shprehje e mënyrës se si jemi mësuar ta shohim botën."[5] Po ashtu, diferencimi i roleve gjinore ka të bëjë drejtpërdrejt me një dimension kulturor që ndryshon ndër shoqëri dhe popuj.

### Kultura është veçori e njeriut

Kultura si tërësi dhe "krijimi" i kulturores është karakteristikë vetëm e njeriut si qenie. Karakteri social dhe kulturor është "i mbjellë" tek individi ("Njeriu është qenie sociale", Aristoteli) në dallim nga speciet e tjera. Krijimi i raporteve, marrëdhënieve të shumta, të ndryshme e komplekse dhe të ndërsjella kooperimi, varësie, ndaj të tjerëve dhe ndaj mjedisit, raporte këto të bazuara në solidaritet, pushtet, vlera, besime, ideale, politika, etj., është veçori e njeriut. "Sido që ta përkufizojmë kulturën, shumica e antroplogëve bashkohen me idenë se ajo ka të bëjë me ato aspekte të njohjes dhe veprimtarisë njerëzore, që burojnë nga sa mësojmë si pjesëtarë të shoqërisë, duke pasur parasysh se njeriu mëson shumë gjëra që nuk na janë mësuar shprehimisht. Vërtet, asnjë specie tjetër nuk ka një periudhë aq të gjatë varësie fëmijërore e rinore, periudhë që jep mundësinë për t'iu kushtuar përvetësimit dhe transmetimit të mënyrave të të njohurit dhe të vepruarit, të cilat janë unikale për çdo shoqëri."[6]

### Kultura bartet

Kultura bartet, trashëgohet nga njëra gjeneratë në tjetrën, nga njëra epokë në tjetrën, duke përjetuar në këtë mënyrë edhe ndryshime, modifikime të dukshme përgjatë linjës historike. Ajo, si model i jetësuar në shoqëri të ndryshme, *mësohet* ndër gjenerata dhe s'ka të bëjë me trashëgiminë biologjike. E dhënë, dhe prandaj, e trashëguar do të jetë natyra kulturore e njeriut. Ky proces i trashëgimit, transmetimit dhe mësimit të kulturës nga njëra gjeneratë në tjetrën quhet **enkulturalizëm**. Dhe, pa dyshim, "...aspekti më i rëndësishëm simbolik i një kulture"[7] dhe *mjeti* i cili "bart mbi supe" transmetimin e kulturës ndër gjenerata është - **gjuha**, e cila "...s'ka dyshim, është një nga veçoritë më të rëndësishme të njeriut. Në mesin e mijëra llojeve të shtazëve, vetëm njeriu është zotërues i gjuhës."[8]

Vazhdimësia e ekzistimit dhe *funksionimit* të kulturës mbështetet kryekëput përmes kësaj bartjeje, që e mban atë të gjallë dhe funksionale (*vitale*) ndër periudha të gjata kohore. Gjithashtu mund të themi se nuk njihet të ketë ekzistuar ndonjë shoqëri njerëzore pa kulturë. S'mund të



imagjinohet të ketë ekzistuar shoqëri pa karakteristikat e lartpërmendura. Filozofi Hanry Bergson do të thoshte se mund të gjendet shoqëri njerëzore pa shkencë, art e fortifikata, por nuk njihet të ketë ekzistuar shoqëri pa fe. Ja, njëra paska qenë feja, pa të cilën nuk paska ekzistuar asnjë shoqëri. Pastaj simbolet e ndryshme të komunikimit, realizimi i martesave dhe mënyrat e lidhjes së tyre qysh nëpër klane, të nxitura nga motive shoqërore (ekzogamia, endogamia, etj.); mënyra e gjetjes së ushqimit dhe presë në gjueti, gjeturi për këtë, etj., gjithmonë e kanë shoqëruar njeriun edhe dje. "Gjuha mundëson përhapjen e dijes, të kulturës dhe të arritjeve shkencore, teknike, teknologjike dhe artistike. Por ky është edhe kusht i domosdoshëm i zhvillimit të tyre, i zhvillimit të një kombi dhe i zhvillimit të gjithë njerëzimit."[9]

Ndryshueshmëria (ndër)kulturore

Kultura është dinamike (jo statike), e ndryshueshme në kontekstin kohor, në periudha të ndryshme historike dhe, po ashtu, me variacione në kontekstin hapësinor, në vende dhe shoqëri të ndryshme. Larmia e kulturave në kohë dhe vende të ndryshme ndoshta do të ketë bërë që qasjet e para antropologjike ndaj kulturës të ishin joobjekitve; për faktin se është bërë kategorizimi i disa vendeve si "më të kulturuara", me kulturë më të lartë, superiore, ndërsa të tjerat si "më primitive", më me pak kulturë. (Madje antropologët shiheshin si të kishin ardhur nga "e ardhmja" në vendin, kulturën e të cilit e hulumtonin). Kjo ka të bëjë drejtpërdrejt me kuptimin e emërtimit të kulturës, si çfarë kuptohet ajo. Ndërsa sot, qasja e antropologëve është krejt ndryshe; ata mundohen të bëjnë vazhdimisht përshkrimin dhe interpretimin e kulturave dhe shoqërive në botë në një mënyrë më reale, pa njëanshmëri, me objektivitet.

## Përfundim

Duke e ditur se kultura faktikisht përfshin edhe thelbin e jetës sonë (e cila s'do të ishte e këtillë çfarë është, pa kulturën), për t'u hedhur një vështrim **funksioneve** të saj, do të duhej një shtjellim dhe trajtim më i gjatë, më rrënjësor dhe i zgjeruar. Funksionet që kultura (dhe gjithë sistemi normativ shoqëror) kryen, janë esenciale dhe radhiten që nga "detyra e saj" për kulturimin e të rinjve, që ata të bëhen të rritur funksionalë, të mbajnë urdhra midis anëtarëve të saj, e deri tek ajo që t'i motivojë anëtarët e saj për mbijetesë dhe t'i nxitë, t'i angazhojë me ato aktivitete që janë të nevojshme për mbijetesë. Kulturën e përbëjnë individët, ajo është diçka që është e shtrirë tek ata si kolektiv, qëndron mbi ta, i udhëheq ata, "është e shkrirë në *vetëdijet individuale* të secilit individ brenda shoqërisë" (siç do të thoshte E. Durkheim për *vetëdijen kolektive*), që ua rregullon dhe ua përmbush (kënaq) kërkesat e tyre shpirtërore, morale e materiale, përmes vlerave dhe besimeve që i konsiderojnë të gjithëpranueshme, të përbashkëta. Ajo ua "lehtëson" të jetuarit dhe ballafaqimin me situata të caktuara, të pritshme e të papritshme, të këndshme e të pakëndshme; i mëson si të veprojnë në këto situata, duke mos i lënë të vendosin nga "logjika" dhe dëshira e tyre, e cila jo rrallë mund "të dështojë" dhe "të turpërohet" para ballafaqimeve të ndryshme në jetën individuale dhe sociale. Mbijetesën e kulturës (së përgjithshme apo të gjuhës, traditës, fesë, kulturës së veçantë) e mundësojnë individët. Edhe nëse elita intelektuale (e vendit, p.sh.) s'çan kokën për këtë, prapëseprapë, në shumë raste masa e gjerë kujdeset për mbijetesën e karakteristikave të tyre të veçanta kulturore, kombëtare, fetare e tradicionale, në mënyrë që ato "të rrojnë" vazhdimisht.[10] Pra, aq sa individët e mbajnë gjallë kulturën (ngase ajo nuk mund të ekzistojë pa individë), po aq ajo i mban "gjallë" individët. Konsiderimi i kulturës brenda së cilës janë rritur dhe edukuar njerëz e grupe të caktuara, si më superiore, si poseduese e të vërtetave të vetme morale dhe gnostike, pra, përgjithësimi i saj si diçka absolute, ka bërë që shpesh të kemi përplasje "ndërkulturore" nga më të ndryshmet, prishje të "rendit botëror" dhe ato jo rrallë kanë çuar në hegjemoni dhe gjenocide, jo vetëm me përmasa shtetërore, kontinentale, por edhe me përmasa globale. Shkenca, pa dyshim, mund t'i shërbejë shumë vetëdijesimit për "relativizmin kulturor", për pranimin e vlerave të të tjerëve si "të drejta" po aq sa janë edhe vlerat tona. Vlen të përmendet se "shuplaka" e **globalizmit** goditi shumë shoqëri e kultura të tyre, dhe bëri që vlerat tradicionale lokale (që rregullonin jetesën e përbashkët) të shumë shoqërive t'i bjerë në pozitë të vështirë (duke iu shmangur gjykimit: në rrënim e sipër). Dhe, si duket, përpjekjet për të mundësuar funksionimin e një **pluralizmi kulturor** s'janë për t'u injoruar, ndonëse mbetet shumë për të bërë, për të thyer logjikën kulturocentrike e përgjithësimet e pabaza për "epërsinë" kulturore dhe për të frenuar tendencat dominuese globale që zbehin e shuajnë çdo ditë kultura tradicionale, kjo, madje, nga ana e atyre që bëjnë thirrje më së shumti (së paku haptazi) për këtë farë pluralizmi.

[1] Ali Pajaziti, Fjalor i Sociologjisë, Logos-A, Shkup 2009, f. 336.[2] John Monaghan, Peter Just, Antropologjia Social-Kulturore, IDK, Tiranë 2000, f.42.[3] Ekrem Murtezai, Fjalor i Filozofisë, Toena, Tiranë 2007. f.226.[4]Alija Izetbegoviç, Islami ndërmjet Lindjes dhe Perëndimit, Mendimi, Prishtinë 1999, f.79. [5] John Monaghan, Peter Just, Antropologjia Social-Kulturore, IDK, Tiranë 2000, f.46.[6] Po aty, f.41.[7] Anthrpology and the study of Culture.[8] Sami Frashëri, Gjuha, Logos, Shkup 2002, f.16.[9] Pajazit Nushi, Psikologjia, Libri Shkollor, Prishtinë 1999, f.150.[10] Shih për këtë: Ali Pajaziti, Ese sociologjike, Logos, Shkup, 2003 f.164.

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjakovë**

**Shpallë:**

# KONKURS

Për plotësimin e këtyre vendeve të lira të punës në IEAPP - Çerdhen e fëmijëve në Gjakovë:
dy mësuese – edukatore;
një punëtore mirëmbajtëse të pastërtisë;
një kuzhiniere.

**Për vendin e punës nën nr.1, kandidatet e interesuara duhet t'i plotësojnë këto kushte**

1. Të kenë të kryer fakultetin e Edukimit – Drejtimi parashkollor,
2. T'i përmbahen rregullores së çerdhes dhe vendimeve të Këshillit të BI-së,
3. Të ketë aftësi komunikuese dhe organizative me fëmijë.
4. Të jenë të shëndosha psikikisht dhe fizikisht,
5. Të mos ketë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.
6. Të kenë përvojë pune në këtë profesion së paku tri vjet.

**Për vendin e punës nën nr.2, kandidatet e interesuara duhet t'i plotësojnë këto kushte**

**1.** Të kenë të kryer së paku shkollën fillore,
**2.** Të kenë moshën prej 20 – 40 vjeçare.

**Dokumentet e nevojshme për vendin e punës nën nr.1 (edukatore)**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:
• Diploma e shkollës së mesme dhe e Fakultetit të Edukimit – drejtimi parashkollor ,
• Certifikata e lindjes,
• Certifikata shëndetësore
• Certifikata se nuk është nën hetime,
• Deklaratë me shkrim se do t'i kryej të gjitha punët dhe detyrat e punës sipas Rregullores së Çerdhes,
• Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
• CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

**Dokumentet e nevojshme për vendin e punës nën nr.2 (pastruese)**

Krahas kërkesës për punësim duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:
- Diplomën e shkollës fillore dhe të mesme,
- Certifikatën e lindjes,
- Certifikatën shëndetësore,
- Certifikatën se nuk është nën hetime,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
- CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

**Dokumentet e nevojshme për vendin e punës nën nr.3 (kuzhiniere)**

Krahas kërkesës për punësim duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:
- Diplomën e shkollës fillore dhe të shkollës së mesme të hotelerisë – drejtimi kuzhiniere,
- Të ketë tri vjet përvojë pune në këtë profesion,
- Certifikatën e lindjes,
- Certifikatën shëndetësore,
- Certifikatën se nuk është nën hetime,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
- CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

**Vërejtje**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Gjakovë.
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjakovës**

**rishpall:**

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës - imam, hatib,d-he mualim në xhaminë e Kusarëve, në lagjen Kusar të Gjakovës

**Kushtet:**

1. Të ketë kryer medresenë, FSI-në e Prishtinës ose ndonjë fakultet të studimeve islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIRK-së);
2. T'i përmbahet Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit të BIK-së;
3. Të ketë aftësi komunikuese dhe organizuese të çështjeve fetare;
4. Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos ketë vërejtje për punën e tij (nëse ka qenë në punë më përpara).

**Dokumentet e nevojshme:**

Krahas kërkesës për punësim, duhen dorëzuar edhe këto dokumente:
• Diploma e medresesë dhe e fakultetit,
• Certifikata e lindjes,
• Certifikata shëndetit (pasi të pranohet),
• Certifikata se nuk është nën hetime (pasi të pranohet),
• Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
• Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse ka qenë në punë më përpara),
• CV – të dhënat personale, dëshmi për kualifikimet ose dëshmi për aftësim profesional.
(Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale).
Vërejtje:
Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Gjakovës.
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të shqyrtohen.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Klinë**

**shpallë:**

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës- kryeimam në KBI të Klinës
Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIRK)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të ketë aftësi komunikuese dhe organizuese të çështjeve fetare
4. Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht,
5. Të mos ketë vërejtje për punën e tij nëse paraprakisht ka qenë në punë.

Dokumentet e nevojshme:
Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:
• Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
• Certifikata e lindjes,
• Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
• Certifikata se nuk është nën hetime (pasi të pranohet)
• Deklaratë me shkrim se do t'i kryej të gjitha shërbimet fetare
• Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
• CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).
Vërejtje
Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Klinës
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Klinë**

**shpallë:**

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës- imam, hatib,dhe mualim në xhaminë e fshatit Gllarevë.
Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIRK)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të ketë aftësi komunikuese dhe organizuese të çështjeve fetare
4. Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht,
5. Të mos ketë vërejtje për punën e tij nëse paraprakisht ka qenë në punë.

Dokumentet e nevojshme:
Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:
• Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
• Certifikata e lindjes,
• Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
• Certifikata se nuk është nën hetime (pasi të pranohet)
• Deklaratë me shkrim se do t'i kryej të gjitha shërbimet fetare
• Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
• CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

Vërejtje
Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Klinës
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

# TË GJITHË PËR ARGJIRËN

Argjira Shala 13 vjeçare, nxënëse e kl.VII në Sh.F. "Elena Xhika" në Prishtinë vuan nga leukemia akute.




Gjendja e saj është përkeqësuar. Nëna e saj e ka lënë, kur Argjira ishte vetëm gjashtë muajsh. E ka një vëlla dhe katër motra. Babai i saj është punëtorë fizik. Andaj kërkojmë ndihmën e të gjithë atyre bamirësve që kanë mundësi ta ndihmojnë dhe mbështesin sepse çdo vonesë në dërgimin e saj për shërim në Gjermani, rrit rrezikun për jetën e saj.

Teb Bank 2011000081889962
Llogaria bankare për jashtë Kosovës
Banka TEB sha
Rruga Agim Ramadani pn, Prishtinë
söift TEBKRS22
Iban RS35002011000081889962
Account number Argjira Shala 2011000081889962.
Si dhe mund të dërgosh sms në vala në numrin 55105 i cili të kushton vetë 1 (një) euro.




**DEKLARATË PËR OPINION**

**Prishtinë, 24 tetor 2013**

# QËNDRIMI I PRESIDENTES I PAPËRGJEGJSHËM DHE KUNDËRKUSHTETUES

Qëndrimi i Presidentes së Kosovës, znj. Atifete Jahjaga, i shfaqur në një intervistë televizive, kundër të drejtës së shkollimit të nxënëseve kosovare që mbajnë shami në shkollat publike të vendit, për Kryesinë e BIK-së dhe besimtarët, është i habitshëm, i papranueshëm, i papërgjegjshëm dhe kundërkushtetues.

Presidentja e vendit si simbol i unitetit, mbrojtëse e Kushtetutës dhe përfaqësuese e qytetarëve të vendit, në asnjë variant nuk do të duhej të kishte një qëndrim të tillë çfarë e shfaqi në atë intervistë, ku përkrahu dhe u angazhua për të mohuar të drejtën e shkollimit të nxënëseve kosovare vetëm sepse ato bartin mbulesën islame.

Zonja Presidente! Përkufizimi i Kosovës si shtet laik a shekullar, ka të bëjë me marrëdhënien e shtetit me bashkësitë fetare, po kjo kurrsesi nuk u jep të drejtë as Ministrisë së Arsimit, as drejtorive komunale dhe as drejtorive të shkollave të vendit, që t'ua mohojnë të drejtën e arsimimit nxënëseve tona në shkollat publike, sepse e drejta e arsimimit është e garantuar me Kushtetutën e Kosovës për të gjithë qytetarët e vendit.

Pra, ritheksojmë se shekullariteti, të cilit i referoheni Ju, rregullon marrëdhëniet e shtetit dhe të bashkësive fetare, po kjo nuk prek të drejtën e lirisë së besimit, të shkollimit a punësimit, që janë të drejta të njeriut, të garantuara jo vetëm me Kushtetutën tonë, por edhe me Akte e Konventa Ndërkombëtare.

E nderuar! Ju, me qëndrimin e shfaqur, nuk e keni mbrojtur Kushtetutën e vendit, nuk e keni ruajtur unitetin e popullit dhe nuk keni përfaqësuar në mënyrë dinjitoze qytetarët e Kosovës, por keni mbrojtur një Vendim Administrativ të Ministrisë së Arsimit, i cili bie ndesh me Kushtetutën, ka frymë antievropiane, prodhon diskriminim në baza fetare, si dhe bie erë nga sistemet ideologjike të shkollës ateiste -komuniste.

Bashkësia Islame e Kosovës i bën thirrje Presidentes së vendit, që të përmbushë detyrat e saj kushtetuese, pra të mbrojë Kushtetutën e vendit, të mbrojë të drejtat e qytetarëve, të mbroj e të promovojë të drejtën e shkollimit të nxënëseve tona, pa marrë parasysh se cilës fe, cilës etni a cilës kategori shoqërore i përkasin ato.

Zonja Presidente! Ju drejtohemi publikisht përmes këtij reagimi, që të të mos kontribuoni për politizimin e polarizimin e një të drejte elementare të nxënëseve tona, që është e drejtë hyjnore, kushtetuese e ligjore.

Keni tërë kohën dhe hapësirën e duhur në dispozicion, që këtë çështje ta trajtoni në përputhje me Kushtetutën e vendit dhe sipas modelit të shumicës së vendeve të BE-së.

*Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës*

# FJALA PËRSHËNDETËSE E MYFTIUT TË KOSOVËS NË PROMOVIMIN E LIBRIT “KONTRIBUTI I PRIJËSVE MUSLIMANË NË FORMËSIMIN E VETËDIJES DHE IDENTITETIT KOMBËTAR”

I nderuari Bujar ef. Spahiu- nënkryetar i KMSH-së.

I nderuari Faredin Ebibi-dekan i Fakultetit Teologjik në Shkup.

I nderuari Prof. dr. Qazim Qazimi, dekan i Fakulteti të Studimeve Islame në Prishtinë.

Të nderuar anëtarë të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës,

Të nderuar kryetar të Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës,

Të nderuar studiues, referues, zonja dhe zotërinj!

Kam nderin dhe kënaqësinë e veçantë që, në emrin e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe në emrin tim personal, t'ju përshëndes dhe t'ju uroj mirëseardhje në këtë tubim me rastin e promovimit të përmbledhjes së kumtesave nga konferenca shkencore “Kontributi i prijësve muslimanë në formësimin e vetëdijes dhe identitetit kombëtar”.




### Të nderuar të pranishëm!

Pas organizimit dhe përmbylljes me sukses të konferencës shkencore “Kontributi i prijësve muslimanë në formësimin e vetëdijes dhe identitetit kombëtar”, mbajtur në Tiranë këtu e një vit më parë, dhe pas botimit e promovimit të kësaj përmbledhjeje, organizuar nën patronatin e Haxhi Selim Muçës, Kryetar i Komunitetit Musliman Shqiptar, e ndiem për obligim që edhe ne që, si bashkorganizatorë dhe bashkëpjesëmarrës në gjithë këtë projekt, të organizonim promovimin e kësaj përmbledhjeje edhe në Prishtinë.

Dy janë arsyet kryesore që na shtynë të organizojmë këtë promovim në Prishtinë.

E para, me këtë kemi dashur që, edhe para audiencës dhe opinionit në Kosovë, ta promovojmë në mënyrë solemne kontributin e realizuar bashkërisht nga të tri komunitetet tona islame shqiptare, një kontribut që vë në pah rolin dhe angazhimin e ulemasë shqiptare për mëvetësinë e vendit të tyre dhe për ruajtjen e identitetit kombëtar e fetar.

Arsyeja e dytë qëndron në faktin se, si Myfti i Kosovës, e ndiej për obligim që t'i falënderoj dhe t'ju shpreh mirënjohje të gjithë atyre studiuesve që, me kontributet e tyre, morën pjesë në ndriçimin e rolit të ulemasë, zbardhën fakte e dëshmi për këtë profil të veçantë të atdhetarëve tanë, dhe kështu begatuan dhe bënë më madhështor, në radhë të parë, vetë përvjetorin e 100-të të shtetësisë së shqiptarëve, e më pastaj edhe nderuan tri komunitetet tona islame shqiptare, dhe, në fund - më e rëndësishmja - në këtë mënyrë këta studiues shlyen deri në një farë mase një pjesë të borxhit që kemi ndaj figurave tona nga radhët e ulemasë shqiptare, që u shquan në procese të rëndësishme e jetike për kombin shqiptar, siç ishin: Haxhi Ymer Prizreni, Haxhi Zeka, Daut Boriçi, Vehbi Dibra, Ahmet Korenica, Rrystem Shporta, Hfz. Ibrahim Dalliu, Hfz. Ali Korça, Hfz. Ali Kraja, Shejh Salihu, Agan Koja, Idriz Gjilani, Musa Shehzade, Shejh Emini, mulla Rasim Zapodi, Shejh Mehmet Sezaiu, Hfz. Abdylfetah Raufi nga Shkupi, Hfz. Abdullah Abdullahu nga Tetova, e shumë të tjerë, që në një kohë e periudhë të caktuar, ishin të anatemuar e të harruar.

E veçanta e këtij projekti të përbashkët të të tri komuniteteve islame shqiptare qëndron edhe në faktin se në këtë konferencë është ndriçuar kontributi i ulemasë gjithandej trojeve shqiptare në periudha të ndryshme, nëpër të cilat kaloi populli dhe vendi ynë. Në këtë konferencë morën pjesë studiues nga të gjitha trojet shqiptare, edhe promovimi i botimit të këtyre kumtesave po bëhet në tri qendrat kryesore të shqiptarisë, pas Tiranës dje, në Prishtinë sot, kurse në qendrën e Vilajetit të dikurshëm të Kosovës - në Shkup, do të mbahet nesër.

Prandaj, botimi i kësaj monografie, jemi të bindur se vjen në duart tona në një kohë të përshtatshme dhe, na thotë mendja, kjo paraqitet shumë e nevojshme, sidomos sot kur ndihet nevoja për të njohur të kaluarën tonë, e cila rrezikon të harrohet dhe të zbehet e të interpretohet ashtu siç nuk ka qenë në të vërtetë.

### Të nderuar pjesëmarrës!

Në përmbyllje të kësaj fjale time, më lejoni që edhe një herë të shpreh kënaqësinë time për mbajtjen e kësaj konference, botimin e kumtesave të saj e për promovimin e këtij libri, dhe gjithashtu më lejoni të falënderoj edhe një herë të gjithë ata që, në një mënyrë a në një tjetër, ndihmuan realizimin me sukses të kësaj ndërmarrjeje tonë të përbashkët.

Në fund fare, edhe një herë zotohem para jush se edhe në të ardhmen do të mbështes dhe do të përkrah pa asnjë rezervë çdo nismë të kësaj natyre dhe të këtyre përmasave.

Ju faleminderit!

*Prishtinë, 13 nëntor 2013*

*Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava*

## Myftiu Tërnava takim me përfaqësuesit e strukturave drejtuese të BIK-së




Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 18 nëntor pati takim me strukturat drejtuese të Bashkësisë Islame të Kosovës. Në takimin e organizuar nga Myftiu, qenë të pranishëm mbi 450 pjesëmarrës, si kuvendarët e BIK-së, anëtarët e Kryesisë së BIK-së, përfaqësuesit e FSI-së, përfaqësuesit e medreseve, pastaj përfaqësuesit e Këshillave të BI-së, si dhe ish - nëpunësit e BIK-së, që tash janë në pension. "Ju falënderoj për praninë tuaj sot, kur si asnjëherë më parë jemi tubuar të gjitha strukturat e BI-së së bashku me institucionet e saj, për të shprehur gatishmërinë e strukturave të BIK-së për realizimin e objektivave që i kemi parësorë në misionin tonë. Në rrugën tonë të deritashme jemi përballur me shumë sfida e vështirësi, por, falë përkushtimit e angazhimit tonë të përbashkët, kemi arritur rezultate që janë evidente, kemi shënuar rezultate të prekshme. Mirëpo, para vetes kemi edhe shumë sfida e projekte që duan angazhimin tonë të sinqertë, sepse këtë e presin besimtarët tanë nga ne"- tha, ndër të tjera, Myftiu Tërnava. | *Ramadan Shkodra*



## Kryetari i DIJANET-it Gormez dhe Ambasadorja turke Ozan përgëzuan Myftiun me rastin e rizgjedhjes



Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, pas rizgjedhjes edhe një mandat 5- vjeçar, në takimin e parë të tij zyrtar priti Ambasadoren e Turqisë në Kosovë, znj. Songul Ozan, e cila shoqërohej nga Abdullah Vasfi Yuce - përfaqësues special i Kryetarit të DIJANET-it të Turqisë- Prof. Dr. Mehmet Gormez, i cili ka ardhur për të uruar Myftiun Tërnava me rastin e rizgjedhjes Myfti i Kosovës. Ambasadorja Ozan uroi Myftiun Tërnava për mandatin e ri, duke i uruar shëndet, suksese e mbarësi gjatë këtij mandati, me shpresat se bashkëpunimi në mes Bashkësisë Islame të Kosovës dhe DIJANET-it të Turqisë në të ardhmen do të forcohet edhe me tepër në shumë fusha, si në arsim, kulturë, trashëgimi etj. Ndërsa, i dërguari special i Kryetarit të DIJANET-it, Abdulah Vasfi Yuce, Myftiut Tërnava iu drejtua me këto fjalë: "Kam ardhur sot në Kosovë për të uruar për rizgjedhjen tuaj dhe duke bartur me vete urimet dhe përshëndetjet e Kryetarit të DIJANET-it, Prof. Dr. Mehmet Gormez, me urimet dhe lutjet më të mira për Ju, Bashkësinë Islame të Kosovës dhe për të gjithë muslimanët e Kosovës". Myftiu Tërnava falënderoi Ambasadoren për vizitën dhe urimet e saj të ngrohta e miqësore. Ai tha: "Në veçanti më lejoni që në praninë Tuaj të falënderoj edhe të nderuarin Abdullah Yuce për ardhjen e tij në Kosovë dhe për selamet vëllazërore të Kryetarit të DIJANET-it të Turqisë. Ne kemi marrëdhënie dhe bashkëpunim të shkëlqyer me DIJANET-in e Turqisë. Edhe në të ardhmen do të vazhdojmë të kultivojmë dhe të rrisim bashkëpunimin tonë të përbashkët". Bashkë me delegacionin, për urime tek Myftiu qe edhe koordinatori i DIJANET-it në Kosovë Idris Keskin, dhe Haki Vatansever. | *Ramadan Shkodra*



**Myftiu Tërnava priti Ambasadorin e Italisë në Kosovë, z. Andreas Ferrarese**

Myftiu Tërnava më 8 nëntor priti në takim njohës Ambasadorin e ri të Italisë në Kosovë, z. Andreas Ferrarese, i cili fillimisht uroi Myftiun për rizgjedhjen e tij në krye të Bashkësisë Islame të Kosovës, duke i dëshiruar shëndet e suksese në misionin e tij. Myftiu Tërnava falënderoi Ambasadorin për vizitën në BIK dhe e njohu atë me prioritetet e sfidat e BIK-së në përgjithësi, e me organizimin e jetës fetare, më veçanti. "Më lejoni që, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe besimtarëve muslimane, të falënderoj Shtetin Italian dhe popullin mik të Italisë, që qëndruan pranë Kosovës, si para ashtu pas luftës, dhe tashmë po ndihmojnë edhe në konsolidimin e shtetit të Kosovës. Populli i Kosovës do jetë mirënjohës gjithmonë ndaj të gjithë miqve që na dolën në ndihmë në ditë të vështira" , - tha, në mes të tjerash, Myftiu, për të përfunduar: "BIK do të vazhdojë të kontribuojë në kultivimin e kulturës së tolerancës dhe bashkëjetesë në paqe e harmoni në mes të gjitha komuniteteve që jetojnë në Kosovë". | *Ramadan Shkodra*



**Myftiu Tërnava priti Drejtoreshën rajonale të UNFPA, znj. Dorina Bologa**

Myftiu Tërnava më 5 nëntor priti Drejtoreshën rajonale të UNFPA-së për Kosovë, Maqedoni, Serbi dhe Bosnjë e Hercegovinë, znj. Dorina Bologa, e cila shoqërohej edhe nga drejtoresha e zyrës së UNFPA në Kosovë, znj. Visare Mujko-Nimani. Znj. Bologa fillimisht uroi Myftiun për rizgjedhjen në krye të Bashkësisë Islame të Kosovës si dhe e falënderoi për bashkëpunimin e shkëlqyer në mes UNFPA-së dhe BIK-së në realizimin e disa projekteve të përbashkëta, si në fushën e regjistrimit civil, si një standard i domosdoshëm për integrime evropiane, ashtu edhe për projektin e përbashkët të UNFPA-s dhe BIK-së për rolin e Islamit në parandalimin e dhunës në bazë gjinore, një projekt i filluar dhe i lancuar më 8 maj të këtij viti. "Shembulli i komunitetit tuaj, besoj se do shërbejë si model edhe për komunitetet e tjera si në vend, ashtu dhe në rajon" - tha, në mes të tjerash, znj. Bologa. Në anën tjetër, Myftiu falënderoi, znj. Bologa për vizitën dhe për punën që po bën Zyra e UNFPA-së në Kosovë me znj. Visare Mujko-Nimani në krye, dhe shtoi se BIK është dhe do të jetë gjithmonë e gatshme të bashkëpunojë ngushtë me ju në të mirë të të gjithë qytetarëve të Kosovës pa dallim etnie apo feje. | *Ramadan Shkodra*

### HAPET XHAMIA E RE NE DAJKOC



12 Tetor 2013 do të jetë datë historike për besimtarët e fshatit, të cilit tash e tutje do t'i shtohet edhe xhamia e re. Xhamia e vjetër ishte ndërtuar para 80 vjetësh, me material të dobët dhe të paqëndrueshëm, po megjithatë shërbeu e funksionoi për të kryer detyrat fetare të banorëve të këtij lokaliteti. Tash, Dajkoci është më ndryshe edhe me infrastrukturë krejt më ndryshe. Të gjithë iu gëzuan këtij tempulli të shenjtë në prag të festës së madhe të Kurban Bajramit. Një kontribut të madh për këtë, ka dhënë dr.Faton Krasniqi. Pas prerjes së shiritit, duke hyrë brenda me tekbire të gjithë njëzëri, filloi ezani për herë të parë në këtë xhami. Namazit të drekës i priu Hfz. Idris Dërmaku. Pas namazit lexoi pjesë nga Kurani nxënësi i Medresesë Besian Morina. Në këtë hapje morën pjesë shumë personalitete nga KBI e Kamenicës, imamë, kryetari i komunës Mr. Shaip Surdulli me bashkëpunëtorët, studentë, haxhinj dhe shumë besimtarë nga fshatra përreth. Fjala iu dha në fillim kryetarit të komunës Shaip Surdullit, i cili tha: "Sot jam i gëzuar shumë së bashku me ju, që po e hapim edhe një xhami më shumë në komunën tonë. Është nder i madh dhe i veçantë që sot gjendemi në mesin tuaj së bashku për të hapur edhe një faltore për besimtarët e Dajkocit. Truallin për xhami e ka dhënë komuna. Kryetari i komunës uroi për xhaminë e re dhe festën e Kurban Bajramit. Në fund u ndanë mirënjohje për kontribuuesit për xhaminë. Duhet të theksojmë se ndihma të ndryshme kanë dhënë shumë persona dhe familje edhe nga Dajkoci, po edhe nga fshatrat tjera dhe firma të ndryshme... | *Xhemush Biçku*

### FILLOI RINDËRTIMI I XHAMISË SË FSHATIT PLLAJNIK



Më 13.10.2013 fshati Pllajnik (Dragash) nisi rindërtimin e xhamisë së re në vendin e xhamisë ekzistuese (në truallin e Xhamisë së vjetër), ku qenë të pranishëm përfaqësues të deleguar nga organet e KBI-së të Dragashit, donatorë për rindërtimin e xhamisë, mysafirë nderi, si dhe bashkëfshatarë të shumtë. KBI-në e Dragashit në këtë ceremoni festive e përfaqësuan Xhevat ef. Fetahi dhe Driton ef. Qengaj si dhe mysafir nderi i fshatit ishte Indir ef. Shabani. Imami i fshatit Hakim ef. Qengaj, në hapjen e këtij ceremoniali, pasi i falënderoi dhe u uroi mirëseardhje të pranishmëve, bëri prezantimin e programit të vënies së gurthemelit të xhamisë se re në këtë fshat. Pastaj fjalën ia dha të deleguarit nga organet të KBI-së të Dragashit Xhevat ef. Fetahit. Xhevat efendiu, në fjalimin e tij, ndër të tjera, citoi edhe ajetin kuranor në raste ndërtimi të xhamive: "*Vërtet ndërtojnë dhe rindërtojnë xhami vetëm ata që E e besojnë Allahun xh.sh. dhe Ditën e Gjykimit dhe nuk ia kanë frikën askujt tjetër përveç Allahut*". Më pastaj, me një fjalë rasti, paraqitën edhe Indrit ef Shabani, kurse duanë në fund e lexoi Xhevat ef Fetahi. Fare në fund, nën këndimin e tekbireve, Driton ef. Qengaj vuri gurthemelin e xhamisë së re në shenjë të respektit nga banorët e fshatit falë kontributit të tij të dhënë dhe iniciativës për ndërtimin e kësaj xhamie. Pas manifestimit u shtrua edhe një drekë nga mësuesi i palodhshëm Idriz (Halim) Qusaj. | *Hakim Qengaj*

### Kosova edhe me një hafiz të Kuranit



Pa mëdyshje Medreseja e Madhe e Gjakovës në vazhdimësi nxjerr gjenerata në lexim dhe memorizim të Kuranit fisnik, që do t'i shërbejnë në të ardhmen fesë islame dhe shoqërisë kosovare. Karvanit të memorizuesve të Kuranit këtë vit iu shtua edhe hafizi Ubejd Sadat Rrustemi, i lindur në Damask (Siri) më 09-12-1998. Memorizimin e Kuranit e ka filluar në fund të vitit 2010, praktikisht në klasën VI dhe e përfundoi në klasën VIII, me 18 Ramazan 1434/26-07-2013. Po ashtu hfz. Ubejdi këtë vit, me dekretimin e KBI-së, ishte pjesëmarrës në garat ndërkombëtare për memorizimin e Kuranit që u mbajtën në Mbretërinë e Jordanisë, ku morën pjesë mbi 43 shtete arabe-islame e më gjerë. Aty Kosovën e përfaqësoi hfz.Ubejdi me pesë xhuza. Ai qe pjesëmarrësi më i ri në këto gara, prandaj u dekorua si hafiz dhe mysafir nderi nga Kryeministri Jordanez Dr. Abdullah En-Nesuri. (Shih gazetën e përditshme Jordaneze *Ed-Dustur*-25 Ramazan 1434h/05 gusht 2013,nr. 16549-viti 47,f.5).Kontribut të veçantë për aftësimin e hfz. Ubejdit kanë dhënë mësuesi i tij hfz. Jashar Ibrahimi dhe drejtori i Medresesë së Gjakovës ef. Gençer Dirvari. (*Sadat Rrustemi*)

### KBI i Ferizajt grumbullon mbi 7 000 euro për Rilind Ademin

Këshilli i Bashkësisë Islame i Ferizajt në bashkëpunim me xhematin e tij, në ditën e Bajramit dhe të Xhumasë kanë grumbulluar 7127'50 € për shërimin e Rilind Ademit, fëmijë nëntëvjeçar, nga fshati Gaçkë, Ferizaj, i cili vuan nga sëmundja e mushkërive, për shërimin e të cilit nevojiten shumë mjete, të cilat familja nuk ka mundësi t'i sigurojë. KBI i Ferizajt shquhet për angazhime konkrete për ndihma në raste të tilla urgjente, sikur ishin edhe ndihmat për Shkodër, për Sirinë e raste të tjera nga rrethi i Ferizajt. | *Gentian Jetishi*

### Haxhi Gani Saramati ndërton një shtëpi hajrat

Një bamirësi e vërtetë. Haxhi Gani Saramati nga fshati Mirëz (ish-Dobrusht) i Prizrenit, e ndihmoi Evelina Shigjeqin nga fshati Planejë rajoni Hasit, Komuna e Prizrenit, duke ia ndërtuar shtëpinë. Evelina Shigjeqi, e ve, nënë e tre fëmijëve të vegjël, deri më tash ka jetuar në kushte shumë të vështira. Fëmijët e saj, përveç skamjes ekstreme, nuk kanë pasur as kushte minimale për banim. Kjo gjendje e ka prekur në zemër haxhi Gani Saramatin, i icili, për hir të Allahut, pati vendosur ta ndihmonte këtë familje. Kështu, më 3 gusht 2013, në natën e madhe të Kadrit, ai ka vënë gurëhemelin për ndërtimin e shtëpisë në fshatin Planejë, kurse më 20 shtator 2013 u bë përurimi i shtëpisë. H. Gani Saramati, në mënyrë solemne ia dorëzoi Evelina Shigjeqit çelësat e shtëpisë së kompletuar. Në sytë e përlotur të fëmijëve dukej gëzim i madh, e nëna e tyre, Evelina Shigjeqi, uronte haxhi Ganiun dhe familjen e tij me uratat më të përzemërta, për se vetëm Zoti mund t'i shpërblejë. Vlen të theksohet se Ali ef. Vezaj, kryeimam, si përfaqësues i KBI-së të Prizrenit, mori pjesë edhe në vënien e gurthemelit, po edhe në përurimin e shtëpisë. Shtëpia është njëkatëshe, ka tri dhoma dhe gjithsej 73m2. Kjo bamirësi nuk është as e para, po inshallah as e fundit ndihmë që ka dhënë haxhi Ganiu. Ai, para disa vitesh, ka ndërtuar nga themeli xhaminë e fshatit në Mirëz/ Dobrusht, pastaj ka kontribuar shumë në asfaltimin e rrugës dhe në hajrate të tjera. Allahu e shpërbleftë me të mirat e Tij, në këtë botë dhe në Botën tjetër! | *Orhan Bislimaj*





### Magjistroi Islam Hasani

Pas prezantimit të disertacionit me titullin "Karakteristikat e shoqërisë islame në dritën e kaptinës el-Huxhurat, studim krahasues në librat e tefsirit dhe dobitë e përfituara nga to", më datë 2 tetor 2011, në bibliotekën e Universitetit Islam Sultan Sharif Ali, në prani të profesorëve, ligjëruesve dhe studentëve, nga kandidati kosovar Islam Hasani, si dhe pas kontrollimit të këtij punimi nga dy profesorë në këtë lëmë, më 16 mars 2013, senati i Universitetit Islam Sultan Sherif Ali në shtetin e Bruneit, miratoi magjistraturën e Islam Hasanit në drejtimin Usuluddin. Mentor kryesor ishte Doc.Prof. Dr. Hfz Hajrudin Hoxha -ligjërues i Tefsirit dhe Shkencave kuranore në Universitetin Islam Sultan Sherif Ali në Brunei (gjatë periudhës 2009-2011). Njëri nga dy kontrolluesit, i brendshëm, ishte Dr. Sejjid Abdul Hamid El Mehdeli -ligjërues i lëndës së Tefsirit dhe Shkencave kuranore në Universitetin Islam Sultan sherif Ali, kurse tjetri, kontrollues i jashtëm, ishte nga ndonjë universitet jashtë shtetit të Bruneit. Të dy profesorët punimin e kontrolluan për një periudhë afërsisht njëvjeçare (tetor 2011 – shtator 2012) dhe, pas përfundimit të kontrollimit, ata në raportin e tyre e vlerësuan lart punimin e kandidatit Islam Hasani në lëmin e Tefsirit. Po ashtu, në raport ata dhanë disa sugjerime dhe vërejtje të pakta, të cilat kishin të bënin me aspektin gjuhësor-gramatikor. Atëherë me plot të drejtë Senati i Universitetit Islam Sultan Sherif Ali vendosi që më datën 16 mars 2013, Islam Hasanit t'i jepte zyrtarisht titullin Magjistër i Usuluddinit -MASTER OF USULUDDIN (BY COURSEWORK AND DISSERTATION). Mr. Islam Hasanit i urojmë suksese të mëtutjeshme, si dhe vazhdimin sa më shpejt të studimeve të doktoraturës! | *Remzi Nura*

### Bereqeti, vazhdon aktivitetet e tij për fëmijët parafillorë dhe parashkollorë.

Më 12 nëntor shoqata humanitare "Bereqeti", që mbulon sektorin humanitar të BIK-së, arriti të vazhdojë aktivitetin e vet për fëmijët parafillorë dhe parashkollorë të dy shkollave në Hajvali, në shkollën e re nëntëvjeçare dhe në shkollën e vjetër nëntëvjeçare "Shkëndija". Ishin 120 fëmijë që u gëzuan nga dhuratat e përgatitura nga shoqata. Dhuratat përbëheshin nga lodra dhe nga një pulover e një palë papuçe për secilin fëmijë. Udhëheqësit e shoqatës zhvilluan edhe takime të ndara me drejtorin e secilës shkollë, të cilët falënderuan shoqatën për këto dhurata modeste dhe për dhurata të mëhershme. Vlen të theksohet se shoqata "Bereqeti" kohë më parë ka furnizuar me qilima, dy çerdhet (parashkolloret) po në Hajvali. | *F.F.& Xh.F.*







**Kërkohet njohja zyrtare e Fesë Islame në Luksemburg**

Qendra për Barazi të Qytetarëve, që është një institucion joqeveritar për mbrojtjen e të drejtave të minoriteteve në Luksemburg, ka propozuar njohjen zyrtare të Fesë Islame në këtë vend, në mënyrë që të respektohen edhe të drejtat e muslimanëve. Komuniteti Musliman i Luksemburgut gjithashtu, pasi ka mirëpritur këtë propozim, po i përgatit dokumentet e nevojshme për t'i paraqitur ato tek autoritetet qeveritare të këtij vendi, prandaj pritet që kjo kërkesë të diskutohet zyrtarisht gjatë vitit të ardhshëm. Komuniteti Islam në Luksemburg gjithashtu ka nënvizuar se, nëse qeveria e Luksemburgut nuk do ta miratojë këtë kërkesë, atëherë do të shkelë në mënyrë të hapur Kushtetutën e këtij vendi, sepse Kushtetuta nuk lejon kurrsesi diskriminimin kundër pakicave etnike dhe fetare, ndërsa në bazë të ligjit të aprovuar në vitin 2006, edhe muslimanët në këtë vend kanë të drejtë të kërkojnë zyrtarizmin e Fesë Islame ashtu sikur e gëzon Feja e Krishterë. Edhe pse një kërkesë e tillë është duke u shqyrtuar qysh nga viti 2007, gjatë këtij viti është propozuar në mënyrë zyrtare nga Komuniteti i Muslimanëve të Luksemburgut

**Zbulohet një dorëshkrim i pashembullt i Kuranit fisnik në Ukrainë**

Një dorëshkrim (manuskript) i pashembullt i Kuranit fisnik, që mendohet se është i vjetër rreth 200 vjet, është zbuluar në provincën Valyn të Ukrainës. Nëpunësit e muzeut Ostrog të Ukrainës këtë dorëshkrim të Kuranit fisnik e kanë gjetur në një depo të këtij muzeu, në të cilën ruhej përgjatë shumë vitesh. Ky dorëshkrim i Kuranit fisnik u ka tërhequr vëmendjen shumë profesorëve universitarë dhe është përcaktuar se, nga aspekti artistik dhe historik, ka vlera shumë të mëdha. Sipas ekspertëve të kësaj fushe, ky dorëshkrim është shkruar me një kujdes të veçantë mbi pëlhura mëndafshi. Disa prej faqeve të tij janë dëmtuar shumë për shkak se do to jenë shfletuar shumë në të kaluarën nga lexues të shumtë. Nikolas Bendvuk, studiues i historisë së artit të këtij vendi, në lidhje me këtë ka thënë se, sipas faqeve mbi të cilat është shkruar teksti i Kuranit fisnik, vërehet se dorëshkrimi i përket periudhës së fundit të shekullit 18. Michael Yakubovich, orientalist ukrainas, në lidhje me këtë ka thënë se dorëshkrimi është një kopje e plotë e Kuranit fisnik, e cila përmban 114 sure të plota dhe konsiderohet një dorëshkrim i pashoq, sepse deri tash nuk është gjetur ndonjë tjetër i ngjashëm me këtë.

**ThemelohetPartia e parë Islame në Holandë**




Arnud Van Duran, ish-anëtar i partisë islamofobiste "Liria" të Holandës, i cili kohë më parë ka pranuar fenë e pastër islame, ka njoftuar për themelimin e Partisë Islame për herë të parë në këtë vend. Duran, i cili është një prej producentëve të filmit ofendues "Fitna", deklaroi se kjo do të jetë partia e parë politike islame në Evropë, e cila themelohet me qëllim që t'i shërbejë Islamit dhe muslimanëve. Kjo parti përbëhet prej një numri të madh muslimanësh dhe jo muslimanësh, të cilët solidarizohen me Islamin dhe muslimanët. Vlen të theksohet se Arnod Van Duran ka qenë një prej prijësve të partisë ekstremiste djathtiste dhe islomofobiste "Liria" në Holandë, i cili kohë më parë ka qenë edhe një prej prodhuesve të filmit ofendues kundër Islamit, të njohur me titullin "Fitna". Pas publikimit të këtij filmi ofendues, ai qe përballur me protesta të mëdha në tërë botën, prandaj filloi të lexonte rreth Fesë Islame dhe Muhamedit a.s. për të pranuar në fillim të këtij viti Fenë Islame. Duran sivjet ka kryer Haxhin dhe, lidhur me këtë ngjarje, deklaroi se gjatë kohës që ka kaluar në Tokën e shenjtë, ka përjetuar çastet më të bukura të jetës së tij.

**Organizohet konferenca "Ringjallja e mendimit Islam" në Oksford të Anglisë**




Organizata Islamike për Arsim, Shkencë dhe Kulturë Islame (ISESCO), më 22 tetor ka organizuar një konferencë në temën "Ringjallja e Mendimit Islam" në Qendrën për Studime Islamike të Oksfordit në Angli. Mikpritës i kësaj konference ndërkombëtare ka qenë Abdulaziz Othman Al-Tuvejxhiri. Sekretari i përgjithshëm i ISESCO-s ka mbajtur gjithashtu një fjalim në këtë konferencë. Abdulaziz Othman Al-Tuvejxhiri gjatë, zhvillimit të punimeve dhe realizimit të programeve të kësaj konference, ka zhvilluar një vizitë edhe në ndërtesën e re të Qendrës për Studime Islamike të Oksfordit si dhe ka hapur një memorial për vizitorët e tjerë, që do të vizitojnë këtë ndërtesë. Vlen të theksohet se Qendra për Studime Islamike e Oksfordit është themeluar në vitin 1985 nën mbikëqyrjen e drejtpërdrejtë të universitetit të Oksfordit me qëllim të inkurajimit të studimeve dhe hulumtimeve islame. Kjo qendër organizon studime në degë të ndryshme si dhe zhvillon bashkëpunime me universitete dhe qarqe studimore të rajoneve të ndryshme të botës.

**Hixhabi në TV shtetërore të Turqisë**




Pavarësisht ligjeve shtetërore në Turqi, një prej kanaleve televizive shtetëror të këtij vendi për herë të parë ka të vendos myslimane me hixhab realizuese dhe gazetare në programet televizive. Paraqitja e tillë në kanalin 5 televizionit shtetëror të Turqisë për herë të parë shkel rregulloret shtetërore për ndalimin e përdorimit të hixhabit nga ana e punonjësve të këtij sektori. Prania e një femre myslimane me hixhab në televizionin shtetëror është bërë pasi është konsideruar i lirë përdorimi i hixhabit në institucionet shtetërore nga ana e kryeministrit turk Rexhep Taip Erdogan. Vlen të theksohet se kohë më parë disa deputet në parlamentin turk për herë të parë kanë dalë me hixhab në skenën e Parlamentit të Turqisë.

| *Mr. Rexhep Suma*

Merhum

# HAXHI SKËNDER RASHITI

(10.11.1941 - 12.11.2013

Të Allahut jemi dhe tek Ai do të kthehemi.



Më 12 nëntor u nda nga jeta bashkëpunëtori, vëllai ynë, haxhi Skënder Rashiti. U lind në Prishtinë, ku edhe kreu shkollën dhe arsimimin e lartë në degën e Albanologjisë si dhe shkencat juridike. Iu përkushtua gazetarisë për më se pesëdhjetë vjet të jetës së tij. Fillimisht punoi në shtëpinë botuese "Rilindja" për të vazhduar më pastaj në redaksinë e javores "Zëri". Që nga viti 1991 ishte bashkëpunëtorë me revistat që boton Kryesia e BIK-së. Gjithashtu punoi si korrektor edhe në revistën "Edukata Islame", në botimin e Takvimit si dhe në shumë botime të tjera islame. Ai shquhej për përkushtimin dhe kontributin e dhënë për pastërtinë e gjuhës letrare shqipe. Kishte tipare të larta dhe formim islam. Ishte i përpiktë dhe korrekt në punën e tij; edhe pse i moshuar, asnjëherë nuk ka ndodhur të vonohet apo të neglizhojë punën e tij. Jetoi me Islam dhe punoi për Islamin. Kishte dert hallin e Ymetit dhe shpesh bisedonim për problemet, hallet dhe sfidat, me të cilat përballet shoqëria jonë kosovare, po edhe Ymeti islam në përgjithësi. Që nga numri 85 i revistës "Dituria Islame" (nga viti 1996) e deri sa dorëzoi shpirtin, ishte korrektor i revistës. Krahas kësaj, bashkëpunoi edhe me revistat "Takvimi" dhe "Edukata Islame", dhe me shumë libra të botuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës. "O ti shpirt i bindur plotësisht! Kthehu tek Zoti yt i vetëkënaqur e i pranuar! Hyr në turmën e robërve të Mi! Dhe hyr në Xhennetin Tim"! (El Fexhr, 27-30). Allahu pastë bërë rahmet mbi shpirtin e tij dhe e lusim Atë që ta nderojë me gradat më të larta të Xhenetit! (Amin) |*R.Suma*

| **AUTOR: AGIM GASHI** | BANOR I NJË SHTETI ARAB | MËSUES | BONJAKE | LAZARE KAPLAN INTERNAT. | EUROPA LEAGUE | BREGORE | ELEMENT KIMIK | FOSHNJË E LIDHUR ME LULAK | PALLTO E LEHTË GRASH | ZEMËRIMI | REPUBLIKA | GRIMCA MË E IMËT E DO ELEMENTI KIMIK | INCIZIME ME KAMERË | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| NATA E MIRAXHIT | | | | | | | | | | | | | | DEGË E BIOLOGJISË |
| I SHPALLUR | | | | | | | | | | | T.I.GJ. / GJINI DRAMATIKE | | | |
| MAJA E KOKËS | | | | | FARMACI / XH.Z. | | | | | | | | | |
| AGJENCIA E KOSOVËS PËR INTELIGJENCË | | | | PARAJSË / E ARABISË | | | | | | ... DURAKU / AZOTI | | | | |
| SHTYLLË E IMANIT | | | | | | SHENJË KOMPJU-TERIKE | | | | | | MUA (ANG.) / EDUKIMET E SËRISHME | | |
| HAPËSIRË AJRORE | | | | | | | | | | SHKRIJ | | | | |
| ZOOLOGJIK | | | AMPERI / VEGËL MUZIKORE | | | | | | | DY ZANORE | | | ITALIA / LËNDË E SHUMË ËMBËL | |
| | SKLLAV / MARRJA PENG | | | | | | | | | LESH DELEJE I GJATË | | | | |
| SPITALI | | ÇELËS MUZIKE / MUAJI I KUR'ANIT | | | | | | | | | DEKAAR / DEBATI, RRAGATA | | | |
| SHTET ARAB | | | | | | | | | | KRUSPULL, GËRMUQ | | | | RIFILLOVA |
| MONEDHË | | | | | | | | | | OKATAR | | | | |
| NJËSIA E REZISTENCËS ELEKTRIKE | | | | MËRIT | | | | | | PAQE | | | | |
| TASH | | | | | BESIMI ISLAM | | FERID AGANI | EARTH RECEIVED TIME | ... ISHIATIK | EMËR MASHKULLI ISLAM / OKSIGJENI | | | | |
| THIRRJA PËR NAMAZ | | | | | | DUKURIA / GUXIMTAR | | | | | | | | |
| ZOTËRON, POSEDON | | | E GJUHËS SË NËNËS / Ë.R.A. | | | | | | | VEND NË NIGERI / ARMATË | | | | |
| PJESËTAR | | | | | | | TRAKAS / PËREMËR VETOR | | | | | MINUS | AUSTRIA / AI (FR.) | |
| | QESËNDIA | | | | | | | RENDJA / LITRI | | | | | | INDIA |
| | | SHKRIRJA | | | | | | | | | BOKSIERI, MUHAMED | | | |

Nga Ebu Rukajje Temmim ibn Evs ed-Darijje, radijall-llahu anhu, transmetohet se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë:

*"Feja është këshillë.' Thamë: 'Për kë (o i Dërguari i Zotit)?' Tha: 'Për All-llahun, Librin e Tij, të dërguarin e Tij, për imamët (krerët) e muslimanëve dhe njerëzit e rëndomtë prej tyre'."*

(Muslimi)

Nga Ebu Hurejre, radijall-llahu anhu, transmetohet se ka thënë: "I Dërguari i All-llahut, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë:

*'Vërtet All-llahu i madhëruar është i mirë dhe nuk pranon përveç mirë, dhe vërtet All-llahu u ka urdhëruar besimtarëve atë që u ka urdhëruar të dërguarve. I Madhëruari ka thënë: 'O ju të dërguar, hani gjërat e mira dhe punoni mirë.' I Madhëruari ka thënë: 'O ju besimdrejtë, hani gjërat e mira me të cilat u kemi furnizuar.' Pastaj e përmendi njeriun, i cili ka udhëtuar gjatë me flokë të shpupuritura dhe të pluhurosura dhe i cili i shtriu duart e tij kah qielli: 'O Krijues, o Krijues!' Kurse ushqimi i tij është haram, dhe pija e tij haram, dhe veshmbathja e tij haram, dhe është ushqyer me haram. E si do t'i pranohet lutja e tij!'"*

(Muslimi)

Nga Ebu Hurejre, radijall-llahu anhu, transmetohet se ka thënë: "I Dërguari i Zotit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë:

*'Nga islami i mirë i një njeriu është largimi nga ajo që nuk i intereson'."*

(Tirmidhiu dhe të tjerët transmetojnë se ky është hadith hasen)

Kjo është vepër e krijimit të All-llahut, e me trgoni pra mua se ç'krijuan ata të tjerët pos Tij. jo. asgjë, pra, idhujtarët janë në një humbje të pafund. (Llukman,11)

